# DITURIA ISLAME

NUMER 244 | VITI 25 | NËNTOR 2010 | DHUL-HIXHE 1431 | REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE | ÇMIMI 1€



## LEBBEJKE ALLAHUMME LEBBEJK
## TË PËRGJIGJEMI, O ALLAH, TË PËRGJIGJEMI!

www.dituriaislame.net

لَبَّيْكَ اَللّٰهُمَّ لَبَّيْكَ ، لَبَّيْكَ لَا شَرِيْكَ لَكَ لَبَّيْكَ،
إِنَّ الْحَمْدَ وَالنِّعْمَةَ لَكَ وَالْمُلْكَ ، لَا شَرِيْكَ لَكَ

**LEBEJK ALLAHUME LEBEJK, LEBEJKE LA SHERIKE LEKE LEBEJK,
INEL HAMDE VE NIËMETE LEKE VEL MULK, LA SHERIKE LEK.**

# Duaja e Haxhinjve

*Falënderimet dhe lavdërimet i takojnë vetëm Allahut të Plotfuqishëm.
Falënderimi i takon Atij Që ishte kur nuk ekzistonte asgjë.
Falënderimi i takon Allahut,
i Cili është i pari pa fillim dhe i fundit, pa mbarim,
i Cili e di të brendshmen dhe të jashtmen.
Falënderimi i takon Atij që në librin fisnik thotë:
"Dhe thirr ndër njerëz për Haxhin,
se të vijnë ty këmbësorë e edhe kalorës me deve të rraskapitura,
që vijnë prej rrugëve të largëta, për të qenë të pranishëm në dobitë e tyre,
dhe për ta përmendur Allahun në ato ditë të caktuara (në shenjë falënderimi)
Falënderimi i takon Allahut,
i Cili Qabenë e bëri shtëpinë e parë për adhurim dhe vizitën e saj për besimtarët - obligim.
Paqja, mëshira dhe bekimet e Zotit qofshin mbi Muhamedin a.s.
mbi familjen e tij të ndershme,
mbi shokët e tij besnik e fisnik dhe
mbi të gjithë ata që e përcollën dhe përcjellin rrugën dhe traditën tënde
deri në Ditën e Gjykimit.
O Allah, Që nuk ke shok tjetër, vetëm Ty Të besojmë,
vetëm tek Ti kemi shpresë dhe vetëm Ty të mbështetemi.
Ti je mëshiruesi e mëshirëbërësi, lehtësojua rrugën këtyre haxhinjve.
O Fuqiplotë, mundësojua këtyre haxhinjve kryerjen e ceremonive të Haxhit,
tavafin e shtëpisë Sate, në Safa e Merva,
qëndrimin në Arefat, në Muzdelife e Mine,
në vizitën e xhamisë së Pejgamberit a.s.
O Zoti ynë, shuaju etjen këtyre haxhinjve nga kroi i Zem-zemit dhe
na e bëj nasib edhe neve,
e në Ahiret bëna të mundur që të pimë nga kroi i Xhenetit.
O i Gjithëmëshirshëm, na e bëj të mundur neve që të kujtojmë Ty
në kënaqësitë dhe në vështirësitë më të mëdha,
e hanxhinjve me gjuhën e tyre duke thënë:*

**TË PËRGJIGJEM O ZOT, TY, ZOTI IM, TË PËRGJIGJEM,
TË PËRGJIGJEM, QË NUK KE SHOK, TË PËRGJIGJEM TY,
PËR TY ËSHTË ÇDO LËVDATË E FALËNDERIM,
DHUNTI E PUSHTET, DHE NUK KE SHOK**



*vazhdon në faqe 63*



ALL-LLAHUMME SAL-LI ALA MUHAMMEDIN VE ALA ALI MUHAMMED
KEMA SALEJTE ALA IBRAHIME VE ALA ALI IBRAHIME
INNEKE HAMIDUN MEXHID,
ALL-LLAHUMME BARIK ALA MUHAMMEDIN VE ALA ALI MUHAMMED
KEMA BAREKTE ALA IBRAHIME VE ALA ALI IBRAHIME
INNEKE HAMIDUN MEXHID.
O ALLAH SHPËTOJE MUHAMMEDIN DHE FAMILJEN E MUHAMMEDIT
ASHTU SIÇ I SHPËTOVE IBRAHIMIN DHE FAMIJEN E IBRAHIMIT
SE ME TË VËRTETË TI JE I LAVDËRUAR E I FAMSHËM.
O ALLAH BEKOJE MUHAMMEDIN DHE FAMILJEN E MUHAMMEDIT
ASHTU SIÇ E BEKOVE IBRAHIMIN DHE FAMILJEN E IBRAHIMIT
SE ME TË VËRTETË TI JE I LAVDERUAR DHE I FAMSHËM".






DITURIA ISLAME / REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE / Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë / Kryeredaktor: Mr. Rexhep Suma / Redaksia: Bahri Simnica, Driton Arifi, Dr. Fahrush Rexhepi, Mr. Flamur Sofiu, Nexhat Ibrahimi, Mr. Qemajl Morina, Sabri Bajgora, Dr. Sulejman Osmani / Gazetar në redaksi: Ramadan Shkodra / Lektor: Isa Bajçinca / Korrektor: Skender Rashiti / Redaktor artistik, teknik dhe operator kompjuterik: Edib Ali Agagjyshi/ Adresa: Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë / Tel&Fax: 038 224 024 / email: dituriaislame@hotmail.com / dituriaislame@yahoo.com / **www.dituriaislame.net** /Parapagimi: Evropë 25 € / Amerikë 40 USA$ / Shtypi: Koha, Prishtinë / Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!




8 DHUL-HIXHE

9 DHUL-HIXHE

10 DHUL-HIXHE

## 1 IHRAMI

Haxhi apo umreja nuk mund të kryhet kurrsesi pa veshjen e ihramit. Ihrami është vaxhib tek hanefinjtë. Ihrami përbëhet prej pjesës së sipërme (err-rrida) dhe pjesës së poshtme ( el –izar). Me veshjen e ihramit nënkuptohet që haxhiu e ka bërë nijet dhe ka vendosur për të kryer Haxhin ose umren. Për sa i përket njetit për veshjen e ihramit, ky vlen të bëhet vetëm me zemër. Vendet ku duhet të vishen ihramet janë "mikatet".

## 2 TAVAFUL KUDUMI

Këtë tavaf haxhiu e kryen me të arritur në Mekë. Ky tavaf nuk kërkohet të zbatohet edhe nga haxhiu që kryen llojin e haxhit "temet'u", ngase ai, që kur ka hyrë në Mekë, e ka kryer umren, dhe Haxhin e fillon nga brenda Mekës. Ky tavaf është sunet.

## 3 SA'JI

Sa'ji-vrapimi në mes kodrave Saffa dhe Merve, edhe tek hanefinjtë është vaxhib. Fillon nga kodra Saffa dhe kështu bëhen shtatë sjellje, - një shkuarje prej Saffas deri në Merve konsiderohet një sjellje. Sa'ji doemos duhet të kryhet pas tavafit. Sa'ji që kryhet para tavafit, nuk vlen.

## 4 DITA E TERVIJES

ARRITJA NË MINË.
DITA E TETË E DHUL -HIXHXHES

Qëndrimi dhe fjetja në Minë në natën e Arefatit, është sunet. Kur do të falet namazi i sabahut, ditën e tetë të dhul-hixhxhes, do të shkohet në Minë, ku do të qëndrohet deri në mëngjesin e ditës së nëntë –jevmu-arefe dhe, pas namazit të sabahut, vjen nisja për në Arefat. Po ashtu qëndrimi dhe fjetja në Minë gjatë ditëve të gjuajtjes së gurëve, është synet, kurse në ditën e nëntë haxhinjtë i drejtohen Arefatit.

# ETAPAT E HAXHIT

Haxhi nga këndvështrimi hanefi




## 5 DITA E AREFATIT

DITA E NËNTË E DHUL-HIXHES

Qëndrimi në Arefat është farz (rukn). Të qëndruarit në Arefat është një prej kushteve kryesore të Haxhit. Mosqëndrimi në Arefat domethënë që Haxhi nuk është kryer. Pejgamberi a.s. thotë: " Haxhi është qëndrimi në Arefat". Koha e qëndrimit në Arefat fillon prej namazit të drekës të ditës së nëntë të dhul -hixhes (natës së Kurban-Bajramit) e vazhdon deri në sabahun e ditës së Kurban-Bajramit. Po qe se qëndrohet në Arefat për një kohë të shkurtër gjatë kohës së caktuar, farzi është i kryer. Nuk kushtëzohet që në Arefat të qëndrohet doemos i pastër nga xhenabeti me abdest, por pastrimi dhe marrja e abdesit është synet i fortë. Lejohet dhe konsiderohet i kryer farzi i tillë nëse femra është hajz ( ka menstruacion) dhe nifas (koha pas lindjes) gjatë kohës sa është duke qëndruar në Arefat. Në këtë ditë haxhiu bën istigfar dhe dua sa më shumë: Pejgamberi a.s., ka thënë: "Lutja ( duaja) më e mirë është ajo që bëhet në ditën e Arefatit".

## 6 XHEM'I TAKDIM DREKA DHE IKINDIA NË AREFAT FALEN BASHK

Në këtë ditë pasdreke imami do të mbajë dy hytbe, si të xhumasë, dhe me atë rast do t'i udhëzojë haxhinjtë për rregullat e Haxhit (për qëndrimin në Arefat e Muzdelife, për gjuajtjen e guralecëve në xhemre, për therjen e kurbanit, rruarjen dhe tavafuz-zijaretin. Pas hytbes, do të falë me xhemat namazin e drekës dhe të ikindisë me një ezan dhe dy ikamete.

لَبَّيْكَ اَللّٰهُمَّ لَبَّيْكَ ، لَبَّيْكَ لَا شَرِيكَ لَكَ لَبَّيْكَ،
إِنَّ الْحَمْدَ وَالنِّعْمَةَ لَكَ وَالْمُلْكَ ، لَا شَرِيكَ لَكَ

**TË PËRGJIGJEM O ZOT, TY, ZOTI IM, TË PËRGJIGJEM, TË PËRGJIGJEM, QË NUK KE SHOK, TË PËRGJIGJEM TY, PËR TY ËSHTË ÇDO LËVDATË E FALËNDERIM, DHUNTI E PUSHTET, DHE NUK KE SHOK**






## 7 XHEM'I TE'HIR, MUZDELIFJA, NAMAZI I AKSHAMIT DHE JACISË

Muzdelifja është një vend në mes Arefatit dhe Minës. Të gjithë dijetarët janë të mendimit se është vaxhib të qëndrohet në Muzdelife, qoftë edhe për një kohë shumë të shkurtër. Koha e qëndrimit në Muzdelife, sipas hanefinjve, është që para agimit e deri në lindje të diellit. Kush arrin në Muzdelife para se të lindë dielli, së paku kalimthi, e ka kryer këtë vaxhib. Është obligim që në Muzdelife të falim bashkë namazin e akshamit dhe të jacisë, me një ezan dhe dy ikamete. Ai që ka falur namazin e akshamit në Arefat ose gjatë rrugës, është i obliguar ta falë përsëri derisa të zbardhë dita.

## 8 DITA E PARË E BAJRAMIT

Rekomandohet që të shkojmë në Minë para se të lindë dielli, nëse është e mundur, që të falim namazin e sabahut menjëherë si të hyjë koha, dhe gjatë qëndrimit të bëjmë sa më shumë lutje e dua, tekbire , tehlile, telbije, salavat, dhikër, istigfar...

## 9 HEDHJA E GURALECËVE NË MINË

Me të zbardhur të ditës, para lindjes së diellit, haxhinjtë marrin rrugën për në Minë. Hedhja e guralecëve në xhemerat bëhet sipas kësaj radhe: së pari, ditën e parë të Kurban-Bajramit ata gjuhen në xhemeretul akabe (guri i madh), kurse në dy ditët e tjera gjuhen të tre gurët. Po sa fillon të hedhë guralecë, haxhiu ndërpret telbijen. Nuk lejohet të gjuhet ndonjë materie tjetër përveç guralecëve.
Në xhemren e parë duhet të gjuhen shtatë gurë një nga një. Nëse gjuhen të gjithë përnjëherë, duhet të gjuhen edhe gjashtë të tjerë. Koha e gjuajtjes në xhemretul akabe është prej sabahut të ditës së Bajramit deri në sabahun e ditës së dytë. Ndërsa në ditën e dytë dhe të tretë gjuhen në tri xhemerat nga shtatë guralecë, duke filluar nga xhemretu-s-ugra në xhemretul vusta dhe, në fund, në xhemretul kubra. Për gjuajtje të çdo guraleci duhet të thuhet "Bismilahi Allahu Ekber". Pra në ditën e dytë dhe të tretë gjuhen nga 21 guralecë në ditë. Në vend të sëmurit dhe fëmijës, që nuk ka mundësi t'i gjuajë vetë e të tjerëve (për ndonjë arsye), guralecët mund t'i gjuaj dikush që është i aftë dhe ka mundësi të bëjë gjuajtjen. Gjuajtja e guralecëve është prej vaxhibeve të Haxhit. Guraleci kapet me majat e gishtit të madh dhe të atij tregues dhe mbahet me majën e gishtit tregues, dhe në atë mënyrë gjuhet. Pas gjuajtjes së guralecëve në xhmeretul-akabe, do të pritet kurbani, nëse është bërë nijeti për "haxhi - kiran" ose është "mutemetti", pastaj haxhiu do të rruhet ose të qethet. Vetëm prej atëherë haxhiu lirohet nga shtrëngesat e haxhiut dhe bëhet i lirë, por ende nuk ka të drejtë të ketë marrëdhënie seksuale.

# ETAPAT E HAXHIT
## Haxhi nga këndvështrimi hanefi




**10 RRUAJTJA APO PRERJA E FLOKËVE**
Rruajtja apo prerja e flokëve është prej vaxhibeve të Haxhit. Rruajtja e flokëve sipas unanimitetit të Katër Imamëve është më e lavdëruar sesa shkurtimi i tyre. Kjo vlen për meshkujt. Për gratë rekomandohet më shumë që t'i presin flokët. Personi që është pa flokë, sipas hanefinjve, duhet të rruajë kokën me brisk të rrojës, edhe pse nuk ka fare flokë. Koha e rruajtjes apo shkurtimit të flokëve fillon pas hedhjes së guralecëve në xhemretul akabe dhe zgjat deri në ditën e tretë të Kurban-Bajramit. Tek hanefinjtë renditja e veprimeve është vaxhib, pra duhet filluar nga rremji, për të vazhduar prerja e kurbanit dhe rruarja e kokës apo shkurtimi i flokëve.

**11 HEDJI**
(KURBANI I HAXHIT)
Hedj quhet kurbani që dërgohet të pritet në harem. Hedj mund të jetë deveja, lopa, delja, dashi, dhia, ose cjapi, pra vlen çdo kafshë që vlen për kurban. Hedji për llojin e haxhit temet'u dhe kiran duhet të pritet gjatë ditëve të Kurban-Bajramit..

**12 TAVAFUZ - ZIJARE**
(EL-IFADA OSE ER-RUKN)
Në ditën e parë të Bajramit ose të nesërmen a të pasnesërmen, haxhiu do të shkojë në Mekë dhe do të bëjë Tavafuz- zijaren pa reml dhe pa sa'j, nëse i ka bërë që më parë, nëse jo, do t'i bëjë në këtë rast. Vetëm tani haxhiut i lejohet edhe ndalesa e fundit (kontakti i lirë me bashkëshorten). Koha e Tavafuz-zijares fillon prej agimit të ditës së parë të Bajramit, dhe më mirë është të bëhet atë ditë. Mekruh është të shtyhet pas ditëve të Bajramit, edhe pse vlen kurdo që të bëhet.

*Fitim Flugaj*

**13 TAVAFUL - VEDA**
(TAVAFI I LAMTUMIRËS)
Ky lloj tavafi është vaxhib për secilin haxhi që nuk është nga Meka. Koha e kryerjes së këtij tavafi, sipas hanefinjve, fillon menjëherë pas kryerjes së tavaful-ifades, e zgjat deri para udhëtimit të haxhiut dhe largimit nga Meka. Tavaful –veda quhet edhe Tavafus-sadr dhe bëhet pa remj dhe pa sa'j.
Pastaj haxhiu i afrohet Zemzemit, ku do të pijë ujë, e pastaj do të shkojë te dera e Qabesë dhe do të puthë atë dhe pragun e saj duke E lutur Allahun xh.sh. për çfarë të dëshirojë dhe, më në fund, kthehet duke ecur prapa (në shenjë nderimi), derisa të dalë nga Qabeja.

**ATY KA SHENJA TË QARTA: VENDI I IBRAHIMIT, DHE KUSH HYN NË TË, AI ËSHTË I SIGURT. PËR HIR TË ALLAHUT, VIZITA E SHTËPISË (QABESË) ËSHTË OBLIGIM PËR ATË QË KA MUNDËSI UDHËTIMI TEK AJO, E KUSH NUK E BESON (AI NUK E VIZITON); ALL-LLAHU NUK ËSHTË I NEVOJSHËM PËR (IBADETIN QË E BËJNË) NJERËZIT**
**ALI IMRAN, 97**

# HAXHI, UNITET I GJITHË MYSLIMANËVE

*"Allahu e bëri Qabenë, Shtëpinë e shenjtë, vend jetësimi (çështje të fesë e të jetës) për njerëz, dhe muajin e shenjtë, edhe kurbanin edhe (ato kafshë të shënuara për kurban) atë me qafore. Këtë (përcaktim nga Zoti) që ta dini se Allahu e di ç'ka në qiej dhe ç'ka në Tokë dhe se Allahu ka përfshirë me urtësinë e dijen e Vet çdo send (përcaktimi i Zotit për këto është me qëllim të caktuar, e për të mirën e njerëzve)".(El-Maide, 97).Haxhi është kushti i pestë i fesë islame. Allahu e obligoi për robërit e Tij duke thënë:"Aty ka shenja të qarta: vendi i Ibrahimit, dhe kush hyn në të, ai është i sigurt. Për hir të Allahut, vizita e shtëpisë (Qabesë) është obligim për atë që ka mundësi udhëtimi te ajo, e kush nuk e beson (ai nuk e viziton); Allahu nuk është i nevojshëm për (ibadetin që e bëjnë) njerëzit". (Ali Imran, 97). Ky është ibadet dhe si i tillë duhet të kuptohet. Ata që mendojnë ndryshe, duke konsideruar se ritet e Haxhit janë diçka si çudi në vete, mbeten shumë të gabuar në këtë çështje dhe sidomos një pjesë e elitës politike e intelektuale të shoqërisë sonë. Ata kërkojnë dhe vazhdojnë të kërkojnë pareshtur argumente të ndryshme për të diskutuar çështjen pse duhet bërë haxhi me veprimet e tij. Në mënyrë që të qetësohen "mendjet" e tyre, Allahu në ajetin 197 të sures El- Bekare thotë: "Haxhi është në muajt e caktuar e kush e bën (ia fillon të zbatojë) haxhin në këta muaj, nuk duhet t'i afrohet gruas, nuk bën të marrë nëpër këmbë dispozitat e sheriatit, as nuk duhet të shkaktojë grindje. Çka punoni nga e mira, All-llahu di për to. Dhe përgatituni me furnizim (për rrugë), e furnizimi më i mirë është devotshmëria, e ju të zotët e mendjes kini dronë Time".*

*Ne si myslimanë jemi të bindur dhe i kryejmë ritet e Haxhit ashtu siç na ka mësuar Pejgamberi ynë , Muhamed Mustafaja a.s., në kryerje të Haxhit, pa asnjë dyshim, ka dobi si fetare, ashtu dhe sociale. Si të mos ketë, kur Haxhi është një udhëtim i mirë në vende në të cilat kanë shkelur pejgamberë, është shpallur vahji, është vendlindja e Islamit dhe aty tuboheshin të parët tanë.*

*Allahu në Kur'an thotë :"... por Allahu juve jua bëri të dashur besimin dhe jua zbukuroi atë në zemrat tuaja, ndërsa mosbesimin, shfrenimin dhe kundërshtimin, jua bëri që t'i urreni. Të tillë janë ata që gjetën rrugën e drejtë". (El –Huxhurat, 7). Pra , Islami, kur i obligoi ritet e Haxhit, qëllimi ishte që imanin ta shndërronte nga kuptimi subjektiv (teorik) që mësohet nga literatura e gjerë, në përjetime shpirtërore, që njeriun e lidhin menjëherë me zanafillën e Islamit dhe të atyre kolosëve që sakrifikuan për këtë din dhe që e bën njeriun që të lidhet edhe më shumë me këtë vend të Shpalljes dhe me ata thirrësit e parë që bartën mbi supet e tyre këtë amanet hyjnor, jetuan me të dhe jetuan për të. Meka dhe Medina si dy vende të shenjta, mbeten qytetet më të sigurta dhe më të furnizuara nga ana e Allahut, për shkak se Ibrahimi a.s., E kishte lutur Allahun xh.sh.: "Dhe kur Ibrahimi tha: "Zoti im, bëje këtë një qytet sigurie dhe banorët e tij, që besuan Allahun dhe jetën tjetër, furnizoji me lloje të frutave"! Ai (Allahu) tha: "(E furnizoj) Edhe atij që nuk besoi, do t'ia mundësoj shfrytëzimin e frutave për një kohë të shkurtër, e pastaj do ta hedh në dënimin e zjarrit, e sa përfundim i shëmtuar është ai"!(El- Bekare, 126). Edhe kur Ibrahimi dhe Ismaili, duke i ngritur themelet e shtëpisë (Qabesë ) luteshin: "Zoti ynë, pranoje prej nesh, se me të vërtetë Ti je që dëgjon dhe di". (El-Bekare, 127). Qabeja mbetet vend i shenjtë deri në Kiamet. Për këtë Allahu shprehet në Kur'an: "Allahu e bëri Qabenë, shtëpinë e shenjtë, vend jetësimi (çështje të fesë e të jetës) për njerëz, dhe muajin e shenjtë, edhe kurbanin edhe (ato kafshë të shënuara për kurban) atë me qafore. Këtë (përcaktim nga Zoti) që ta dini se Allahu e di ç'ka në qiej dhe ç'ka në Tokë dhe se Allahu ka përfshirë me urtësinë e dijen e Vet çdo send (përcaktimi i Zotit për këto është me qëllim të caktuar, e për të mirën e njerëzve)".(El-Maide,97). Po ashtu në një hadith që transmetohet nga Ebu Hurejra, Pejgamberi a.s. thotë: "Kush e kryen Haxhin dhe nuk flet fjalë të ndyta e nuk bën vepra të ndyta, kthehet në shtëpinë e tij sikur në ditën kur e ka lindur nëna e tij (pa mëkate)". Në Haxh haxhinjtë tanë përjetojnë ndjenja të papërshkruara kur hyjnë në ihram, bëjnë Tavafin, ecin në mes Saj'it dhe Merves, shohin Zemzemin, vizitojnë dhe qëndrojnë në Arefat, Myzdelife, Mine, - që të gjitha këto lënë gjurmë të thella që gjatë tërë jetës nuk mund t'i harrojnë. Edhe Muhamedi a.s., në lidhje me vlerën e qëndrimit në Arefat, ka thënë: "Nuk ka ditë, të cilën Allahu e shpëton robin më së shumti nga zjarri se sa dita e Arafatit". (Muslimi). Sivjet, sipas kalendarit tonë, Dita e Arefatit është më 15 nëntor, 2010, pra nga kjo kuptohet që festa e Kurban-Bajramit do të jetë më 16 nëntor. Për fund, Haxhi nuk është ibadet individual as në fenë tonë dhe as në historinë tonë. Duhet ta njohim fenë tonë dhe, duke njohur fenë tonë, lehtësojmë edhe qasjen tonë ndaj problemeve me të cilat ballafaqohemi ne si shoqëri. Për hajr ju qoftë të gjithëve festa e Kurban-Bajramit!*

*Mr. Rexhep SUMA*




Afrim Jusufi

# Të përgjigjemi, o Allah, Të përgjigjemi!

Muaji i mëshirës, i Faljes dhe i rrugëtimit më të lehtësuar për në Xhenet, i momentit të konkretizimit të shpërblimeve sa një jetë njerëzore, kaloi, e shfrytëzuam apo jo, e arritëm apo jo.

Të uroj apo të ngushëlloj! Ti merr uratën apo ngushëllimin!!Por, ofertat e Allahut për ty, o njeri, nuk perënduan me lindjen e Hënës së re, jo jo, ato vetëm sa kanë filluar dhe derisa të lindë dielli nga perëndimi, nuk kanë për të pushuar. Vetëm nga ti kërkohet vigjilencë, interesim, kureshtje e dorëzim Atij.

Specifikë e ofertës së kaluar ishte se mysafiri na vizitoi derë më derë e oxhak më oxhak dhe kërkohej solidarizim material (trupor) e shpirtëror.

Oferta e radhës për ty është:

Ti thërrasësh nga zëri qiellor që daton mijëra vjet më herët, që iu drejtua edhe babait të pejgamberëve - Ibrahimit a.s. e që gumëzhin nëpër qiell vazhdimisht dhe që të atakoi ty, vetëm ty, shpirtin tënd, ti komunikon në mënyrë indirekte me zërin, e me të Dërguarin e të dërguarve dhe u përgjigjesh me kodin që vë në kulm besimin: "Të përgjigjem, O Zot, Të përgjigjem. Të përgjigjem, se nuk ke rival., Të Përgjigjem, Vërtet, Falenderimi, Madhërimi Të takojnë vetëm Ty. Ti nuk ke rival".A je i priveligjuar, o haxhi i sivjetmë?

## PËRGJIGJE QË ËSHTË SPASTRIM, ENERGJI SHPIRTËRORE

Ti do të vizitosh vendlindjen e artikulimit të fjalës së parë hyjnore, fjalës që e mban në zemrën tënde e që reflektohet ky grumbull simbolesh në personalitetin tënd: në dukjen, sjelljet, moralin e fjalët e tua. Nga ky grup kodesh, i tërheqim disa prej tyre që komunikojnë për përgjigjen tënde: Për hir të Allahut, vizita e shtëpisë (Qabesë) është obligim për atë që ka mundësi udhëtimi tek ajo, e kush nuk e beson (ai nuk e viziton); All-llahu nuk është i nevojshëm për (ibadetin që bëjnë) njerëzit. Në rrugëtimin tënd, që ti lë mënjanë çdo gjë që është përditshmëri jotja, por që e tëra një ditë ta kthen shpinën, e ecën e vrapon nga El-Evelu vel Ahiru, drejt Atij Që është i Pafillim dhe i Pambarim, që kujdeset për ty gjithnjë…Ti udhëton drejt Tij, drejt simbolit të Tij, ti udhëton drejt Bejtullahut.

## PËRGJIGJE QË SHPALOS TË KALUARËN – HISTORINË

Haxhi shpalos gjurmët e të dërguarve, ju shkelni tokën që kanë shkelur edhe ata.

I nderuari haxhi, ti viziton shtëpinë e parë të ndërtuar në planetin Tokë:

"Shtëpia (xhamia) e parë e ndërtuar për njerëz, është ajo në Bekë (Mekke), e dobishme, udhërrëfyese për mbarë njerëzimin". Rikthehesh vite më herët dhe kujton lutjen e më të dashurve të tij, kur, duke ndërtuar objektin magnetik që tërheq zemrat e miliarda njerëzve, që me të i kanë të lidhura shpirtrat me nurin që lirohet nga ai katror energjik, në drejtimin e së cilës i kthejmë trupat, fytyrat tona, me të vetmin qëllim që të bashkëbisedojmë me Krijuesin tonë. "Edhe kur Ibrahimi dhe Ismaili, duke i ngritur themelet e shtëpisë (Qabesë - luteshin): "Zoti ynë, pranoje prej nesh, se me të vërtetë Ti je që dëgjon dhe di"!.

## PËRGJIGJE E CILA ËSHTË SIMBOL I BARAZISË

Bota e shekullit XXI mund të pandehë se ka ecur, ka përparuar në sfera materiale të qytetërimit, avancimit e zhvillimit teknologjik, madje madje, pretendon se jeton edhe në Hënë dhe ka gjetur elemente të jetës edhe



në planetë të tjerë, por jetën në Tokë e ka harruar dhe e ka anashkaluar, e ka shfrenuar e rrënuar dhe është larg të konceptuarit të jetës, e ndjenja e barazisë që ti e përjeton në këtë udhëtim, për të është vetëm ëndërr e iluzion, ndjenja jote nën një petk, me një ritëm, në një gjuhë, në një vend, nën një qiell, në një qëllim, miliona pelegrinë, të gjithë nën një flamur, duke brohoritur njëzëri nën rrethin në qendër të qendrës, frazën magjike që bashkon e nuk ndan, dashuron e nuk urren, beson e nuk mohon: Të përgjigjem, O Zot, Të përgjigjem. Këtë simbol të barazisë, njeriu që udhëton në Hënë, mund ta shohë ëndërr vetëm nga orbita, e ti i përjeton këto çaste të shkurtra lumturie, që zgjasin vetëm sekonda, por ne me tavaf, namaz e vrapim në mes safasë e mervas, jetojmë me ndjenja të tilla, ne me rite të tilla e shkelim me këmbë urrejtjen racore, kulturore, gjinore dhe botës së kësaj kohe me ritualet e Haxhit i përcjellin mesazhin që u përcoll për 14 shekuj me radhë: Stop dhunës, Jo racizmit, ndal dallimeve…., sepse të gjithë njerëzit kemi një baba dhe një nënë dhe një planet për të jetuar e qëllimi i dallimeve është shkëmbimi i përvojave dhe assesi urrejtja e luftimi."O ju njerëz, vërtet Ne ju krijuam ju prej një mashkulli dhe një femre, ju bëmë popuj e fise, që të njiheni ndërmjet jush, e s'ka dyshim se tek All-llahu më i ndershmi ndër ju është ai që më tepër është ruajtur (nga të këqijat), e All-llahu është shumë i dijshëm dhe hollësisht i njohur për çdo gjë".

## PËRGJIGJE QË TË RILIND – FALË

Haxhi është rasti ideal, kulmor për pastrim të mëkateve, të çlodhesh nga e kaluara e brishtë e të fillosh një fletë të bardhë në ditarin tënd të jetës, që një ditë do të dëshmojë çdo harf për ty.Ti, o Haxhi, ke një rast që të rilindësh si atë ditë kur të qarat e tua i bënë të qeshnin të tjerët: Ja fjala origjinale e të Dërguarit a.s., i cili thotë: "Ai që bën Haxhin dhe qëndron larg nga grindjet e sharjet, është i pastruar nga mëkatet, sikur atë ditë kur ka



lindur nga nëna e tij". A ia vlen lënia e një udhëtimi që të rilind? Në këtë kontekst Ibn Mes`udi deklaron:"Çdo besimtari që qëndron i veshur në ihram gjatë ditës, do t`i perëndojnë mëkatet me perëndimin e diellit". Njeriu i parë, gabimi i parë, pendimi i parë u pranua në afërsi të shtëpisë së parë:

## PËRGJIGJE QË ËSHTË PËRJETIM I VEÇANTË

O i nderuar! Që Allahu të ka privilegjuar pikërisht ty, sepse ty të zgjodhi mu në këtë kohë, të thirri dhe, ja, ti u përgjigje: Të përgjigjem, o Zot, Të përgjigjem!!!

Ndoshta më herët do të kesh dëgjuar, do të kesh lexuar dhe je mallëngjyer për Mekën, Medinën, kopshtin ku pushon trupi i Çilter i Muhamed Mustafasë, ….ja sot, je protagonisti kryesor. Ku mund të shohësh, por jo t`u besosh syve të tu; që mund të dëgjosh por jo edhe të flasësh çfarë ke parë, sepse mimika jote është e varfër; të përjetosh emocion që nuk të ka ndodhur më parë; të prekësh, po jo edhe të gjesh forcë e ta përmbledhësh; të pish nga Zemzemi dhe assesi të ngopesh. Ti do të shohësh vendlindjen e Pejgamberit, ku u persekutua, u sakrifikua, derdhi djersë, mund e gjak për ty, që sot të dish pse jeton, e frymon. Ti do të vizitosh gjurmët e Ibrahimit a.s., do të vëresh shputën e tij dhe do të kuptosh një fakt - që të gjithë të dërguarit të vetmin Zot dëshmuan e adhuruan. Do të vraposh në mes Safasë e Merves dhe do të kujtosh mallëngjimin, durimin e në fund shpërblimin e Haxherës dhe të Ismailit. Do të bësh Tavafin duke të kujtuar se je duke u sjellë mu në qendër të globit, dhe sipër teje në Bejtul Mamur të përcjellin krijesat e dritës-melaiket. Do të shkelësh në tokën ku u puqitën shputat e Pejgamberëve, ndoshta balli yt do të puqitet me vendin ku ka rënë në sexhde Muhamedi a.s.. Do të vizitosh edhe kopshtin e kopshteve, vendin ku prehet drita e dritave, dhe dërgon salavate e shumë selam nga vendlindja jote, nga Ymeti yt që emrin tënd gumëzhijnë çdo çast Muhamedu Resulullah.

## PËRGJIGJE QË I THUA JO SIMBOLIT TË SË KEQES

O vëlla i nderuar, e motër e bekuar, do të gjuash me gurë vendin që simbolizon djallin, godit përnjëmend edhe të keqen, të neveriturën, haramin për se inspirohesh nga i mallkuari, braktise dhe thuaji një herë e përgjithmonë – JO!

Thuaji JO përgojimit, sepse shkakton përçarje!

Thuaji JO urrejtjes, sepse të shpie në humnerë!

Zëvendësoji:

Me Namazin që të kënaq shpirtin e gëzon Allahun!

Me dashurinë vëllazërore që të sjell buzëqeshjen në fytyrën tënde!

Me …!

## PËRGJIGJE E PRANIMIT TË LUTJEVE

Që nga momenti i parë, ti je personi që je në favor dhe për çdo çast ka arsye për pranimin e lutjes. Do të numëroj vetëm shtatë prej tyre:

E para – udhëtimi është momenti kur nuk të refuzohet lutja jote!

E dyta – gjendesh në Mekë, në vendin e shenjtë!

E treta- Në Harem, ku i tërë vendi është paqe dhe lutja jote përçohet nga pëllumbat e paqes që të shoqërojnë sipër!

E katërta - Je pranë haxherul esvedit, që është nxirë i tëri nga mëkatet e birit të Ademit!

E pesta- Medina, vendi i dytë i shenjtë, ku je pranë më të Dashurit të njerëzimit!

E gjashta - Arafati, me vlefshmja ditë nga të 364 ditët, vendi i pendimeve, takimeve të robit me Allahun!

E shtata - Melaiket të shoqërojnë dhe për ty luten e tek Zoti ndërmjetësojnë.

Pas një përshkrimi të tillë, e përjetimi të ndjenjave të tilla, a është ky udhëtim e obligim vetëm për të moshuarit e për ata që kanë mëkatuar? Jo, jo kurrsesi, një iluzion i tillë duhet të flaket me faktin :"…vizita e shtëpisë (Qabesë) është obligim për atë që ka mundësi udhëtimi tek ajo,..". Ngase Pejgamberi në një rast na ka këshilluar: Seid elhuderiu transmeton se Pejgamberi a.s. ka thënë :"Robi Im që i kam dhënë shëndet në trupin e tij dhe pasuri në jetën e tij, dhe i kalojnë pesë vjet pa e kryer Haxhin, ai është i privuar". Ja, harrova për këshillën që është e para, por ja që m'u përvodh dhe u rendit e fundit: Përgatitja e valixhes. Gjërat që ju nevojiten për këtë udhëtim: "…pajisuni me gjëra që ju nevojiten, por më e mira është devotshmëria" (Kur`an). Kujdes! Allahu është kujdesur për ty edhe për këtë detaj.

Shtatë përgjigjet që i numëruam, le të përkojnë me shtatë tavafet,ecje-vrapimet e tua, e urojmë që lutja jote në shtatë palë qiej ka për të depërtuar. Amin !

TË PËRGJIGJEMI, O ZOT, TË PËRGJIGJEMI!

Prof. Dr. Hamdi Döndüren

# Dispozitat e Haxhit

Haxhi është një ibadet trupor dhe financiar, i cili mund të bëhet në kohë të caktuar me qëllim të kryerjes së ibadetit të Haxhit, duke hyrë në ihram, duke qëndruar në Arafat dhe duke vizituar Bejtullahun. Haxhi që në vete përmban disa kushte, obligushmerinë e tij e ka sipas Kuranit, Synetit dhe me argumente nga koncensusi i dijetarëve. Ajeti që zbriti pas marrëveshjes së Hudejbijes në mes myslimanëve dhe mushrikëve, në mënyrë të detajuar tregon normën e tij: "E kryeni haxhin dhe umrën për hir të All-llahut, po, në qoftë se pengoheni, atëherë (therni për kurban) çka t'ju vijë më lehtë prej kurbanëve, e mos i rruani kokat tuaja derisa të arrijë kurbani vendin e caktuar. Po kush është prej jush i sëmurë, ose ka mundim koke (e rruhet para kohe), kompensimi është: agjërim, sadaka ose kurban. E kur jeni të sigurt, ai që bën umren para Haxhit (duhet të therë) një kurban që i vjen më lehtë, mirëpo, nëse nuk ka, le të agjërojë tri ditë gjatë Haxhit e shtatë ditë kur të ktheheni; këtu jeni dhjetë ditë të plota. Ky është rregull për ata që nuk e kanë familjen pranë xhamisë së shenjtë. Pra, kini dro All-llahun dhe dijeni se All-llahu është ndëshkues i rreptë". ( El-Bekare, 196)

Për sa i përket kryerjes së Haxhit lidhur me pasurinë e poseduar, Haxhin duhet ta kryejnë vetëm ata që kanë mundësi financiare, dhe kjo tregohet me këtë ajet: "Aty ka shenja të qarta: vendi i İbrahimit, dhe kush hyn në të, ai është i sigurt. Për hir të Allahut, vizita e shtëpisë (Qabesë) është obligim për atë që ka mundësi udhëtimi tek ajo, e kush nuk e beson (ai nuk e viziton); All-llahu nuk është i nevojshëm për (ibadetin që e bëjnë) njerëzit".(Ali Imran, 97). Me të zbritur të këtij ajeti, Pejgamberi a. s. u tha shokëve: "Allahu obligoi – e bëri haxhin farz për ju, pra bëjeni atë". Njëri nga ata i tha: "Për çdo vit, a"? Pejgamberi a. s. heshti. Ai këtë pyetje e përsëriti tri herë. Më pastaj Pejgamberi a. s. iu përgjigj: "Nëse do të thosha po, atëherë haxhi do të ishte obligim për çdo vit, por nuk mjaftojnë mundësitë për këtë".(Muslimi, Haxh, 412; Nesaiu, Menasik, 1; İbni Hanbel, II, 508). Si shtesë e këtij hadithi që vjen nga İbni Abbasi, theksohet edhe kjo: "E kush e kryen më shumë se një herë haxhin, atëherë kjo i llogaritet nga nafilet". Në vitin e tetë të hixhretit ndodhi çlirimi i qytetit të Mekës dhe si vali i saj ishte caktuar Attâb ibni Esîd. Atë vit, sipas traditave arabe, Attâbi kishte lejuar të bëhej Haxhi, kurse në vitin e nëntë të hixhretit, si udhëheqës i haxhit ishte caktuar Ebu Bekri r. a., dhe ky qe i pari që kryerjen e Haxhit e bëri sipas rregullave islame. Menjëherë pas një viti, pra në vitin e dhjetë hixhri, vetë Pejgamberi a. s. e kreu Haxhin e Lamtumirës. Haxhi duhet kryer në këto mënyra, duke filluar me veshjen e Ihramit, për të vazhduar me qëndrimin në Arafat dhe vizitën së bashku me tavafin rreth Qabesë që nga dita e parë e Kurban-Bajramit. Në ihram hyjnë ata që kanë vendosur ta kryejnë Haxhin; vendësit – ata që janë brenda kufijve të mikatit, hyjnë prej aty ku gjenden, kurse âfâkitë dhe ata që janë jashtë kufijve të mîkâtit, hyjnë para se të vijnë aty.

## FARZET E HAXHIT

Që Haxhi të jetë farz për një person duhen plotësuar këto kushte: Të jetë mysliman, i mençur dhe i moshës madhore, të jetë i lirë, të ketë mundësi për ta kryer atë në kohën e caktuar. Për sa u përket mundësive, këtu hyjnë: shëndeti, të ketë një mundësi financiare, të ketë siguri gjatë rrugës etj..

## VAXHIBET E HAXHIT:

a) Hyrja në ihram para se të arrijë në kufijtë e mikateve apo më herët, nëse nuk është vështirë për personin;

b) Qëndrimi në Arafat – vakëfe - gjatë kësaj dite deri në perëndimin e diellit;

c) Qëndrimi për një kohë në Myzdelife;

d) Të kryhet sa'ji – ecja e përshpejtuar në Saffâ dhe Merve;

e) Të fillohet sa'ji nga Saffâja;

f) Hedhja e guralecëve në vendet e caktuara të zonës Mina;

g) Të shkurtohen flokët ose të rruhen krejtësisht pas përfundimit të rregullave – menasikëve të Haxhit;

h) Të fillohet tavafi nga cepi i Haxheru'l-Esvedit – Gurit të zi;

i) Të bëhet tavafi duke shikuar në të djathtë;

j) Tavafi të kryhet duke ecur, vlen për atë që ka mundësi të ecë;

k) Personi që bën tavafin, t'i ketë të mbuluara vendet e turpshme – avretin, dhe të jetë me abdest gjatë rrotullimit;

l) Ta kryejë jashtë vendit të ashtuquajtur "hâtim", pra jashtë gjysmëhënës;

m) Të kryhen katër shartet që janë farz, dhe të plotësohet me shtatë rrotullime;

n) Pas çdo tavafi të falen dy rekate namaz, që është namaz tavafi;

o) Të bëhet tavafi i vizitës së Qabesë në tri ditët e para të Kurban-Bajramit;

p) Të theret një kurban falënderimi për ata haxhinj që kryejnë haxhin kirân dhe temettu;

q) Të mbahet rendi në gjuajtjen e shejtanit me guralecë, në therjen e kurbanit dhe shkurtimin e flokëve;

r) Të bëhet tavafi i lamtumirës për ata që vijnë nga jashtë kufijve të mîkâtit.

Nëse braktiset një vaxhib i Haxhit, atëherë duhet therur një kurban si kompensim. Mirëpo ky lloj vaxhibi i lënë mund të bëhet përsëri dhe, nëse kryhet ai më pastaj, shlyhet dënimi për këtë. Tavafi duhet të bëhet kur të jemi me abdest, ndërsa gjuajtja e shejtanëve me gurë ose falja e namazit të tavafit me vonesë nuk është punë e hijshme, po nëse ndodh kjo, atëherë këto duhen kryer më së voni ditën e katërt të Bajramit, ose të autorizohet dikush për t'i gjuajtur guralecët.

Ndërkaq, për sa u përket femrave që janë në ciklin e përmujshëm apo janë lehona, ato, sapo të arrijnë në kufijtë e mikâtëve, duhet të marrin abdest apo të pastrohen dhe, me nijetin e Haxhit apo umres, të hyjnë në ihram dhe të fillojnë telbijen. Nëse shfaqet cikli gjatë kohës së mbajtjes së ihramit, kjo nuk i prish rregullat e ihramit dhe ihramin nuk e bën të pavlefshëm. Gruaja që është në këtë gjendje, obligimet dhe farzin e tavvafit të Qabesë i kryen me fillimin e agimit ditën e Bajramit, pasi të pastrohet.  Për sa i përket një femre që ka për të bërë umren, ajo duhet të ruajë gjendjen e ihramit derisa t'i përfundojnë ditët e ciklit dhe, pasi të pastrohet, ta bëjë tavafin bashkë me sa'jin, në mënyrë që ta përfundojë umren. Kështu, kur në Haxhin e Lamtumirës, Aishja r.a. ishte në këtë gjendje të mujshme, Pejgamberi a. s. i kishte thënë që mund t'i kryente të gjitha shtyllat e tjera përveç tavafit rreth Qabesë dhe Sa'jin. Kur për shkak të kësaj gjendjeje Aishja r. anha nuk kishte mundur ta përfundonte umren, dhe dëshira e saj ishte për ta kryer atë, Pejgamberi a. s. e kishte lejuar që pas Kurban-Bajramit të hynte në ihram nga vendi Ten'ime dhe të kryente umren. Për ta kryer këtë obligim të umres, Aishen r. anha e kishte shoqëruar vëllai i saj, Abdurrahmani. (Buhariu, Xhihad, 125; Umre, 6; Muslimi, Haxhxh, 135, 136; İbni Hanbel, III, 309, 394; Tirmidhi, Haxhxh, 91.)

Ndërsa kur në momentet që do të hynte në ihram për Haxhin e Lamtumires nga nisja prej Medines me të afruarit në kufijtë e Mikatëve të Dhulhulejfes, bashkëshortja e Ebu Bekrit r. a. Esma binti Umejs i kishte lindur një fëmijë. Kur Pejgamberi a. s. e kishte parë atë që është në gjendje të mirë shëndetësore dhe kishte dëshirë të madhe për ta e kryer haxhin, i kishte thënë që aty të pastrohet, të hyje në ihram duke theksuar telbijen dhe të vazhdoje për në haxh.( Muslim, Haxhxh, 109, 110; Ebu Davud, Menasik, nr. 1743; İbni Maxhe, Menasik, 2911, II, 971; Nesaiu V, 128.)Prerja e flokëve apo shkurtimi i tyre por edhe sa'ji në mes Saffâsë dhe Merves sipas Shafiive është nga farzet e haxhit sa që këtë e kanë llogaritur edhe nga ruknet e tij.

## NDALESAT NË HAXH

a) Gjatë kryerjes së Haxhit, kur personi është me ihram, ndalohet të ketë kontakte intime, ndalohet prerja apo shkurtimi i flokëve, prerja e thonjve, përdorimi i aromave të ndryshme, ndalohet që mashkulli të mbulojë kokën e po ashtu i ndalohet edhe femrës ta mbulojë fytyrën, ndalohet po ashtu edhe veshja e rrobave të qepura.

b) Ndalohet qethja e tjetrit, gjuetia në harem apo Hil-l (në mes zonës Mikât dhe Harem), ndalohet dëmtimi i bimëve dhe gjelbërimeve të tjera në harem.

Ai që i shkel këto ndalesa, në varësi nga dëmi që bën, duhet të presë një kurban të madh (lopë) a të vogël (dele), apo edhe ta shpaguajë këtë me ndonjë sadaka. Në këtë gjendje ishte Ka'b ibni Uxhre r. a., i cili në ditën e Hudejbijes, kur ishte në ihram, i kishte shkurtuar flokët, sepse kështu nevojitej, e Pejgamberi a. s. i kishte lexuar këto dy ajete, nga të cilët të zgjidhte njërin dënim: "Të agjërosh tri ditë apo të ushqesh gjashtë nevojtarë me ushqim njëditor ose të therësh një kurban".( El-Bekare, 196.) Kab'bi e kishte zgjedhur kurbanin, si alternativë më të përshtatshme për të nga këto tri mundësi.(Buhariu, Muhsar, 6, 7; Muslim, Haxhxh, 80, 85.) Umreja bëhet në këtë mënyrë: hyrja në ihram, bërja e tavafit, pastaj sa'ji dhe, në fund, shkurtimi i flokëve. İhrami është nga kushtet – shartet e umres, kurse tavafi dhe sa'ji janë nga ruknet, e dalja nga ihrami dhe shkurtimi i flokëve është nga obligimet – vaxhibet e saj. Ai që hyn në Hixhaz duke qenë në ihram, mund ta kryejë umren për dy a tri orë.

Pejgamberi a. s. në Haxhin e Lamtumirës kishte zbatuar këto tri lloje të haxhxhit, dhe kështu u kishte thënë edhe shokëve të tij për këto. Prandaj, ai që hyn në ihram në Mikat dhe e kryen umren para Haxhit, thënë ndryshe, ai që e kryen Haxhin temettu apo kiran, e ka vaxhib që të therë edhe një kurban, sipas hanefinjve. E ai që nuk ka mundësi ta bëjë këtë, duhet të agjërojë tri ditë para Bajramit dhe shtatë ditë pasi të kthehet në shtëpinë e tij, pra  të agjërojë gjithsej dhjetë ditë. Këto dy lloje vlejnë vetëm për âfâkitë -  ata që jetojnë jashtë kufijve mîkât. Kurse vendësit e Mekës mund ta kryejnë vetëm haxhin ifrâd, sepse ata kanë mundësi ta  kryejnë umren kur të duan. Për këtë shkak edhe ajeti i mësipërm kishte sjellë një rregull për ata që nuk janë banorë të Mekës.

Allahu dashtë dhe e pranoftë haxhillëkun e të gjithë atyre që e kanë bërë më parë dhe të gjithë atyre që do ta kryejnë, dhe na bashkoftë me grupin e haxhinjve të "haxhxhit mebrûr". Amin!

Burimi: Revista Altınoluk, Nr. 296, Viti 2010.
Përktheu, Mr. Zymer Ramadani

Mr.sci. Flamur Sofiu

# Disa rregulla të Haxhit

Haxhi është farzi ajn për çdo mysliman mashkull a femër qoftë, një herë në jetë, që është i aftë për t'u ngarkuar me obligime fetare (mukellef), i mençur psikikisht, në moshën madhore dhe që ka mundësi materiale për të shkuar në vizitë në Qabe. Myslimani në moshën madhore dhe që është i aftë psikikisht, po qe se posedon pasuri të mjaftueshme gjatë muajve të Haxhit për mirëmbajtjen e familjes dhe për të shkuar në Haxh, e ka farz këtë ibadet, pavarësisht nëse ka shkuar atë vit në Haxh apo jo. E nëse ndodh që të fitojë aq pasuri pas kalimit të muajve të Haxhit, saqë mund ta mirëmbajë familjen dhe të shkojë në Haxh, atij nuk i bëhet obligim haxhi, ngase ka kaluar koha e Haxhit. Po qe se të varfrit ia mundëson dikush të shkojë në Haxh, ai ka të drejtë të zgjedhë: nëse do, shkon në Haxh, e nëse nuk do, nuk shkon, sepse ai edhe në këtë rast nuk është i obliguar për një detyrë të tillë. Nuk lejohet t'i jepet zekati të varfrit që të shkojë në haxh, sepse ai nuk dedikohet për këtë qëllim.

### IHRAMI

Haxhi dhe Umreja nuk mund të kryhen kurrsesi pa veshjen e ihramit. Ihrami përbëhet prej dy pjesësh: pjesa e sipërme (err-rrida) dhe pjesa e poshtme (el-izar). Me veshjen e ihramit nënkuptohet se haxhiu e ka bërë nijet dhe ka vendosur për të kryer Haxhin apo Umren. Për sa i përket nijetit për veshjen e ihramit, vlen të behet vetëm me zemër.

**Synet gjatë kohës sa jemi me ihram është:**

a. të pastrohemi;

b. ihramat të jenë të rinj dhe, nëse nuk janë të rinj, së paku të jenë të larë;

c. të parfumosim trupin para se t'i veshim ihramet, po ihramet nuk lejohet t'i parfumonim;

ç. të falim dy rekate namaz;

d. të këndojmë telbijen:

**Ndalesat pas veshjes së ihramit janë:**

a. prerja e thonjve;

b. prerja dhe rruarja e flokëve dhe mustaqeve;

c. përdorimi i parfumeve;

ç. heqja e qimeve nga vendet e turpshme, nën sqetulla si dhe shkulja e qimeve nga trupi;

d. përdorimi i materieve që përdoren për zbukurimin e flokëve etj.;

e. gjuetia e shtazëve të tokës, po gjuajtja e shtazëve të detit lejohet;

ë. mbulimi i kokës. Përdorimi i ombrellës e të ngjashme, që nuk puqen me kokën, lejohet të përdoren;

f. marrëdhëniet seksuale;

g. të përleshurit dhe fjalosja;

gj. veshja e rrobave të qepura, grave u ndalohet veshja e dorëzave dhe veshja e nikabit (pelerinës që mbulon fytyrën);

h. thyerja e degëve dhe drunjtë në harem të Mekës.

**Çfarë lejohet për haxhiun kur është në ihrame**

a. të mbajë unazë;

b. të mbajë orë;

c. të mbajë armë;

ç. të mbajë kuletën e parave;

d. të lidhë me fashë varrën.

### SYNETET E HAXHIT

Synetet e Haxhit, nëse kryhen, kanë shpërblim, por nëse lihen pa u kryer, nuk ka kundërvajtje dhe nuk nevojitet kompensim për to. Synete të tilla janë:

1. Tavaful Kudumi- Këtë tavaf haxhiu e kryen me të arritur në Mekë. Koha e kryerjes së këtij tavafi fillon prej çastit kur hyhet në Mekë dhe zgjat deri para se të qëndrohet në Arefat, por është e rekomanduar që të kryhet menjëherë sa të hyhet në Mekë. Për mekasit ky tavaf nuk duhet të kryhet. Po ashtu ky tavaf nuk kërkohet të zbatohet as nga haxhiu që kryen haxhin "temet'u".
2. Pastrimi apo marrja e abdestit para veshjes së ihramit;
3. Qëndrimi dhe fjetja në Mine në natën e Arefatit;
4. Qëndrimi dhe fjetja në Mine gjatë ditëve të hedhjes së gurëve;
5. Kalimi i natës në Muzdelife;
6. Falja e dy rekateve pas veshjes së ihrameve;
7. Të ecurit shpejt në tri sjelljet e para të tavaful kudumit;
8. Zbulimi i krahut të djathtë në tri sjelljet e para të tavaful kudumit;
9. Nisja nga Mina për Arefat në ditën e nëntë të dhulhixhes, pas lindjes së diellit;
10. Vrapimi në sa'j në mes shenjave;
11. Thënia shpesh e telbijes;
12. Ihrami të jetë prej dy pjesëve të bardha;
13. Pastrimi para hyrjes në Mekë.



te Pejgamberi a.s. dhe i kishte thënë :"Vërtet Allahu e ka obliguar haxhin për robin e tij, por babai im në moshë të thyer dhe nuk mund të qëndrojë as hipur në deve, a lejohet që t'ia kryej haxhin unë?" Pejgamberi a.s. i tha:"PO". (Buhariu dhe Muslimi)

Haxhillëku për dikë tjetër lejohet, por duhet të plotësohen këto kushte:

1. Personi që e ka obligim ta kryejë Haxhin, të mos jetë i aftë fizikisht dhe kjo paaftësi të jetë e përhershme deri në vdekje, si f.v. i verbër, në moshë të thyer, i sëmurë nga ndonjë sëmundje që nuk ka shpresë për shërim.
2. Bedeli të kryejë Haxhin me lejen apo urdhrin e atij për të cilin kryhet Haxhi.
3. Shpenzimet, që të gjitha ose shumica e tyre, të jenë obligim i atij për të cilin kryhet Haxhi.
4. Bedeli ta ketë kryer Haxhin për vete.
5. Të mos kushtëzohet sasia e pagesës nga asnjëra palë.
6. Bedeli ta kryejë Haxhin ashtu si kërkohet, se përndryshe, nëse nuk plotësohen të gjitha kushtet si duhet, haxhi nuk konsiderohet i kryer.
7. Bedeli ta bëjë nijet atë lloj haxhi për të cilin e ka autorizuar ai për të cilin kryhet Haxhi.

**HAXHI BEDEL PËR TË VDEKURIN**

Nëse dikush e vëren se e ka afër vdekjen pa e kryer Haxhin që e ka pasur obligim, por nuk e ka kryer, e ka për detyrim ta lërë vasijet që t'i kryhet Haxhi. Haxhi i të vdekurit kryhet prej një të tretës së pasurisë; nëse 1/3 e pasurisë është e mjaftueshme për ta dërguar bedelin prej vendlindjes së të vdekurit duhet dërguar prej aty. Por, nëse 1/3 e pasurisë është e pamjaftueshme për ta dërguar bedelin prej vendlindjes, atëherë duhet shikuar të dërgohet dikush që është më afër Mekës si bedel, ose lejohet të behet bedel ndonjë banor prej Mekës. Kur ndodh që dikush vdes pa e pasë lënë vasijjet që t'i kryhej haxhi, atëherë trashëgimtarët nuk e kanë obligim t'ia kryejnë haxhin, po nëse ia kryejnë, ka shpërblim tek Allahu xh.sh. dhe inshallah, Ai ia pranon Haxhin e tillë.

**HEDJI (KURBANI I HAXHIT)**

Hedj quhet kurbani i cili dërgohet për t'u prerë në harem. Hedj (kurban) mund të jetë deveja, lopa , delja, dashi, dhia ose cjapi. Hedji më i vogël mund të jetë dele, dash, dhi ose cjap. Thënë shkurt, si hedj vlen çdo shtazë e cila vlen për kurban. Hedji për llojin e haxhit temett'u dhe kiran duhet të pritet gjatë ditëve të Kurban-Bajramit. Mishi i hedjit që pritet, mund t'u jepet varfanjakëve që janë në harem dhe atyre që janë jashtë haremit. Hedji nuk lejohet të milet, por nëse ndodh që të milet, qumështi u jepet të tjerëve. Po qe se ndodh që hedji të ngordhë apo t'i shkaktohet ndonjë e metë e madhe, ai duhet të zëvendësohet me një tjetër, kurse me të parin pronari i tij mund të veprojë ç'të dojë, f.v. ta presë për vete, ta shesë etj..

**LLOJET E HAXHIT**

Haxhi ndahet në këto lloje:

1. Haxhi Kiran- Me këtë lloj të Haxhit nënkuptohet se haxhiu në mikat do ta bëjë nijet për të kryer së bashku Umren dhe Haxhin. Kur të arrijë në Meke, haxhiu duhet ta përfundojë Umren dhe të qëndrojë në ihrame derisa të përfundojë haxhi. Për këtë lloj Haxhi, haxhiu detyrohet të presë kurban. Nijeti për këtë lloj Haxhi bëhet në këtë mënyrë:

"O Zoti im, unë vendosa të bëj Haxhin dhe Umren, prandaj ma lehtëso kryerjen e tyre dhe pranoje këtë nga unë".

2. Haxhi Temet'tu- Ky lloj i Haxhit është kur haxhiu, pasi të falë dy rekate në mikat, e bën nijet për të kryer Umren. Pasi të arrijë në Mekë, ai kryen obligimet e Umres dhe pastaj e heq ihramin dhe qëndron ashtu i lirë deri në ditën e tetë të muajit dhul-hixhe, kur do t'i veshë ihramet dhe do të vendosë për të kryer Haxhin. Haxhiu që kryen këtë lloj haxhi, e ka për obligim të presë kurban, nëse ka mundësi, e nëse nuk ka mundësi, duhet t'i agjërojë tri ditë në Mekë dhe shtatë ditë kur të kthehet në shtëpi. Nijjeti për këtë lloj haxhi bëhet kështu: "O Zoti im, unë vendosa të bëj Umren, prandaj ma lehtëso kryerjen e saj dhe pranoje këtë nga unë".

3. Haxhi Ifrad- Me këtë lloj haxhi nënkuptohet se haxhiu do ta bëjë nijjet vetëm për kryerjen e Haxhit. Nijjeti për këtë lloj haxhi bëhet në këtë mënyrë:

"O Zoti im, unë vendosa të kryej Haxhin, prandaj ma lehtëso këtë dhe pranoje prej meje".

**HAXHILLËKU PËR DIKË TJETËR**

Haxhi është ibadet që kryhet nëse njeriu i ka mundësitë materiale dhe është i aftë fizikisht. Kur ndodh që dikush të mos jetë i aftë fizikisht dhe të mos mund ta kryejë Haxhin personalisht, ai obligohet të autorizojë dikë tjetër (bedel) që t'ia kryejë këtë iradet, po të gjitha harxhimet janë barrë e tij. Transmetohet se një grua kishte ardhur



Driton Arifi

# Arafati, S'aji dhe Muzdelife prej ritualeve të Haxhit

Pa dyshim që secili besimtar mysliman që mësyn vendet e shenjta, ëndërron t'i kryejë obligimet dhe ritualet e tij me përpikëri dhe pa asnjë lëshim eventual. E bën këtë kësisoj, sepse kështu kryen një obligim jetësor, më te cilin e ngarkoi i Lartmadhërishmi. Myslimani i përkushtuar, ka parasysh gjithnjë hadithin e Muhamedit a.s., i cili ka thënë: " Merrini (më pasoni mua) nga unë ritualet e haxhit", prandaj edhe është i kujdesshëm që çdo ritual ta kryejë mu ashtu siç e ka kryer edhe Muhamedi a.s.. Meqenëse ritualet dhe obligimet e Haxhit janë shumë dhe të ndryshme për nga shkalla e ngarkesës së tyre, këtu do të bëjmë fjalë vetëm për tri prej tyre:

a) S'aji në mes Safas dhe Merves.
b) Qëndrimi në Arafat dhe
c) Qëndrimi (ose bujtja ) në Muzdelife.

### S'AJI NË MES SAFAS DHE MERVES

Me fjalën S'aj në kontekstin e fikhut të Haxhit, nënkuptojmë "vrapimin ose shpejtimin e hapave në ecje në mes të kodrinave të Safas dhe Merves", duke rikujtuar kështu dhuntinë që Allahu i Lartmadhërishëm ia dhuroi Haxheres dhe birit të saj, Ismailit, në luginën e Mekës, ku nuk kishte as ujë, as shenjë gjallërie. Haxherja s'mund t'i duronte klithmat e të birit që kërkonte ujë, prandaj filloi të vraponte në mes të atyre dy kodrinave në kërkim të ujit për të. Allahu vë theksin në Kuran tek vlera që kanë këto vende dhe vrapimi në to, për vizitorin e Qabesë. Ai thotë:" Safa" dhe "Merve" janë nga shenjat (për adhurim) e All-llahut, e kush e mësyn shtëpinë për haxh (Qabenë për haxh), ose për umre (vizitë jashtë kohës së Haxhit), nuk është mëkat për të t'i vizitojë ato të dyja (të ecë në ato dy vende). E kush bën ndonjë të mirë nga vullneti (jo obliguese), s'ka dyshim se All-llahu është shpërblyes i gjithëdijshëm". (El-Bekare, 158). Po ashtu edhe Muhamedi a.s. në lidhje me këtë ritual ka thënë :"Juve ju është bërë obligim S'aji, prandaj kryjeni".[1]

### NORMA-DISPOZITA E S'AJIT PER HAXHIUN

Dijetarët e shkollës juridike hanefite mendojnë se S'aji-vrapimi në mes të Safas dhe Merves është vaxhib për haxhiun, por jo farz-ose rukn i tij, ashtu siç mendojnë dijetarët e tri shkollave juridike të tjera. Sipas hanefinjve, nëse dikush nuk e kryen S'ajin, duhet të therë kurban si shpagim për lëshimin që ka bërë pa arsye, e nëse për këtë lëshim ka ndonjë arsye, ai lirohet edhe nga shpagimi me kurban i këtij lëshimi. Ndërkaq, sipas dijetarëve të tri shkollave juridike tjera, S'aji konsiderohet rukn- obligim, moskryerja e të cilit s'mund të kompensohet me therje të kurbanit, sepse ruknet-farzet e haxhit, nuk mund të kompensohen me therje te kurbanit.[2]

Ndërkaq, kushtet për të qenë S'aji i pranuar, sipas hanefinjve, janë: 1) Që ai të bëhet pas tavafit ose pas kryerjes së shumicës së tij. 2) Që të fillohet S'aji –ecja e shpejtë nga kodrina Safa dhe të përfundohet në Merve, e nëse bën të kundërtën, duhet të përsërisë vetëm një ecje-shkuarje prej shtatë - sa janë në përgjithësi. Ndërkaq, pastërtia ose abdesti nuk është kusht po vetëm konsiderohet prej syneteve të S'ajit.

### QËNDRIMI NË ARAFAT

"Haxhi është (qëndrim në) Arafat".[3] Me këtë fjalë Muhamedi a.s. dëshiroi të na e bënte të qartë rëndësinë dhe obligueshmërinë e pazëvendësueshme të qëndrimit në Arafat. Nisur nga ky hadith profetik, të gjithë dijetarët islamë të të gjitha kohëve kanë rënë dakord se qëndrimi në Arafat është rukn-obligim që s'pranon kompensim në asnjë mënyrë. Prandaj kujt i kalon pa e bërë qëndrimi në Arafat, atij i ka kaluar edhe Haxhi , dhe obligohet ta përsërisë Haxhin në vitin e ardhshëm. Pajtueshmëria e dijetarëve islamë ekziston në parim për obligueshmërinë e qëndrimit në Arafat, po megjithatë ata patën dallime më pastaj rreth kohës kur obligohet qëndrimi në Arafat. Hanefinjtë mendojnë që koha kur obligohet qëndrimi në Arafat fillon prej kohës kur dielli arrin në zenit ditën e Arafatit (Dita e nëntë e dhul-hixhes) e deri në mëngjesin e ditës së dhjetë të këtij muaji (Ditën e parë e Kurban-Bajramit), dhe, nëse haxhiu qëndron se paku për një çast në hapësirat e Arafatit gjatë këtij intervali kohor, ai konsiderohet se e ka plotësuar ruknin-obligimin e qëndrimit në Arafat. Ndërsa vaxhib e ka që të qëndrojë deri në perëndimin e diellit të ditës së Arafatit, e nëse largohet nga Arafati para perëndimit të diellit, Haxhi i tij është i pranuar, mirëpo obligohet të therë një kurban, sepse ka lënë pa kryer një prej vaxhibeve të Haxhit, dhe personi i tillë konsiderohet mëkatar.[4] Ndërkaq, dijetarët e shkollës malikite mendojnë që obligim është qëndrimi në Arafat në një pjesë të natës pas perëndimit të diellit në ditën e Arafatit, kurse ata të shkollës juridike shafiite dhe hanbelite mendojnë sikurse hanefinjtë, që në cilëndo periudhë kohore të qëndrohet nga koha e zenitit të diellit e deri në perëndim të tij, kryhet obligimi i qëndrimit në Arafat.[5] Për sa u përket hapësirave të Arafatit, është punë e mirë që sot kufijtë dihen dhe janë të limituar shumë qartë e s'ka vend për merakosje lidhur me këtë pikë.

### SYNETET DHE GJËRAT E REKOMANDUARA NË DITËN E ARAFATIT

a)Është synet që në Arafat të shkohet ditën e nëntë pas lindjes së diellit, duke bërë telbijen , madhërimin e Allahut (Tekbir) dhe me shqiptimin e shehadetit (Tehlil);

b)Haxhiu të pastrohet para se të niset për në Arafat;

c)Të qëndrojë në vendin ku ka qëndruar Pejgamberi a.s., nëse kjo është e mundur dhe pa i penguar njerëzit e tjerë;

ç) Të qëndrojë në këmbë aq sa të ketë mundësi deri në perëndim të diellit, i drejtuar nga Kibleja dhe duke lutur Allahun e Lartmadhëruar (duke bërë dua);

d) Të mos agjërojë atë ditë, sepse aty kërkohet forcë që të qëndrojë në këmbë, dhe të shtojë ibadetin ndaj Allahut, duke E lutur Atë pa zë të ngritur, duke bërë dhikr- duke përmendur Allahun etj.;

dh)Të mos hyjë nën hijen e asnjë peme, druri a çadre, nëse mund ta përballojë vapën, ngase transmetohet se i Dërguari, a.s., i Allahut nuk kishte kërkuar hije në Arafat.[6] Duaja-dhikri që rekomandohet, sipas haditheve të Muhamedit a.s., në ditën e Arafatit, është :"Lutja më e mirë ditën e Arafatit është ajo që e kam thënë unë dhe (e kanë thënë) pejgamberët para meje -La ilahe il-lall-llah vahdehu la sherike lehu , lehul- mulku ve lehul-hamdu ve huve ala kul-li shejin kadir".[7]

### QËNDRIMI (BUJTJA) NË MUZDELIFE

Muzdelife është një vend që shtrihet përafërsisht në mes të Arafatit dhe Mina-s. Qëndrimi në Muzdelife është vaxhib tek shumica absolute e dijetarëve islamë, e nuk është rukn - obligim i pazavendësueshëm, madje ka një mendim të paargumentuar dhe të dobët se qëndrimi në të është synet. Prandaj kush e lë qëndrimin aty pa arsye, është gjynahqar-mëkatar dhe duhet të therë kurban, si kompensim për lëshimin e tij, por haxhi i tij pranohet, ndërsa kush nuk qëndron në Muzdelife për ndonjë arsye të justifikueshme, ai nuk obligohet as të therë kurban. Fjetja në Muzdelife është vaxhib tek hanbelinjt, ndërsa konsiderohet synet te hanefinjtë. Ndërkaq, dijetarët e shkollës juridike shafiite dhe malikite kanë nga dy transmetime të mendimeve, njëri që përputhet me atë të Imam Ebu Hanifes, e tjetrin me atë të Imam Ahmedit.[8] Koha kur obligohet qëndrimi në Muzdelife, sipas hanefinjve është prej kohës kur hyn koha e sabahut e deri kur të lindë dielli, dhe kush qëndron në këtë kohë, ka arritur obligimin e qëndrimit në Muzdelife, e nëse qëndron më herët, ai ka qëndruar vetëm në kohën kur e kishte synet të qëndronte aty. Ndërkaq, sipas tre dijetarëve të tjerë, qëndrimi në Muzdelife është obligim gjatë një pjese të natës, kurse është synet deri në agim të mëngjesit të ditës së Kurban-Bajramit. E - se kur është më e preferuar të qëndrohet gjatë natës, edhe për këtë ka dallime që nuk kanë peshë të madhe juridike. Këto ishin vetëm tri nga ato ritualet e Haxhit, të cilat obligohet t'i kryejë haxhiu gjatë qëndrimit në vendet e shenjta, edhe pse, siç u pa, qëndrimi në Arafat është rukn –obligim i pazëvendësueshëm, në dallim nga dy të tjerat, për të cilat u theksua se janë obligime-të detyrueshme.

(1) Transmeton Imam Ahmedi nga Safijje bint Shejbe.. (2)Shih: El-Fkhul-Islamijj ve edil-letuhu. Dr. Zuhejli ( 3\2228) Bot. i IV. Darul Fikr. Damask. 2004, Pastaj shih : Bedaius-sanai'. El-Kasani El-Hanefijj. (3\84-86). Darul-Kutub El-ilmijje.Bejrut. 1997. (3)Transmetojnë Imam Ahmedi , Termidhiu, Ebu Davudi dhe Nesaiu nga Abdurrahman Ed-dejlemijju. (4)Shih:Erkanul-Islam . Vehbi Sulejman Gavoqi. (2\750). Darul-Beshair El-Islamijje. Bejrut.2002 (5)Shih: El-Fkhul-Islamijj ve edil-letuhu. Dr. Zuhejli(3\2236) Bot. i IV-të. Darul Fikr.Damask. 2004 (6) El-Mugni fi fikhil-haxh vel- umreti. Dr. Seid Bashenfer. Dar ibn Hazm.Bot . i parë. Bejrut. 2003. (7)Transmeton Imam Maliku në Muvet-tan e tij (8)Shih: El-Fkhul-Islamijj ve edil-letuhu. Dr. Zuhejli (3\2244) Bot. i IV. Darul Fikr.Damask. 2004



Hamdi Nuhiju

# Haxhi poliester i qetësisë

Në komentimin e pjesës mbi Haxhin, dijetarët e nderuar të po këtij libri që e kemi për referencë, ndër të tjera, thonë: "Fjala haxh do të thotë të mësyrit e Shtëpisë së Shenjtë, Qabesë, në muajt e caktuar për haxh. Ata janë Shevval, Dhul-ka`de dhe dhjetë ditët e para të Dhul-hixhes. Haxhi zbatohet duke i realizuar porositë e Muhamedit a.s., që ka thënë në lidhje me Haxhin. Haxhi është adhurim që kryhet fizikisht dhe financiarisht, përmes të cilit arrihen dobi të shumta si për individin, ashtu edhe për shoqërinë. Mbi të gjitha, Haxhi është kongres i madh islam, i cili mbledh të gjithë myslimanët nga mbarë bota. Në anën tjetër, është një moment shumë i volitshëm që u mundëson myslimanëve të njihen midis me vëllezërit e tyre të të gjitha vendeve të botës..."[2] Ky shpjegim, kaq i mrekullueshëm, na e bën të qartë konceptin e Haxhit. Pra, Haxhi, o mysliman, ta mundëson të ndjehesh i pavarur, por njëkohësisht edhe i varur, të mundëson që të jesh i vetëm po edhe me shoqërinë dhe të gjithë myslimanët. Këtu e ndjen se je ai personi i duhur për thirrjen e Allahut xh.sh.. Mëson realitetin, jetën, identitetin, shfryrjen, hidhërimin, gëzimin....Të mundësont që për të parën herë të mendosh me kokën tënde, të logjikosh dhe të venitesh rreth e përqark idesë se je mysafir, je me historinë, je historia... Por, jo gjithmonë kjo kuptohet në këtë mënyrë dhe me këtë qëllim. Ata që kaluan jetën dhe arritën të gjashtëdhjetat ata nuk janë më të aftë që të mendojnë dhe të veprojnë në këtë mënyrë, por për ta haxhi është vetëm një simbol i qetësisë para transferimit të tyre për në Ahiret. Fatkeqësisht, ky koncept është i mbjellë në popujt myslimanë, se në Haxh shkojnë atëherë kur të arrijnë të gjashtëdhjetat dhe jo atëherë kur të jenë në formën më të mirë edhe për t`i kryer ritualet e rënda që kërkohen nga haxhiu, edhe për të jetësuar porositë e Haxhit në përgjithësi. Ringjallja e Islamit në shumë vende islame sot tashmë ka filluar t`i japë tjetër pamje këtij fenomeni jo konstruktiv. Sot në haxh shkojnë shumë të rinj dhe të reja, bile disa muajin e mjaltit vendosin ta kalojnë dhe ta përjetojnë në Haxhin e tyre të parë në jetë. E Haxhi është bërë obligim në vitin e dytë të hixhretit...[3]

## SI BARAZIA NË HAXH, S'MUND TË GJENDET ASKUND TJETËR

Kur kishte pasë pranuar Islamin boksieri Kasius Klej (Mohamed Ali) , kishte thënë:"Unë e pranova Islamin për shkak se pashë atë turmë njerëzish, të gjithë të veshur në rroba të njëjta dhe të barabartë para Krijuesit të tyre, bile edhe udhëheqësi i shtetit kishte veshur rroba të tilla"...Këtë barazi, o njeri, nuk mund ta gjesh në një religjion tjetër, e as në një sistemin tjetër, veçse brenda në Islam, në kondita e tij. Allahu xh.sh. është aq i mëshirshëm, saqë obligim Haxhin ua ka bërë detyrim vetëm atyre që kanë mundësi udhëtimi, dhe atyre që mund të arrijnë së paku një herë në jetë....E pse jeton ti jashtë Islamit? A nuk logjikon? Vështro se ç'thotë Allahu i Madhërishëm për Haxhin:"S'ka dyshim se ata që nuk besuan dhe pengojnë prej rrugës së Allahut dhe prej xhamisë së shenjtë (Qabesë), të cilën Ne e bëmë të barabartë për njerëzit, qofshin vendës ose të ardhur, dhe, kushdo që të përpiqet të bëjë ndonjë të keqe a ndonjë mëkat, Ne kemi për t'ua shijuar një dënim të idhët. Rikujto kur Ne e udhëzuam Ibrahimin për në vendin e shtëpisë

(Qabesë): të mos Më bëjë Mua shok, pastroje shtëpinë Time për ata që e vizitojnë (bëjnë tavaf), që qëndrojnë në këmbë duke u falur, të përkulur dhe që bëjnë sexhde. Dhe thirr ndër njerëz për haxhin, se të vijnë ty këmbësorë e edhe kalorës me deve të rraskapitura, që vijnë prej rrugëve të largëta. (vijnë) Për të qenë të pranishëm në dobitë e tyre dhe që të përmendin Allahun në ato ditë të caktuara (në shenjë falënderimi) dhe sepse i ka furnizuar me kafshë. Hani, pra, prej tyre (kurbanëve) dhe ushqeni të ngushtuarin e të varfrin. Pastaj le të heqin papastërtinë e tyre, le t'i zbatojnë premtimet e veta dhe le të sillen (të bëjnë tavaf) rreth shtëpisë së lashtë. Pra, kështu: Kush madhëron atë që Allahu e bëri të shenjtë, ajo është më e dobishme për të tek Zoti i vet. Juve ju janë lejuar kafshët, përveç atyre që ju lexohen (në Kur'an), pra largohuni nga ndyrësitë e idhujve dhe largohuni prej fjalës shpifëse."[4]; "Edhe kur Ibrahimi dhe Ismaili, duke i ngritur themelet e shtëpisë (Qabesë, luteshin): "Zoti ynë, pranoje prej nesh, se me të vërtetë Ti je që dëgjon dhe di! Zoti ynë, na bëj ne të dy besimtarë të sinqertë ndaj Teje dhe nga pasardhësit tanë, njerëz të bindur ndaj Teje, na mëso manasikun (rregullat e adhurimit) dhe falna ne, vërtet Ti je Falësi, Mëshiruesi!"[5] Medito vetëm për një moment, o njeri, për këto fjalë të Allahut të Madhërishëm dhe ndjej qetësinë që ta mundëson Allahu yt ta ndjesh.Futu në brendësinë e shpirtit tënd dhe gjurmo realitetin që fshihet në të...Dije se haxhi të përgatit për në xhihad në rrugën e Allahut xh.sh.. Karakteristika themelore të Haxhit janë: udhëtimet, fjetja në tenda, ushqimi i lehtë e i konservuar, larg specialiteteve të shijshme që i ha njeriu në jetën e përditshme, programi i gjumit ndryshe nga i natyrshmi, fjetja në materiale të forta, shpeshherë edhe në tokë etj..

## NAMAZI NË DREJTIM TË QABESË

Kjo është natyra edhe e jetës ushtarake, e jetës së burrave të xhihadit. Po ashtu edhe ata kanë pandërprerë udhëtimin, flenë në tenda, shpesh edhe nën qiell të hapët, ushqimi i tyre është i konservuar, dhe shpesh ngelin pa bukë për një kohë të gjatë, rrallë që mund të bëjnë gjumë të rehatshëm, ngase qëndrojnë nën tytat e tankeve, topave e automatëve dhe nuhatin vazhdimisht erë baroti, flenë në tokë apo mbi materiale të tjera të forta etj.[6]

Ti, o i ri, përgatitesh për çdo situatë, që të sakrifikohesh në rrugën e Zotit. Haxhi të mundëson një trajnim të posaçëm dhe një nostalgji për luftën në Islam. Ai të bashkon me zemrat e mijëra myslimanëve, të cilët gjenden në tenda duke u përballuar vërtet me armikun e përbetuar të Islamit, po edhe ti për një çast ndjen ato dhembje dhe atë krenari të të qenit në rrugën e Allahut. Haxhi i fshin mëkatet, i mbulon mangësitë dhe i ndriçon anët e errëta të jetës së njeriut. Haxhi ka edhe vështirësi, të cilat myslimani i përballon me kënaqësi të veçantë, sepse është i vetëdijshëm se me këtë shpreh përkulshmëri ndaj Zotit të vet.[7] Është më se e qartë që, kur një mysliman qëndron në këmbë apo përkulet e përgjunjet gjatë të falurit, ai gjithsesi është i ndjeshëm ndaj pranisë së të Madhërishmit, Zotit të lindjes dhe perëndimit. Është po aq e qartë se të gjitha drejtimet janë të njëjta në vlerat e tyre materiale a morale dhe asnjë drejtim nuk shenjtërohet thjesht për hir të vetë drejtimit. Por Zoti dëshiroi që Ai tërë gjithë Komunitetin Islam ta drejtonte në një drejtim apo kible. Xhamitë e botës, në të pesë kontinentet, duhet të drejtohen nga ajo kible-drejtimi i xhamisë së parë të ngritur për adhurimin e Zotit të vërtetë. Bota Myslimane, përmes asaj kibleje, lidhet me babanë e saj, Ibrahimin a.s. dhe betohet se nuk do të devijojë nga doktrinat dhe parimet e profetëve të hershëm. Vështruar shkencërisht, në Haxh gjejmë një lloj gjimnastike fizike. Haxhi është gjimnastikë fizike për shkak të detyrimit që përmban rituali i Haxhit, si : tavafi, qëndrimi në Arafat, ecja nga Safa tek Merve 7 herë etj.. E mbase kjo është një prej atyre dobive që përfiton haxhiu në pelegrinazhin e tij. Përfundimi i Haxhit shënohet me një festival (Kurban-Bajramin), që festohet me lutje. Ky dhe Fitër-Bajrami, ditë gostie që shënon fundin e Ramazanit, janë dy festat vjetore të kalendarit mysliman.

## MËKATET E VOGLA TË BËRA NDËRMJET DY UMREVE JANË TË FALURA (MUHAMEDI A.S.)

Të sjellim disa thënie të Muhamedit a.s. rreth kryerjes se Haxhit, vlerës së tij në Islam dhe jetësimit të tij në jetët tona."A s`është jeta e Pejgamberit a.s. shembull tipik për ju, nëse dikush prej jush pengohet prej Haxhit, bën tavaf (kur të mundet) Qabenë, Safanë dhe Merven, pastaj lirohet nga ihrami deri në kryerjen e Haxhit vitin vijues, ther kurban ose agjëron, nëse nuk gjen kurban"; "Nëse pengohem prej Qabesë, do të veproj ashtu siç vepruam me Pejgamberin a.s.". Pastaj vendos për umren, sepse edhe Pejgamberi a.s. vendosi për umren vitin e Hudejbijes. Kështu e shikoi këtë çështje Abdullah b.Umeri dhe tha: "Qëllimi i vërtetë (i Haxhit dhe umres) është një. Pastaj iu drejtua ashabëve të vet duke thënë: " Qëllimi i Haxhit dhe umres është një. Ju marr dëshmitarë se jam obliguar për kryerjen e Haxhit me umren". Pastaj bëri një tavaf në emër të umres dhe haxhit, sepse konsideroi se kjo mjafton, dhe më vonë theri kurban."; "Mëkatet e vogla të bëra ndërmjet dy umreve, janë të falura. Kurse për haxhin e pranuar, nuk ka shpërblim tjetër përveç Xhenetit."; "Nuk ka ditë në të cilën All-llahu liron robër më shumë nga zjarri se në ditën e Arefatit."; "Një umre në Ramazan, është e barabartë me një haxh apo me një haxh me mua".

1.Kur`ani, përkthim me komentim nga Sherif Ahmeti,2. Sahihu-l-Buhari 5 përktheu Ismail Ahmedi , Prishtinë 1994. (3) Rijadijus Salihin, Imam Nevevi , Logos-A Shkup 2003(4) Haxhxhi, -urtësitë e tij-, Bashkim Aliu Furkan Ism Shkup 2003 (5) Ilmuddini, Bilal Hasanoviq , Furkan Ism Shkup 2000 (6) Feja jonë, Muhamed Gazali , Tiranë 2003(7). Thesare në Kur`an, përshtatën Orieta Bulku dhe Saimir Bulku ,Tiranë 2002(8). Udhërrëfyes i shkurtër i Islamit, I.A.Ibrahim, Prishtinë 2002.



Rexhep M. Lushta

# Vlerat e Haxhit

Me të vërtetë ditët, muajt dhe vitet kalojnë shumë shpejt, ato janë stacione të jetës, përcaktuese të punëve. Këto kohë Allahu i ka dalluar, disa prej tyre duke i bërë kështu, disa sezona të mirësisë dhe kohë të nënshtrimit e devotshmërisë, në të cilat shtohen punët e mira dhe fshihen veprat e liga. Prej këtyre kohëve të begatshme, për të cilat shpërblimet janë të shumta, është edhe dita e Arafatit, për vlerën e së cilës kanë ardhur shumë argumente nga Kurani dhe Syneti i Muhamedit a.s..

## Ç'ËSHTË ARAFATI?

Arafati është një kodër që gjendet 20 km. në lindje të Mekës dhe në të kryhet një prej ceremonive më të rëndësishme të Haxhit, që njihet si qëndrimi në Arafat e që është në ditën e nëntë të muajit të dhul-hixhe. Për rëndësinë e qëndrimit të haxhinjve në këtë vend, Pejgamberi a.s. ka thënë: "Haxhi është Arafati".[1] Për emërtimin e këtij vendi me këtë emër, ka disa variante: Thuhet Arafat, për shkak se njerëzit këtu njihen ndërmjet tyre. Po ashtu thuhet se Xhebraili a.s. ishte duke e përshkruar këtë vend së bashku me Ibrahimin a.s. dhe i thoshte: A e mësove, a e mësove (d.m.th. vendin), ndërsa Ibrahimi i thoshte (e mësova, e mësova). Gjithashtu ka edhe një version tjetër, sipas të cilit thuhet se Ademi dhe Hava, pasi i pati dëbuar Allahu nga Xheneti, qenë takuar në tokë dhe qenë njohur në këtë vend.[2]

## VLERA E DITËS SË ARAFATIT

Dita e Arafatit është prej ditëve më të vlefshme të vitit. Për këtë kanë ardhur shumë argumente, të cilat dëshmojnë për vlerën dhe rëndësinë e kësaj dite:

**1.Kjo është dita në të cilën është betuar Allahu:**
"Pasha atë që dëshmon dhe atë që dëshmohet!"[3]
Pa dyshim se Allahu i Madhërishëm nuk betohet përveçse në atë që është madhështore dhe ka vlerë. Transmeton Ebu Hurejre r.a., i cili ka thënë: Ka thënë i Dërguari i Allahut a.s.: "Dita e premtuar është Dita e Gjykimit, dita e dëshmuar është dita e Arafatit, kurse dita dëshmuese është dita e xhuma".[4] Po ashtu kjo është teku në të cilin është betuar Allahu në kaptinën El-Fexhr, ku thotë: "Pasha Çiftin edhe Tekun". Ibn Abbasi thotë: Çifti është dita e Bajramit, kurse teku është dita e Arafatit. Këtë mendim gjithashtu e kanë edhe Ikreme dhe Dahaku.

**2. Ditë feste**
Dita e Arafatit është ditë feste, prandaj nuk lejohet agjërimi i kësaj dite për ata që janë në haxh. I Dërguari i Allahut, Muhamedi a.s., ka thënë: "Dita e Arafatit, dita e Kurban-Bajramit dhe ditët e teshrikut (gjuajtjes së gurëve) janë ditë feste për ne myslimanët, dhe janë ditë të ushqimit dhe pijes".[5]

**3. Dita e plotësimit të fesë**

Këtë ditë Allahu e ka plotësuar fenë e Tij duke zbritur ajetin:

"Sot jua plotësova juve fenë tuaj, dhe jua plotësova begatitë e mia, dhe jam i kënaqur që Islami të jetë fe juaja".[6] Omer b. Hattabi r.a. ka thënë: "Një njeri prej çifutëve ka thënë: O prijësi i besimtarëve, është një ajet të cilin e lexoni në librin tuaj. Sikur të na kishte zbritur neve çifutëve, atë ditë kur ka zbritur, do ta bënim festë. Tha: Cili është ai ajet? Tha: "Sot përsosa për ju fenë tuaj, plotësova ndaj jush dhuntinë Time, zgjodha për ju Islamin fe". Omeri tha: Vërtet unë e di ditën se kur ka zbritur ai ajet, dhe vendin ku ka zbritur; i ka zbritur të Dërguarit të Allahut në Arafat, ditën e xhumasë derisa ne ishim me të duke qëndruar në Arafat".[7]

**4.Dita e marrjes së besës**

Këtë ditë Allahu e ka marrë besën nga pasardhësit e Ademit a.s.. Transmetohet nga Ibn Abbasi, i cili ka thënë: Ka thënë i Dërguari i Allahut: "Allahu e ka marrë besën nga pasardhësit e Ademit a.s. ditën e Nu'manit – d.m.th, të Arafatit, dhe prej kurrizit të tij i ka nxjerrë të gjithë pasardhësit e tij, dhe i paraqiti para Vetes e pastaj u foli duke u thënë: "Kujto kur Zoti yt nxori nga shpina e bijve të Ademit pasardhësit e tyre dhe i bëri dëshmues të vetes së tyre (duke u thënë): "A nuk jam Zoti juaj?" Ata thanë: "Po, dëshmuam!". Të mos thoni në Ditën e Kiametit: "Ne nuk dinim për këtë (dëshmim)".[8]

**5.Agjërimi i kësaj dite fshin mëkatet e dy vjetve**

Është transmetuar nga Ebu Katade se Muhamedi a.s. ishte pyetur për agjërimin e ditës së Arafatit dhe ishte përgjigjur se i fshin mëkatet e vitit të kaluar dhe të atij të ardhshëm".[9] Ky agjërim rekomandohet për ata që nuk janë në Haxh, ndërsa për haxhiu nuk është synet agjërimi i ditës së Arafatit, sepse i Dërguari i Allahut nuk e ka agjëruar këtë ditë kur ishte në Haxh, sikurse është transmetuar nga Ummul-fadl bint el-harith, se disa njerëz kishin polemizuar tek ajo ditën e Arafatit rreth agjërimit të Pejgamberit a.s.. Disa thanë se ai është agjërueshëm, e disa të tjerë thanë se nuk është agjërueshëm e atëherë ajo ishte ngritur dhe i kishte dërguar Pejgamberit alejhis-selam një gotë me qumësht, të cilën ai e kishte pirë".[10]

**6. Kjo është dita e faljes dhe e lirimit nga zjarri i Xhehenemit.**

Dita e mburrjes së Allahut me ata që janë në Arafat (haxhinjtë). Transmetohet në koleksionin e vërtetë të Muslimit nga Aisheja r.a. se i Dërguari i Allahut ka thënë: "S'ka asnjë ditë që Allahu të ketë liruar robër nga zjarri i Xhehenemit sa ditën e Arafatit. Allahu afrohet dhe u krenohet melaikeve me haxhinjtë e u thotë: "Çfarë dëshirojnë ata?" Ibn Abd. Berri thotë: "Kjo dëshmon se ata janë të falur, sepse Allahu nuk mburret me mëkatarë, përveçse me ata që të jenë penduar dhe të jenë falur. Allahu e di më së miri". Transmetohet nga Ibn Omeri se i Dërguari i Allahut ka thënë: "Mbrëmjen e Arafatit Allahu u krenohet melaikeve dhe u thotë: "Shikoni robërit e Mi, kanë ardhur të pluhurosur". Ibnul-Kajjimi r.h., në librin e tij Zadul-mead, thekson dhe thotë: "Ditën e Arafatit Allahu i Madhërishëm u afrohet robërve të Tij në mbrëmje e pastaj u krenohet melaikeve dhe thotë: "Çfarë po dëshirojnë ata? Po u dëshmoj se unë ua kam falur atyre mëkatet". Prandaj kjo ditë duhet të na kujtojë Ditën e Gjykimit kur të gjithë njerëzit do të dalin para Tij dhe do të presin që të japin llogarinë. Në këtë ditë të gjithë njerëzit janë të barabartë para Allahut, të zhveshur nga petku i kënaqësive të kësaj bote dhe me përkushtimin më të madh e me përuljen e sinqertë presin që Allahu t'u përgjigjet lutjeve të tyre.

**VEPRIMET DITËN E ARAFATIT:**

Pasi kuptuam vlerën dhe rëndësinë e kësaj dite dhe të këtij vendi, atëherë do të mundohemi të theksojmë se cilat janë veprimet që duhet t'i kryejë haxhiu këtë ditë:

Në Arafat rekomandohet të shkohet nga Mina ditën e nëntë- ditën e Arafatit - pas lindjes së diellit, ashtu sikur ka ardhur në hadithin që e transmeton Xhabiri, në të cilin thekson se Pejgamberi a.s. kishte qëndruar në Mina deri pas lindjes së diellit , dhe haxhiu gjatë gjithë kohës së qëndrimit të tij në Arafat, e ngre zërin me tekbire dhe telbije, bazuar në hadithin e Abdullah ibn Omerit r.a., i cili ka thënë: "Kemi udhëtuar me të Dërguarin e Allahut nga Mina për në Arafat; prej nesh kishte që thonim telbijen e disa të tjerë thoshin tekbire". Është prej Synetit të Pejgamberit a.s. (nëse ekziston mundësia për këtë), që haxhiu të ndalojë në vendin e quajtur Nemire, që është vendi ku sot gjendet xhamia në Arafat, dhe është vendi në të cilin kishte ndaluar Pejgamberi a.s. dhe kishte qëndruar aty deri në kohën e drekës. Por, duke pasur parasysh numrin e madh të haxhinjve dhe pamundësinë e qëndrimit në këtë vend të të gjithë haxhinjve, atëherë haxhinjtë duhet të kenë kujdes që të qëndrojnë në Arafat brenda kufijve të Arafatit, të cilët janë përcaktuar me shenja, sepse i Dërguari i Allahut na ka sqaruar se i tërë Arafati është vendqëndrim, duke thënë: "Unë kam qëndruar në këtë vend, dhe Arafati i tëri është vendqëndrim". Koha e qëndrimit në Arafat fillon prej kalimit të diellit nga pika e zenitit (kur të hyjë koha e namazit të drekës), e deri në perëndim të diellit, ndërsa disa dijetarë kanë thënë se koha e qëndrimit në Arafat fillon prej lindjes së diellit të ditës së Arafatit, duke u bazuar në hadithin që transmeton Urvete b. Mudarris, i cili ka thënë: "Kam shkuar tek i Dërguari i Allahut në

Arafat dhe i kam thënë: “Erdha, o i Dërguari i Allahut, nga kodra Tajj, e kam lodhur kafshën time dhe e kam munduar vetveten time, Pasha Allahun! Nuk kam lënë kodër në të cilën të mos kem ndaluar unë në Haxh (a e kam Haxhin të pranuar)”? I Dërguari i Allahut tha: “Kush e arrin këtë namaz, (të drekës dhe të ikindisë), dhe vjen në Arafat para kësaj kohe, natën apo ditën, Haxhi i tij është plotësuar”. Nuk duhet të largohen haxhinjtë nga Arafati para se të perëndojë dielli, bazuar në hadithin që transmeton Xhabiri r.a., i cili thotë: “I Dërguari a.s. ka qëndruar derisa ka perënduar dielli dhe është larguar pak ngjyra e kuqërremtë, dhe është zhdukur drita”. Namazin e drekës dhe të ikindisë, në këtë vend haxhinjtë e falin me imam, së bashku namazin e drekës dhe të ikindisë, me një ezan dhe dy ikamete, të bashkuara dhe të shkurtuara, ndërsa përgjegjësi i haxhinjve mban një hytbe të shkurtër duke u shpjeguar haxhinjve rregullat dhe dispozitat e qëndrimit në Arafat dhe në ditët vijuese, të cilat duhet t’i përmbushin. Rekomandohet që, gjatë qëndrimit të tij në Arafat, haxhiu të jetë vazhdimisht me abdest, i kthyer nga kibla, duke shfrytëzuar kohën me lutje të sinqerta, kërkimfalje, lexim të Kuranit, telbije (Lebbejke allahumme lebbejk ….), tekbire, duke i ngritur duart gjatë duave, me përkushtim dhe frikë e respekt ndaj Allahut. Për kohën gjatë qëndrimit në Arafat, nuk ka ndonjë lutje të veçantë, po haxhiu E kujton Allahun dhe lutet për ato që ka nevojë nga çështjet e dynjasë dhe të Ahiretit. Rekomandohet që të përmblidhen mundësisht lutjet që kanë ardhur në Kuran dhe në Synetin e të Dërguarit të Allahut, duke pas parasysh se ato janë lutje gjithëpërfshirëse dhe kuptimplota. Po ashtu rekomndohet që të shpeshtohen fjalët “La Ilahe il-lallahu vahdehu la sherike leh lehul muljku ve lehul hamdu ve huve ala kul-li shej’in kadir”, bazuar në hadithin e Pejgamberit a.s., ku thotë: “Lutja më e mirë është lutja e ditës së Arafatit, dhe fjala më e mirë që kam thënë dhe (kanë thënë) të Dërguarit para meje, është: ‘La Ilahe il-lallahu vahdehu la sherike leh lehul mulku ve lehul hamdu ve huve ala kul-li shej’in kadir”. Po ashtu Pejgamberi a.s. ka thënë: “Fjalët më të dashura tek Allahu janë katra: Subhanallah, Elhamdulilah, La ilahe il-lallah, Allahu Ekber”.Nuk është prej synetit që haxhiu të shkojë doemos te kodra e Arafatit, e cila njihet si “kodra e rahmetit”, posaçërisht kur kemi parasysh numrin e madh të haxhinjve dhe mundësia për t’u lënduar për shkak të turmës, është e madhe, prandaj nuk ka nevojë të mundohet askush për të shkuar tek ajo e as për t’u ngjitur lart në të. E lusim Allahun e Madhërishëm që të gjithë haxhinjve t’ua mundësojë pranimin e Haxhit dhe lutjeve, dhe t’i lirojë ata nga zjarri i Xhehenemit!

1) Transmetojnë autorët e katër syneneve. (2) Shih El-Kamus El-Muhit f., 752, viti botimit 1995. (3)Kaptina El-Buruxh 3. (4) Transmeton Tirmidhiu, shih: Zadul- Mead 1/411. (5) Transmetojnë autorët e katër syneneve. (6) El-Maide 3. (7) Transmetojnë Buhariu dhe Muslimi, shih Zadul-Mead 1/62. (8) El-A’raf 172 (shih komentin e Ibn Kethirit f. 251). (9) Transmeton Muslimi (2747). (10) Transmetojnë Buhariu (1988) dhe Muslimi (2632)





Jusuf Zimeri

# Therja Islame

Me këtë nocion, në kuptimin gjuhësor kuptojmë veprimet 'prerje', 'therje', e këtë e vërteton edhe ajeti kuranor, ku Allahu xh.sh. thotë: "Me përjashtim të asaj që e keni therur (prerë)"[1] Nocioni "Edh-dhekat" në kuptimin esencial domethënë: 'freskim', 'pastrim', që nënkupton se therja e pjesëve të veçanta të trupit të kafshës, e cila është e lejuar sipas normave islame, bën edhe freskimin dhe pastrimin e mishit. Me nocionin "Dhebhun" ose "dhekatun" në kuptimin terminologjik të Sheriatit islam kuptohet: 'Prerja e pjesëve të veçanta të kafshës, mishi i të cilëve lejohet sipas normave islame. Dispozita e therjes së kafshës është kusht i lejimit të ngrënies së mishit të kafshës që është e lejuar për myslimanin, sepse asnjë lloj mishi nuk është i lejuar të hahet nëse nuk bëhet therja islame, me përjashtim të mishit të peshkut dhe karkalecit, kurse urtësia e therjes është ruajtja dhe kujdesi ndaj shëndetit të njeriut. Një nga problemet jetësore me të cilat ballafaqohen jo vetëm myslimanët në Perëndim, por edhe qeveritë e vendeve perëndimore, është edhe metoda a mënyra e prerjes së kafshës. Ky mospajtim për mënyrën e therjes së kafshëve ka nxitur shumë studiues që të bëjnë kërkime shkencore si për aspektet negative, ashtu edhe për ato pozitive. Këto nxitje me të madhe lindën pas fushatës dhe apelit që bëri Këshilli për ruajtjen dhe përkujdesjen e kafshëve në Angli FAVC, më 10 qershor 2003, kur i apeloi Qeverisë Angleze që të parandalojë therjen e kafshës sipas metodës islame dhe çifute. Si arsyetim për marrjen e këtij vendimi apo ligji kishin vuajtjet e kafshës gjatë prerjes deri në momentin e daljes së shpirtit. Për këtë arsye Qeveria Angleze mori vendim për të hartuar ligjin ku do të theksohet nevoja e humbjes së ndjenjave të kafshës para therjes, e kjo metodë njihet si metoda e therjes pa ndjenja ose metoda magjepsëse.Ne nuk e kemi ndërmend të bëjmë krahasime në mes therjes islame dhe mënyrave të tjera të therjes, por çfarë duhet përmendur në këtë rast, janë hulumtimet e shumta shkencore që janë bërë kohët e fundit, sipas të cilave, me argumente bindëse, paraqiten disavantazhet dhe përparësitë e këtyre mënyrave. Një prej studimeve më të famshme që janë bërë në këtë lëmë, është studimi i Rebeka Smit (Rebecca Smith), anëtare e veterinarisë ndërkombëtare për kafshët "VIVA". Rebeka në studimin e saj të metodës së prerjes së kafshës pa ndjenja, në mënyrë të detajizuar vuri në dukje rrezikun dhe dhembshmërinë e kafshëve të prera sipas metodës pa ndjenja, ngase ajo sqaroi se shumicës së kafshëve që theren sipas metodës pa ndjenja apo metodës magjepsëse, u rikthehet ndjenja e tyre gjatë gjakderdhjes para vdekjes së tyre. Një studiues tjetër i kësaj fusha është edhe studiuesi gjerman Shulc (Schultz), profesor në Universitetin e Hanoverit, i cili pas shumë

studimeve, nxori këtë përfundim: Dhembja për shkak të tarifës cerebrale “magjepsëse” nuk mund të krahasohet me therjen e ligjshme, e cila shkakton shumë më pak dhembje. Pastaj ai sqaroi se metoda e therjes pa ndjenja shkakton ndaljen e shpejtë të funksionimit të zemrës, që do të shpinte në rrjedhjen e gjakut që gjendet në mish, dhe kështu do të bëhej pastrimi i mishit.

## KUSHTET E THERJES ISLAME

Që të mund të konstatohet se therja e kafshës është bërë sipas parimeve të Sheriatit islam, duhen plotësuar këto kushte:

1. Të përmendurit e Emrit të Allahut xh.sh. para therjes

Të përmendurit e Emrit të Allahut xh.sh. në momentin e therjes së kafshës, është kusht për lejimin e ngrënies së mishit të kafshës së therur, e kjo mbështetet në ajete kuranore. Allahu xh.sh. ka thënë: “Dhe mos hani nga ajo që (para therjes) nuk është përmendur Emri i Allahut xh.sh., sepse vërtet është mëkat.”[2] Pejgamberi a.s. ka thënë: “ Nga kafsha gjaku i së cilës është derdhur dhe është përmendur Emri i Allahut, hani”[3] Se të përmendurit e Emrit të Allahut xh.sh. para therjes së kafshës është kusht, vërteton edhe konsensusi i dijetarëve islamë. Është synet që të thuhet “Bismil-lahi, Vallahu Ekber”. Dijetarët islamë janë unikë në mendimet e tyre se, nëse kafsha theret në emër të diçkaje tjetër, mishi i saj është i ndaluar (haram) për myslimanët. Sipas mendimit të dijetarëve të medhhebit hanefij, mospërmendja e Emrit të Allahut para therjes, mund të jetë:

1. Me qëllim, që domethënë se, nëse para therjes nuk përmendet Emri i Allahut xh.sh. me qëllim, atëherë mishi i asaj kafshe është i ndaluar për myslimanin, dhe kjo duke u mbështetur në argumentet e lartcituara.
2. Nga harresa, që domethënë se mishi i kafshës së therur pa përmendur Emrin e Allahut xh.sh., për shkak të harresës, është i lejuar, por duhet përmendur kur të hahet. Këtë mendim e mbështesin në ajetin kuranor, ku Allahu xh.sh. ka thënë: “O Zoti ynë, mos na dëno nëse harrojmë ose gabojmë“. Kurse sipas mendimit të Imam Shafiut, dispozita e të përmendurit të Emrit të Allahut xh.sh. para therjes, është synet, dhe nëse nuk përmendet Emri i Allahut xh.sh. para therjes, qoftë me qëllim ose nga harresa, mishi i saj është i lejuar për myslimanin. Këtë mendim Imam Shafiu e mbështet në faktin se Allahu xh.sh. lejoi ngrënien e mishit të kafshës së therur nga ata që janë Ehlul kitab, kur e dimë se Ehlul Kitabi të shumtën e rasteve nuk thonë ‘Bismil-lah’, e ky lejim është argument i mjaftueshëm që dëshmon se të përmendurit e Emrit të Allahut xh.sh. nuk është i detyrueshëm (Vaxhib). Sipas shafiinjve, kafsha e therur, mishi i së cilës nuk i lejohet myslimanit, është kafsha që është therur në emër të ndonjë sendi tjetër, sikur therej në emër të putave. Këtë mendim imam Shafiu e mbështet në hadithin e Pejgamberit a.s., të regjistruar në koleksionin e imam



Buhariut, të transmetuar nga Aisha r.a., e cila njëherë e kishte pyetur Pejgamberin a.s.: “Disa njerëz që e kanë pranuar Islamin rishtazi, na bien mish, e ne nuk e dimë se a e kanë përmendur apo jo Emrin e Allahut xh.sh. gjatë therjes. Pejgamberi a.s. i kishte thënë: Përmendeni Emrin e Allahut ju, dhe hani nga ai mish”. Ky hadith është argument i mjaftueshëm që vërteton se të përmendurit e Emrit të Allahut para therjes nuk është detyrim, sepse, sikur të ishte detyrim, Pejgamberi a.s. nuk do t’i kishte urdhëruar të hanin nga ai mish, po të kishte pasur ndonjë dyshim në të. Qëndrim më rigoroz ndaj kësaj çështjeje mban Imam Maliku, sipas të cilit të përmendurit e Emrit të Allahut xh. sh. gjatë therjes së kafshës është pjesë përbërëse e veprës “Rukn“, që nënkupton se mishi i kafshës që theret pa përmendur Emrin e Allahut xh.sh., është i ndaluar për besimtarët islamë, pavarësisht nëse mospërmendja është me qëllim apo nga harresa, për arsye se, kur bëhet fjalë për harresën si dukuri aksidentale, kjo nuk mund të ndikojë tek rukni i sendit.

## DOBITË E BISMIL-LAHIT DHE TEKBIRIT GJATË THERJES SË KAFSHËS

Qendra shëndetësore kishte formuar një grup mjekësh ekspertë me Dr. Fajiz Al Hakim në krye, të cilët kishin për detyrim që të eksperimentonin disa çështje rreth prerjes së kafshëve. Ky grup ekspertësh kishin prerë pesë kafshë, sipas metodës së prerjes islame dhe para therjes kishin shqiptuar Bismilahin dhe tekbirin, e më pastaj kishin prerë edhe pesë të tjera sipas së njëjtës metodë, por nuk kishin shqiptuar Bismilahin dhe as tekbirin. Pastaj kishin



marrë mostrat nga të dy grupet e kafshëve të prera, dhe pas 48 orësh kishin dalë me këto rezultate: Mishi i kafshëve, para therjes së të cilave nuk ishte përmendur Emri i Allahut xh.sh., ishte i mbushur përplot me baktere, në dallim nga mishi i kafshëve para therjes së të cilave ishte përmendur Emri i Allahut xh.sh., që ishte plotësisht i pastër nga bakteret. Ky rezultat ishte shpalosur në mëngjesin e 17 shtatorit 2000, në orën tetë të mëngjesit. Meqë ky rezultat mahniti të gjithë të pranishmit, u vendos që procesi të përsëritej edhe një herë në praninë e shumë mjekëve të fushave të ndryshme, dhe ky proces do të bëhej para syve të tyre e të opinionit. Kështu, në një thertore në Damask, më 26 shtator 2000, u bë therja dhe më pastaj në një laborator u bë testimi i mishit. Rezultati doli identik dhe i saktë krahasuar me rezultatet e radhës së parë, pra mishi i therur me Bismilah nuk përmbante baktere, kurse mishi i therur pa Bismilah përmbante baktere, madje edhe sosh të rrezikshme. Në anën tjetër, ngjyra e mishit të therur me Bismilah dhe tekbir kishte ngjyrën e dritës së lules thjerrëz, kurse ngjyra e mishit të therur pa tekbir ishte ngjyrë e kuqe e mbyllët, që anonte nga e kaltra. E, për sa u përket qelizave, u dëshmua se te mishi i kafshës që ishte prerë pa Bismilah, kishte ngelur gjak i rëndë, kurse te mishi i kafshëve të therura me Bismilah, nuk kishte ngelur gjak në qeliza. Në një studim kryer nga 30 studiues, dëshmohet se mishi i prerë duke përmendur Emrin e Allahut xh.sh. dhe tekbirin, është plotësisht i pastër nga bakteret, në dallim nga mishi i therur pa përmendur Emrin e Allahut xh.sh., i cili është i mbushur përplot mikrobe. Ekipi i studiuesve të lartë nga profesorët e Universitetit të Sirisë për zbulime shkencore, treguan se ka një ndryshim të madh midis mishit të prerë me Bismilah dhe të atij pa Bismilah për sa i përket pastërtisë nga mikrobet. Pastaj u ngrit sërish një ekip prej 30 mjekësh, ekspertë nga fusha të ndryshme të mjekësisë laboratorike, baktereve, viruseve, ushqimit dhe higjienës së mishit, nga anatomia patologjike, veterinaria, nga mjekësia interne, sëmundje zorrësh, sistemi i tretjes, - dhe të gjithë këta bënë kërkime laboratori biologjike dhe anatomike për më shumë se tre vjet, me qëllim të studimit të dallimit midis mishit të kafshëve të therura me Emrin e Allahut e tekbirin dhe atyre pa u përmendur Emri i Allahut xh.sh.. Në fund hulumtimi i tyre dëshmoi për rëndësinë dhe nevojën për të përmendur Emrin e Allahut dhe tekbirin në çastin e therjes së kafshës dhe shpezëve. Pra, rezultatet ishin mahnitëse në këtë drejtim dhe ata i përshkruan si mrekulli që janë mbi nivelin e fantazisë. Përgjegjësi i këtij ekipi, i cili ishte i autorizuar për komunikim me mediet, studiuesi Dr. Halid Halave, thotë: "Analizat laboratorike vërtetojnë se struktura e mishit të therur pa tekbir dhe pa Bismilah është përplot me baktere dhe qelizat e tij janë përplot me gjak, në dallim nga mishi që para therjes së kafshës është përmendur Emri i Allahut xh.sh. dhe tekbiri, që është i pastër nga mikrobet dhe qelizat e tij janë pa gjak". Më pastaj Dr. Halave, në fjalën e tij, përshkroi se ky është një zbulim i madh, është një revolucion i vërtetë shkencor në fushën e shëndetit të njeriut dhe të sigurisë në lidhje me shëndetin dhe konsumimin e mishit nga kafshët, që vërteton se pastrimi i tij bëhet përmes përmendjes së Emrit të Allahut dhe tekbirit. Në anën tjetër, studiuesi Abdulkader Dirani ka deklaruar: "Mungesa e vetëdijes në kohën tonë për vlerat madhështore që përfshihen në përmendjen e Emrit të Allahut dhe tekbirit para therjes, kishte çuar në neglizhencë dhe harresë përmendjen e Emrit të Allahut xh.sh. në çastin e therjes së kafshës dhe shpezëve, prandaj pikërisht kjo na nxiti për parashtrimin e çështjes dhe studimin akademik të përmendjes së Emrit të Allahut".

## THERËSI TË JETË MYSLIMAN

Që të lejohet mishi i kafshës së therur, është kusht që therësi të jetë mysliman, e kjo mbështetet në ajetin kuranor, ku Allahu xh.sh. thotë: "Përveç asaj që e therët ju". Për sa i përket therjes së kafshës nga pjesëtarë të një feje nga Ehlul kitabët, në parim lejohet të hahet nga ai ushqim, e ky mendim bazohet në ajetin kuranor, ku thuhet: "Dhe ushqimet (të therurat) e ithtarëve të librit (krishterëve dhe hebrenjve) janë të lejuara për ju, e edhe ushqimet tuaja janë të lejuara për ta".[4] Në këtë kontekst, Ibni Abasi r.a. ka thënë: "Është lejuar ushqimi (therja) i çifutëve dhe të krishterëve, për shkak se ata besuan në Teuratin dhe Inxhilin". Për sa i përket qëndrimit islam gjatë therjes së kafshëve nga idhujtarët, ateistët që nuk besojnë ose edhe të atyre që besojnë në

zota të ndryshëm, si në zjarrin, yjet etj., mishi i kafshës së therur nga ata nuk lejohet për myslimanët. Për sa i përket ndalimit të mishit të therur nga ithtarët e feve të tjera, këtë e vërteton edhe hadithi i Pejgamberit a.s., i cili në një rast, kur ishte pyetur lidhur me zjarrputistët, pati thënë: "Veproni me ta ashtu si veproni me ithtarët e librit veçse mos u martoni me femrat e tyre, dhe mos e hani mishin e të therurave të tyre".

### MJETI I PËRDORUR PËR THERJE

Të gjithë fukahenjtë islamë janë unikë në mendimet e tyre se çdo mjet prerës, i cili pret e copëton, që shkakton daljen e gjakut, mund të përdoret si mjet i prerjes, dhe mishi i tillë është i lejuar. Mirëpo dijetarët islamë kanë polemizuar për tri gjëra nëse lejohet apo jo therja me to, e ato janë: dhëmbi, thoi dhe ashti. Sipas dijetarëve të medhhebit hanefi dhe maliki, lejohet të pritet edhe me to, nëse janë të nxjerra nga vendi i tyre dhe shkaktojnë gjakderdhje. Argument i tyre është hadithi i Pejgamberit a.s., ku ka thënë: "Derdhe gjakun me se të dëshirosh", ose në transmetimin tjetër: "Preji arteriet me se të dëshirosh "

### PRERJA E PJESËVE TË CAKTUARA

Që të lejohet ushqimi i kafshës së therur, duhet të priten patjetër këto pjesë:

1. Gabzherri, organi i përcjelljes së frymëmarrjes,
2. Fyti, organi për përcjelljen e ushqimit,
3. Dy arteriet e gjakut.

Sipas mendimit të Ebu Hanifes dhe Imam Muhamedit, nëse priten shumica e këtyre pjesëve, atëherë mishi i asaj kafshe është i lejuar, kurse sipas Ebu Jusufit, minimumi që duhet të theret te kafsha, në mënyrë që mishi i saj të jetë i lejuar për myslimanin, është prerja e: gabzherrit, fytit dhe një prej arterieve të gjakut.

### PASOJAT NGA MOSTHERJA ISLAME

Për prerjen e kafshëve sipas metodës joislame, flet Dr. Darim Tabai, i cili thotë: "Në disa shtete kafshët mbyten sipas mënyrës së gabuar, siç është ngulfatja, ose përmes elektrocutionit apo me plumb etj. Këto metoda të mbytjes së kafshëve i mundësojnë kafshës ngeljen e gjakut në trupin e saj, që është një fushë pjellore për rritjen dhe zhvillimin e baktereve në mënyra të ndryshme. Këto metoda të therjes së kafshëve i dhurojnë kafshës dhembje të tmerrshme, e cila reflektohet në ngjyrën e mishit që anon nga ngjyra e kaltër. Kurse me përmendjen e Emrit të Allahut xh.sh., çështja është krejtësisht e kundërt dhe kafsha përjeton sikur t'i afrohet një bote krejtësisht tjetër, botës së kënaqësisë dhe gëzimit të madh". Në anën tjetër, Profesor Dr. Ibrahimi Mehre, profesor i kafshëve dhe sëmundjeve të shpezëve në Universitetin e Damaskut, dhe njëkohësisht edhe anëtar i ekipit kërkimor mjekësor, thotë: "Disa orientalistë pretendojnë se metoda islame për prerjen e kafshëve është çnjerëzore. Këtë mendim të tyre e mbështesin vetëm në kontraktimet dhe konvulsionet nga kafshët pas therjes. Mirëpo, në fakt, e vërteta është plotësisht e kundërta e kësaj që thonë ata. Nëse veprimi i therjes kryhet plotësisht sipas rregullit islam, duke përmendur Emrin e Allahut dhe tekbirin, atëherë ndërpriten menjëherë gjaku dhe ajri nga truri i kafshës, dhe në këtë mënyrë kafsha e humb ndjenjën e plotë". Në anën tjetër, Muhamed Menzelxhi thotë: "Mënyra e therjes islame është më e mirë për shkak të presionit të gjakut, i cili reduktohet në mënyrë graduale derisa të bëhet pastrimi i plotë i gjakut. Metodat e tjera të therjes shkaktojnë paralizimin e pjesëve të trupit të kafshës,që shkaktojnë ngritjen e tensionit të gjakut deri në 28 shkallë, gjë që e bën kafshën të vuajë nga dhimbjet e tmerrshme prej 5 deri 10 minuta, derisa të pushojë zemra. Pastaj, pas rrjepjes së lëkurës, vërejmë se venat e gjakut janë të fryra me gjak, e kjo jep mundësinë e prishjes së shpejtë të mishit, prandaj edhe kjo është arsyeja që ata shpejtojnë që mishin ta fusin menjëherë në frigorifer për të mos u prishur, kurse mishin që është therur me Emrin e Allahut dhe me tekbir, kemi mundësi ta varrim menjëherë në shitore dhe nuk prishet, ngase përqindja e gjakut të ngelur në të është minimale.

Në fund të rikujtojmë se cilat janë arsyet e ngeljes së gjakut në mish.

1. Zemra pushon me vdekjen e kafshës e gjaku nuk del me shpejtësi nga kafsha pas therjes.
2. Procesi i shokut shkakton plasjen e arterieve të vogla dhe venave të gjakut, që janë në mish dhe kështu gjaku shpërndahet nëpër mish, e më pastaj nuk ekziston asnjë mënyrë për ta nxjerrë gjakun nga mishi. Kjo mënyrë sipas nesh rezulton ngjashëm sikur gjaku te kafsha e ngordhur, e këto dy ushqime, sipas Kuranit dhe Synetit, janë të ndaluara për myslimanët.
3. Dëmi i tretë që vjen nga shoku, është çrregullimi dhe ndryshimi që shkaktohet në përbërjen kimike të mishit, i cili bëhet i pashëndetshëm dhe jokalorik.
4. Dëmi i katërt që është provuar dhe vërtetuar në disa studime evropiane që janë bërë kohët e fundit, është se prej disa goditjeve shkaktohet sëmundja e çmendurisë së kafshës, për shkak se goditja deformon procesin e funksionimit të trurit duke infektuar qelizat nervore të trurit, kur ka një vrimë në kokë, pasi të shtënat bëhen mbi kokën e kafshës.

Krejt në fund, të themi se mjetet e ndryshme të goditjeve janë të dhembshme dhe torturuese për kafshët, e pra, cili njeri ka mundësi të vërë dorën e tij në një burim elektrik dhe të mos ndiejë dhembje. Pra, kujdesi ndaj kafshëve që nuk flasin dhe as ankohen, është tërësisht në përgjegjësinë tonë.

[1] El Maide:3 [2] El En;am :121 [3] Buhariu ,[4] El Maide 5.



Bernard Tahirbegolli

# Haxhi dhe lidhjet e komunikimit të qelizave trunore

Kongresi më i madh në botë, që i zhvillon "punimet" një herë në vit dhe tubon në një vend miliona njerëz nga të katër anët e botës, nuk duhet t'i dezorientojë "kongresmenët" në aspektin e ruajtjes së shëndetit personal dhe kolektiv. Sepse këta "kongresmenë" në këtë takim vjetor janë mysafirë të All-llahut xh.sh. dhe sigurisht ky Nikoqir kujdeset për mirëqenien e plotë të mysafirëve të Tij. Ky "kongres" që mbledh në një vend të shenjtë, në Mekë miliona myslimanë, në një ritual që është një nga shtyllat e Islamit, quhet Haxh dhe këta "kongresmenë" janë haxhinjtë. Ky "kongres" cilësohet si kongresi më i madh në botë, si për nga numri i pjesëmarrësve, ashtu edhe për nga numri i çështjeve që shtrohen aty.

Aspekti mjekësor i këtij “kongresi” është po ashtu i një rëndësie të veçantë, ngase atje parashtrohen miliona çështje mjekësore! Aspekti shëndetësor i një tubimi të tillë aq gjigant, është një sfidë për punonjësit shëndetësorë, që të vënë në funksion të gjitha “lidhjet e komunikimit të qelizave trunore”, që të kujdesen për shëndetin e çdo haxhiu në veçanti, dhe të të gjithë haxhinjve, në përgjithësi. Ngase, përveç që duhet të kujdesen që sëmundjet paraprakisht të mos rishfaqen, siç është për shembull kolera, e cila ka shkaktuar epidemi deri në vitin 1989, e tani nuk shkakton probleme falë intervenimeve të duhura. Po ashtu një kujdes i shtuar duhet të kihet që të parandalohet përhapja e sëmundjeve të ndryshme që vijnë bashkë me “kongresmenët” në këtë takim. Haxhi është një adhurim i mrekullueshëm, i obliguar nga Allahu për myslimanët: “Për hir të All-llahut, vizita e shtëpisë (Qabesë) është obligim për atë që ka mundësi udhëtimi tek ajo, e kush nuk e beson (ai nuk e viziton); All-llahu nuk është i nevojshëm për (ibadetin që e bëjnë) njerëzit’’. (Ali-Imran, 97).“Rikujto kur Ne e udhëzuam Ibrahimin për në vendin e shtëpisë (Qabesë): të mos më bëjë Mua shok, pastroje shtëpinë Time për ata që e vizitojnë (bëjnë tavaf), që qëndrojnë në këmbë duke u falur, duke u përkulur dhe që bëjnë sexhde. Dhe thirr ndër njerëz për haxhin, se të vijnë ty këmbësorë e edhe kalorës me deve të rraskapitura, që vijnë prej rrugëve të largëta. (Vijnë) Për të qenë të pranishëm në dobitë e tyre dhe që të përmendin All-llahun në ato ditë të caktuara (në shenjë falënderimi) dhe sepse i ka furnizuar me kafshë. Hani pra prej tyre (kurbanëve) dhe ushqeni të ngushtuarin e të varfrin”. (Haxh, 26-28).Ai është përkufizim për rrugën e nisur që njerëzit ta gjejnë dhe të ripajtohen me identitetin personal, gjegjësisht me natyrshmërinë e pastër njerëzore, ashtu sikurse janë krijuar nga Krijuesi Fuqiplotë.

## HAXHI NJË MUNDËSI QË NJERIUN TA KTHEJË NË JETË MË TË FORTË

Sfidat mjekësore, me të cilat ballafaqohet shëndetësia në lidhje me këtë “kongres”, janë të ndryshme, duke filluar nga një perceptim jo i drejtë i vetë obligueshmërisë së ibadetit nga ana e myslimanëve. Kjo sepse Haxhin e perceptojnë si një ibadet të njerëzve që janë larguar nga roli aktiv në shoqëri, dhe presin që dita-ditës t’u vijë edhe momenti i frymëmarrjes së fundit. Pra, ky perceptim i këtij ibadeti, si udhëtimi i fundit i “lumturisë”, dhe pjesëmarrja në të i një mase gati absolute personash në moshë, është sfida më e madhe shëndetësore e këtij ibadeti. Sa kohë që ky ibadet duhet të kuptohet drejt, si një mundësi që njeriun ta kthejë në jetë më të fortë, më dinamik, më të përgjegjshëm, më punëtor, të përtërirë, të kompletuar si personalitet, të kujdesshëm dhe të respektueshëm



për qenien e vet, për kultivimin e një personaliteti që gjithherë i jep përparësi paqes dhe tolerancës. Sigurisht që një numër i problemeve shëndetësore që kanë lidhshmëri me moshën dhe sëmundjet kronike, gjatë Haxhit nuk do t’i sfidonin punonjësit shëndetësorë. Pra, ajo që deshëm të theksojmë këtu, si një nga problemet shëndetësore lidhur me Haxhin, është vetë mosha e shtyrë e haxhinjve. Ngase me moshën njeriu fillon të lëngojë nga sëmundje të ndryshme dhe, kur arrin në një moshë të thyer, sikur sëmundjet bëhen “shumë të shoqërueshme” dhe s’mund të rrinë pa njëra-tjetrën, duke u grumbulluar kështu tek një person. Një masë e konsiderueshme e haxhinjve në moshë të thyer lëngojnë nga ndonjë sëmundje kronike, si p.sh. diabeti, hipertensioni, insuficienca kardiake (pamjaftueshmëria e zemrës), insuficienca renale (pamjaftueshmëria e veshkave), cirroza e mëlçisë, bronkopneumonitë (ndezje të mushkërive), etj.. Në kuadër të aspekteve mjekësore para nisjes për Haxh, do të veçojmë parapërgatitjet fizike, psikike dhe shpirtërore të çdo personi që ia mësyn vizitës së shtëpisë së Allahut, Qabesë, duhet t’i realizojë. E para prej tyre që do të përmendim këtu, është vaksinimi për sëmundje të caktuara para se të marrë rrugën për Haxh. Vaksinat që Ministria e Shëndetësisë e Arabisë Saudite i ka bërë obligim për çdo person që t’i marr para se të hyjë në Arabinë Saudite, gjegjësisht për disa duke i bërë kusht edhe për marrjen e vizës, janë disa sosh. Ndër to është edhe vaksina katërvalente e monokokut (A, C, Y dhe W135), e cila mbron nga infeksioni i cipave trunore me gonokok (meningjiti monokoksal), një infeksion ky që kohë pas kohe ka shkaktuar probleme masivisht gjatë

ritualit të Haxhit. Po ashtu vaksina e Polios, vaksina kundër hepatit A dhe B. Meqë gjatë ritualeve të Haxhit, ka numër të madh njerëzish me të cilët ka mundësi që një haxhi të takohet, atëherë rekomandohet që ata të marrin edhe vaksinën kundër gripit. Kjo për të mbrojtur veten dhe të tjerët nga virusi i gripit dhe nga ftohja, që mund të bartet përmes ajrit, për t'u bërë kështu një nga sëmundjet më të shpeshta gjatë Haxhit, e cila klasifikohet si sëmundje e traktit të sipërm respirator. Çdo person që dëshiron të marrë rrugën për Haxh, duhet të bëjë një vizitë këshilluese tek mjeku familjar, i cili ia ndjek gjendjen e shëndetit, në mënyrë që ai t'u përmbahet këshillave të tij për periudhën derisa të kthehet, duke mos harruar ta marrë me rregull terapinë. Normalisht si parapërgatitje në këtë aspekt është edhe marrja në sasi të mjaftueshme e preparateve mjekësore që i ka caktuar mjeku, për kohën derisa të kthehet nga Haxhi.

## PËRGATITJA FIZIKE PËR HAXH

Një vizitë e rregullt te stomatologu për kontrollin dhe trajtimin e sëmundjeve të dhëmbëve dhe gojës, është nga përgatitjet e domosdoshme që duhet të bëhen. Kjo sepse dhembja e dhëmbëve është nga dhembjet më të forta dhe mund të shkaktojë hendikepe në kryerjen e ritualeve të Haxhit. Personave që mbajnë syze me dioptri, u këshillohet që t'i marrin me vete një palë syze rezervë si dhe të marrin recetën e mjekut për xhamat, sepse në rast të ndonjë aksidenti të vogël, mund t'u thyhen syzet dhe vazhdimi i mëtutjeshëm i ritualeve mund të pengohet për të, po të bëhet barrë e të tjerëve. Në kuadër të parapërgatitjeve për Haxh nuk duhet harruar as kondicioni fizik, sepse për kryerjen e ritualeve të Haxhit vërtet do të kenë nevojë të jenë të qëndrueshëm. Prandaj, të gjithë atyre që do të marrin këtë rrugë, u rekomandohet të fillojnë ushtrime për kondicionin e ecjes. Duke i bërë vetes obligim që çdo ditë, duke filluar katër deri gjashtë javë para Haxhit, të ecë 1-2 orë me një ritëm normale. Femrat që duan të udhëtojnë për të plotësuar këtë detyrim prej shtyllave të Islamit, duhet të konsultohen me gjinekologun a gjinekologen për gjendjen shëndetësore dhe mundësinë e shtyrjes së ciklit menstrual, nëse është e nevojshme, për pak ditë gjatë Haxhit. Kurse gratë shtatzëna që duan të marrin këtë rrugë, duhet të konsultohen patjetër me gjinekologun/en për gjendjen shëndetësore dhe mundësinë e udhëtimit. Ky konsultim praktikisht vlen për gjashtë muajt e parë, sepse për tre muajt e fundit të shtatëzanisë nuk rekomandohet udhëtimi.

Ndërkaq, në kuadër të parapërgatitjeve psikike, duhet të përmendim që faktori më i shpeshtë shqetësues për hanxhinjtë do të jetë masa shumë e madhe e njerëzve të përqendruar në një vend. Nga këshillat me vlerë për secilin që merr këtë rrugëtim, është që ne nuk jemi në Haxh për t'i ndryshuar sjelljet dhe mentalitetet e njerëzve me prejardhje nga vende të ndryshme, por t'i pranojmë ato dhe ata ashtu siç janë. Kjo masë e madhe njerëzish, së cilës as që mund t'ia shohësh fundin, vijnë dhe për një kohë të shkurtër mbipopullojnë qytetin 250 000 banorësh të Mekës. Pastaj, në aspektin e komoditetit personal në ibadet, duhet pasur parasysh faktin që nuk do të arrijmë ta sigurojmë në masë të duhur gjatë ritualit të Haxhit. Kjo, sepse në një vend ka aq shumë njerëz, saqë edhe hapësira personale nganjëherë është e papërfillshme. Duhet ta kemi parasysh që të gjithë ata janë aty për një qëllim, për të kryer Haxhin, ashtu sikurse ky qëllim është edhe yni. Gjatë kryerjes së ritualeve të Haxhit mund të shfaqen probleme shëndetësore fizike dhe psikike. Vlen të theksohet se nga problemet më të shpeshta shëndetësore gjatë Haxhit janë ato të sëmundjeve infektive, që atakojnë sistemin respirator dhe traktin gastrointestinal. Do të përmendim disa nga masat mbrojtëse që janë të thjeshta, por mund të na kursejnë shëndetin nga sëmundja. Ndër to është pastrimi i duarve me sapun dhe ujë para dhe pas ngrënies, pas kthimit nga xhamia, etj., pastaj pastrimi i ushqimeve të freskëta që duam t'i konsumojmë. Në këtë mënyrë do të zvogëlojmë në masë të madhe numrin e mikrobeve me të cilat do të ballafaqohet sistemi ynë imunitar, për të mbajtur trupin me shëndet të mirë. Ushqimi në përgjithësi duhet të jetë i begatuar mjaft me lëngje dhe sidomos gjatë qëndrimit në Arabinë Saudite, sepse temperaturat janë të larta (rreth $30^0$ C) dhe ndikojnë në humbjen e lëngjeve. Si pasojë e kësaj humbjeje të lëngjeve, përveç dehidrimit, përkeqësimit të sëmundjeve që tashmë ekzistojnë, mund të shfaqet edhe shqetësimi i kapsllëkut. Nuk duhet harruar as kontrolli i afatit a skadimit të prodhimeve që konsumohen, ngase hanxhinjtë mund të helmohen shumë lehtë. Konsumimi i ujit nga çdo krua duhet të evitohet aq sa të jetë e mundshme, ngase ujërat e ndryshme kanë edhe baktere në sasi të caktuara, të cilat mund të ndikojnë në shfaqjen e diarresë (barkqitjeve të lëngshme). Sigurisht ndër këto ujëra nuk është uji Zemzem, të cilit Ministria e Shëndetësisë e Arabisë Saudite i bën kontrolle të rregullta, si dhe ruajtja dhe bartja e tij janë të sigurta nga kontaminime mikrobiale. Përveç kësaj, uji Zemzem është ujë që edhe vetë Pejgamberi a.s. na ka porositur ta pimë duke na thënë:

"Uji më i mirë në faqen e dheut është uji i Zemzemit; në të ka ushqim që të ngop dhe shërim nga sëmundja". ( Taberaniu); "Ai ujë është i bekuar, ai është ushqim ngopës". ( Ebu Dherrit). Nga problemet që shpesh mund të hasen gjatë qëndrimit në hotel, është edhe i ashtuquajturi "klimatizim". Ndryshimi në mes temperaturës së mjedisit të mbyllur, ku qëndrojmë, dhe temperaturës jashtë, nuk rekomandohet të jetë me i lartë se $3\text{-}5^0$ C. Kjo sepse mund të shkaktojë disbalans të temperaturës trupore dhe, si pasojë, shkaktohet ftohja.



**UJI I ZEMZEMIT UJË I BEKUAR**

Personave që lëngojnë nga sëmundje kronike, si për shembull nga ato të sistemit kardiovaskular, u rekomandohet që të mos qëndrojnë për një kohë të gjatë në hapësira të hapura, ku i godasin drejtpërdrejt rrezet e diellit, sidomos jo në orët e mesditës, për arsye se mund t'u keqësohet gjendja shëndetësore e të humbin vetëdijen.

Gratë shtatzëna, që marrin këtë rrugë, duhet të kenë kujdes që, edhe gjatë rrugës edhe gjatë qëndrimit atje, t'u përmbahen këshillave që kanë marrë nga mjeku në vizitën këshilluese para nisjes në Haxh, si dhe duhet të kujdesen patjetër për marrjen e ushqimit të mjaftueshëm dhe të preparateve shtesë, për të mos pësuar pagjakësi, që është një nga gjendjet më të shpeshta. Në kuadër të ritualeve të Haxhit është edhe ruajtja e kokës për meshkujt, për se duhet pasur kujdes që të përdoren mjete të pastra apo të papërdorura, sepse mund të ndodhë bartja e ndonjë sëmundjeje (për shembull hepatiti B apo C) me mjete të papastra të rrojës. Pra, t'i kërkojnë personit që do t'ua rruajë kokën, që ta ndërroj briskun/zhiletin dhe të përdorë të ri. Kjo sepse ata shpeshherë harrojnë ta bëjnë këtë, qoftë nga lodhja, qoftë edhe nga numri shumë i madh i klientëve. Pas kthimit nga ky rrugëtim i plotësimit të shtyllës së pestë të Islamit, është e këshillueshme që gjithsecili të shkojë dhe të bëjë një vizitë të zakonshme te mjeku personal, duke marrë me vete edhe ndonjë dokument shëndetësor eventual për intervenimet shëndetësore që mund të ketë pasur gjatë udhëtimit. Për sa i përket aspektit psikik dhe dobive të këtij rrugëtimi në Haxh, po përmendim vetëm dy prej tyre. E para është që, për ato pak ditë në Haxh, njeriu mësohet të jetë pjesë e masës milionëshe të njerëzve, duke e kuptuar se roli i gjithsecilit është i veçantë dhe i domosdoshëm në bashkëjetesë dhe mirëqenie të përgjithshme. Kurse e dyta është që njeriu e kupton se sa i vogël është në krahasim me krijimet e Allllahut dhe se Ai është i panevojshëm për lutjen e tij. Veçse njeriu është i nevojshëm për Krijuesin e tij. Për të parandaluar një numër problemesh shëndetësore, duhet ta ndërrojmë botëkuptimin e gabuar të Haxhit si udhëtimi i fundit para vdekjes ose për të vdekur atje. Sepse kjo do të tejkalojë shumë probleme shëndetësore dhe, përveç kësaj, vetë Haxhi nuk është përgatitje për vdekje, po është përgatitje dhe mobilizim për jetë.

# LEBEJK ALLAHUME LEBEJK LEBEJKE LA SHERIKE LEKE LEBEJK INEL HAMDE VE NIEMETE LEKE VEL MULK LA SHERIKE LEK

TË PËRGJIGJEM O ZOT, TY, ZOTI IM, TË PËRGJIGJEM,
TË PËRGJIGJEM, QË NUK KE SHOK, TË PËRGJIGJEM TY,
PËR TY ËSHTË ÇDO LËVDATË E FALËNDERIM, DHUNTI E PUSHTET, DHE NUK KE SHOK





Dr Islam Hasani

# Origjina dhe Zhvillimi i sigurimeve islame TEKAFUL

Fjala 'tekaful' apo sigurim, rrjedh nga fjala arabe që do të thotë sigurim apo garantim i përbashkët, në të cilin një grup i pjesëmarrësve pajtohen ndërmjet tyre që të sigurojnë njëri-tjetrin kundër ndonjë humbjeje të përcaktuar. Koncepti i sigurimit, ku burimet mblidhen së bashku për të ndihmuar të nevojshmit, është në pajtueshmëri me parimet e Sheriatit. Sigurimi që bazohet në reciprocitet, është i lejuar. Në kohën para Islamit ekzistonte një lloj sigurimi që quhej 'dijah' (paratë e gjakut), i cili ishte barrë e të afërmve të vrasësit, që quhej 'Akilah.[1] Akilah i referohet grupit që është në afërsi gjakut me babanë e vrasësit dhe që janë përgjegjës për t'i ndihmuar atij që ka për ta paguar gjakun. Me themelimin e ligjit islam, kësaj praktike iu dha legjitimiteti, duke vlerësuar rëndësinë e dijah-ut (pagesës së gjakut në mënyrë të organizuar) për të parandaluar ngatërresat ndërmjet fiseve dhe për t'i bashkuar të gjitha fiset dhe njerëzit në një komunitet – në komunitetin mysliman. Evidenca për akilah figuron në Kushtetutën e Medinës menjëherë pas hixhretit, anëtarët patën themeluar një fond të përbashkët që quhej Kenz (thesar); nëse një anëtar i fisit kishte bërë ndonjë krim, ai duhej të paguante për dëmin e shkaktuar. Ky fond shërbente për të ndihmuar personin që të paguante dëmin. Pejgamberi alejhi selam i pati caktuar disa shuma specifike për kompensim për lëndime të ndryshme. Për shembull, 15 deve paguheshin si kompensim për ndonjë lëndim apo frakturë në kokë; 10 deve paguheshin për humbje të një gishti të këmbës a të dorës. Dhe, nëse vërtetohej se një lëndim shkaktonte fatalitet, atëherë vrasësi duhej të paguante 100 deve ose kundërvlerën për familjen e viktimës. Vlera e këtij institucioni mund të dihet nëse kemi parasysh se në atë kohë ndodhte që fiset të mund të shkatërroheshin duke vrarë pjesëtarë të njëri-tjetrit për shkak të mospagesës së gjakut për familjen e viktimës si kompensim dhe për vrasësin si dënim. Ky veprim ka mbështetje edhe në Kuran: Ne u caktuam atyre në të (në Tevrat) kundërmasat ndëshkuese: njeriu (mbytet) për njeriun, syri për syrin, hunda për hundën, veshi për veshin, dhëmbi për dhëmbin, por edhe plagët kanë kundërmasë. E kush e fal atë (hakmarrjen), ajo është shpagim (nga mëkatet) për të. E kush nuk vendos sipas asaj që zbriti All-llahu, ata janë mizorë (të padrejtë). (El Maide : 45),"Asnjë besimtari nuk i është e lejuar të mbysë besimtarin tjetër, përveç gabimisht. E kush mbyt gabimisht një besimtar, ai është i obliguar të lirojë një rob besimtar dhe shpagimin (e gjakut) t'ia dorëzojë familjes së tij, përveç në qoftë se ia falin (familja gjakun) ..." (El-Nisa': 92).

Juristët myslimanë vlerësojnë se baza e përgjegjësisë së shpërndarë në një sistem tek Akilah, e cila zbatohej në Mekë dhe Medinë, kishte vënë themelet e sigurimit reciprok. Sigurimet e para në Islam qenë themeluar në fillim të shekullit të dytë të hixhretit; atëherë kur arabët myslimanë filluan të zgjeronin tregtinë e tyre

edhe me vendet e Azisë së Largët, ata u dakorduan që të kontribuonin bashkërisht në një fond, prej të cilit do të kompensohej nëse ndonjërit prej tyre i ndodhte ndonjë fatkeqësi gjatë udhëtimeve të largëta detare apo tokësore[2].

## SIGURIMET E PARA NË BOTËN ISLAME

Sistemi i sigurimit sjell një siguri të arsyeshme për individ dhe për kompani të ndryshme kundër ndonjë rreziku, siç janë zjarri e vjedhja, apo ndonjë përgjegjësie publike. Koncepti i kësaj natyre të sigurimeve në botën arabe zbatohej në shekullin 18 për shkak të marrëdhënieve tregtare me Evropën. Në fillim ishte njohur si 'Sukurta' në gjuhën arabe dhe 'Sigorta' në gjuhën turke, ndërsa sigurimet islame sot njihen me emrin a termin 'Tekaful' që është adoptuar në shekullin 20 dhe domethënë 'sigurim i përbashkët'[3]. Sigurimet konvencionale për herë të parë u paraqitën në Botën Islame me prejardhje nga vendet evropiane. Kjo ndodhi shumë më herët sesa të themeloheshin sigurimet nga vetë myslimanët. Mirëpo, tregtarët mysliman, në veçanti ata që ishin në biznesin e transportit detar, gradualisht filluan të përdornin sigurimin që ishte për transportin e prodhimeve që kishin destinim Evropën ose vinin nga Evropa. Kështu, në këtë fushë filloi të punohej dhe u themelua kompania e parë e sigurimeve në vendet myslimane nga vetë myslimanët në vitin 1893 - nga osmanlinjtë në Stambollin e sotëm, që quhej 'Osmanli Ummum Sigort'[4]. Themelimi i kësaj kompanie u bë pasi më parë qe rregulluar infrastruktura ligjore për sigurimet e marinës dhe sigurime të tjera.

## PARIMET E SIGURIMEVE ISLAME

Sigurimi islam si një institucion biznesi, bazohet në mundësinë e ndihmës dhe përkrahjes së njerëzimit. Qëllimi i sigurimit duhet të jetë që të ofrojë mbështetje për njerëzimin dhe jo për të mundësuar pasurimin e individëve a grupeve të caktuara. Dhe vlerësimi i punës së një kompanie të sigurimeve duhet të bëhet në bazë të efikasitetit dhe ndërgjegjes - sa ka qenë në shërbim të njerëzve dhe jo vetëm në baze të rritjes së aseteve të kompanisë për të kënaqur pronarët dhe aksionarët e kompanisë së caktuar.

## NEVOJA PËR MBULESË FINANCIARE

Njeriu i ekspozohet mundësisë së ballafaqimit me katastrofa të ndryshme, të cilat mund të çojnë në tragjedi të ndryshme, si: vdekje, aksidente, sëmurje, etj.. Myslimani duhet të besojë se fatkeqësitë janë caktim i Zotit dhe të ketë përgatitje morale e materiale për t'i përballuar këto fatkeqësi dhe për t'ia lehtësuar vetes dhe familjes së tij çastet në të tilla raste. Shumica e njerëzve kanë dëshirë të lënë ndonjë shumë parash për pasardhësit e tyre në rast të vdekjes së tyre, si lehtësim vështirësish të pasardhësve. Çdo njeri do të dëshirojë të jetë i përgatitur financiarisht për të përballuar ndonjë fatkeqësi për pasurinë, shtëpinë, veturën apo biznesin e tij. Një mënyrë për t'u përgatitur për këto ditë të vështira, janë kursimet personale. Mirëpo kursimi mund të mos jetë i përshtatshëm, sepse shuma e kërkuar mund të jetë më e madhe, gjë që kërkon kohë për t'u mbledhur, kurse fatkeqësia mund të ndodhë në çdo kohë. Një alternativë për evitimin e vështirësive të tilla, është sigurimi.

## SIGURIMET KONVENCIONALE NGA NJË PIKËPAMJE ISLAME

Në përgjithësi është e pranuar nga juristët mysliman se veprimi nga sigurimi konvencional nuk përshtatet apo përputhet me rregullat dhe kërkesat e Sheriatit, për shkak të këtyre elementeve:

1.'Gharar': ekziston elementi i 'gharar' (i paqartë apo i pacaktuar në operimin e kontratës), elementi i paqartësisë.

2.'Mejsir': në raste ekzistimi të elementit 'gharar' në kontratën e sigurimit, atëherë sigurimi mund të krahasohet si një lloj bixhozi, përderisa të ketë paqartësi në kontratë.

3.'Riba': zbatimi i kamatës në investime të kompanisë.

'Tekaful' si bazë për sigurimet islame

'Tekaful' ka kuptimin garantim a sigurim i përbashkët. Në këtë rast, të gjithë blerësit e policës së sigurimit janë ata që sigurojnë njëri-tjetrin, kurse kompania e sigurimeve është vetëm udhëheqëse e këtij projekti, dhe jo siguruese. Blerësit e policës së sigurimit janë aksionarë në kompaninë e sigurimeve dhe në fund të vitit shikohet sa janë bërë pagesa për kompensimin e dëmeve dhe sa kanë qenë shpenzimet totale për kompaninë e sigurimeve, duke llogaritur edhe investimet që mund të jenë bërë nga kompania e sigurimeve, dhe, në fund, i tërë kapitali i mbetur ndahet në mes të kompanisë së sigurimeve dhe atyre që në fillim kishin dhënë pëlqimin që të siguronin njëri-tjetrin për fatkeqësitë e mundshme gjatë vitit. Përqindja e ndarjes së mbetjes nga sigurimet vjetore caktohet në fillim, atëherë kur personi fizik apo juridik blen policën e sigurimit. Koncepti 'Tekaful' mbështetet mbi parimet e kooperimit, ndihmës së dyanshme dhe ndarjes së përgjegjësisë. Të gjitha këto parime kanë për qëllim rritjen e vlerave dhe praktikave që janë të dobishme për të gjithë, ashtu sikur jemi porositur nga Allahu i Madhërishëm, që të ndihmojmë njëri-tjetrin në punë të mira dhe devotshmëri.

(1) Syed Khalid Rashid, "Islamization of Insurance: A Religio-Legal Experiment in Malaysia", Religion and Law Review, Vol. 2. No.1, f. 17
[2 Ernst Klingmuller, "The Concept and Development of Insurance in Islamic Countries", Islamic Culture, Vol. 43, No.1. f. 28-30.
[3] Ibid.[4] Ibid, f.33

Besart Shala

# Ebu'l Vafa el Buzxhani

Ebu'l Vafa Muhamed ibn Muhamed ibn Jahja ibn Ismail ibn Abbas el- Buzxhani[1], ishte matematikan dhe astronom mysliman i shekullit X, me origjinë nga Persia.

Kishte lindur në vitin 940 e.s.[2] në Buzxhan, në krahinën e Nishapurit. Ky qytet tash është një vend i shkretë, i cili gjendet në afërsi të qytezës Turbati Xham, në provincën iraniane të Horasanit. Ai rridhte nga një familje e edukuar dhe e ngritur, sepse, sikur kishte theksuar edhe vetë se aritmetikën e kishte studiuar nën përkujdesjen e axhallarëve dhe dajallarëve të tij. Buzxhani lulëzoi në kohën e trazirave të mëdha politike.

Buxhidët (nga 945 deri më 1055), që ishin një familje me origjinë nga malësia Dajlam e Iranit Verior, kishin formuar një dinasti të re, e cila pati zgjeruar shumë shpejt sundimin e vet edhe mbi Irakun, që ishte epiqendra e hilafetit Abasit, kështu që qeverisja e halifit u reduktua deri në atë masë, saqë ekzistenca e tij ishte vetëm formale. Nën udhëheqjen e Buxhidëve, të cilët ishin ithtarë të mëdhenj të shkencës dhe artit, shumë shkencëtarë dhe shkollarë u joshën nga qyteti i Bagdadit, për të shijuar dashamirësinë e patronazhit të udhëheqësve të rinj. Ndryshimi i klimës politike cilësohet të ketë sjellë me vete ringjallje me përmasa të mëdha në vendet lindore islame, duke ngritur në shkallë të lartë aktivitetet letrare, shkencore dhe filozofike. Në moshën njëzet vjeç, Buzxhani u shpërngul në Bagdad, ku shumë shpejt arriti të bëhej astronomi dhe matematikani më i shquar, në oborrin mbretëror të Buxhidëve, duke bërë vrojtime dhe hulumtime shkencore në observatorin Bab el-Tibn. Dekada pas



vitit 975 duket të kenë qenë vitet e tij më produktive në astronomi, meqë kishte thënë se gjatë asaj kohe ai kishte bërë shumicën e observimeve të tij. Më vonë, për t'ia plotësuar dëshirën princit Buxhid, i cili edhe vetë ishte një intelektual që kishte interes të madh për astronominë, Buzxhani u involvua në konstruktimin e observatorit të ri në Bagdad. Bashkëpunëtor i tij kishte qenë Kuhi, një astronom tjetër i shquar nga Irani Verior, i cili gjatë kohës së tij ishte i pakrahasueshëm në punimin e instrumenteve astronomike.

## EBU'L VAFA, KONSTRUKTON KUADRANTIN MURAL

Në mesin e instrumenteve në observator, ishin edhe një kuadrant 6 metrash dhe një këndmatës 18 metrash, të punuar nga shkëmbi. Këtu duhet të theksojmë se thuhet që Ebu'l Vafa ishte i pari që kishte konstruktuar një kuadrant mural, një mjet ky që shërbente për vrojtimin e yjeve. Ndërkaq, punimet shkencore të Buzxhanit dhe kolegëve të tij në Bagdad, shënojnë ringjalljen e 'Shkollës së Bagdadit', që ishte një traditë me shumë gjallëri në shekullin pararendës. Shkencëtari dhe astronomi i famshëm Biruni, kishte rrëfyer për letërkëmbimet që kishte pasur me Buzxhanin, dhe shkëmbimin e të dhënave astronomike në mes tyre. Kjo dëshmon jo vetëm për vlerësimin e lartë që i bënin ata njëri-tjetrit, por edhe për vrullin me të cilin observimet astronomike shpërndaheshin atëbotë. Sipas Birunit, më 997, që të dy astronomët ishin parapërgatitur të bënin bashkërisht observimin astronomik të eklipsit të Hënës, për të përcaktuar ndryshimin në kohën lokale, në mes lokaliteteve të tyre përkatëse.Rezultati tregoi një ndryshim të përafërt për një orë, që është shumë i përafërt me përllogaritjet e sotme moderne.

Përveç kësaj, Biruni bëri një numër referencash ndaj matjeve të Buzxhanit në punimet e tij të ndryshme. Punimi kryesor astronomik i Buzxhanit, i cili ka mbijetuar, është Kitab el Maxhisti. Libri përbëhet nga tre kapituj: Trigonometria, Aplikimi i trigonometrisë sferike në astronomi dhe Teoria planetare. Një dorëshkrim i pakompletuar i kësaj vepre gjendet në Bibliotekën Kombëtare të Parisit. Vepra e Buzxhanit, el Maxhisti, përmbante materiale që u përdorën si referim nga shumë astronomë të mëvonshëm. Pjesa më kryesore e kësaj vepre, është ajo mbi trigonometrinë, që ishte një studim i thukët i kësaj fushe, ku bëhet prezantim



i provave në mënyrë mjeshtërore mbi relacionet në trigonometrinë sferike dhe në atë të rrafshëtën. Ebu'l Vafa, njihet të ketë themeluar identitetet trigonometrike:

sin (a + b) = sin(a) cos(b) + cos(a) sin(b)

cos (2a) = 1 − 2sin2(a)

sin (2a) = 2sin(a) cos(a),

ai poashtu zbuloi relacionet për sin (a+b), dhe formulën:

2 sin2 (a/2) = 1 - cos a , dhe

sin a = 2 sin (a/2) cos (a/2)

si dhe zbuloi ligjin e sinuseve për trekëndëshat sferikë[3] dhe ofroi zgjidhjen gjeometrike për

x4 = a dhe x4 + ax3 = b. [4]

Gjatë studimit të veprave të tij, mund të vërehet se trajtimi nga Buzxhani i kësaj shkence, në disa raste ngjan mjaft me prezantimet e sotme moderne. Në veprën el Maxhisti, Buzxhani bëri për herë të parë prezantimin e funksionit të tangjenteve dhe kështu kishte ndihmuar në zgjidhjen e problemeve të trekëndëshave kënddrejtë sferikë, në kalkulimet e tij astronomike. Ai po ashtu kishte zbuluar një metodë të re për konstruktimin e tabelave të sinuseve, ku tabela e tij e sin 30′, ishte e saktë në 8 vende decimale, që e bënte atë më të saktë se ato të paraardhësve të tij. Ky ishte një avancim substancial, sepse saktësia e kalkulimeve astronomike varet nga saktësia e tabelës së sinuseve. Tabela e sinuseve/sinusoidale në veprën e Buzxhanit ishte hartuar në intervalet 15′ dhe është dhënë në katër vende të gjashtëdhjeta. Në kapitullin e gjashtë të veprës el Maxhisti, Buzxhani definon termat e tangjentit, kotangjentit, sinusit, kosinusit, sekantit dhe kosekantit, duke vendosur relacionet themelore në mes tyre. Pastaj, duke supozuar rrezen e rrethit (trigonometrik) R=1, ai nxori përfundimin se tangjenti do të jetë i barabartë me përpjesëtimin e sinusit me kosinusin.

## AI ISHTE NJËRI NGA ASTRONOMËT DHE MATEMATIKANËT MË TË SHQUAR TË MESJETËS

Më vonë, i inspiruar nga Buzxhani dhe për të thjeshtuar kalkulimet, Biruni përdori këtë normë të R=1 në vend të R=60, e cila në atë kohë përdorej zakonisht për përpilimin e tabelave. Kontributet e Buzxhanit në matematikë përfshijnë aspekte si teorike ashtu edhe praktike të shkencës. Punimi i tij mbi gjeometrinë praktike, Libri mbi ato konstruktime gjeometrike të cilat janë të domosdoshme për zejtarin[5], është i pashoq në mesin e veprave mbi gjeometrinë, të shkruara në Botën Islame. Buzxhani po ashtu ka shkruar një doracak mbi aritmetikën. Libri titullohet: Ç'është e domosdoshme nga shkenca e aritmetikës për sekretarët dhe biznesmenët.

Siç kanë theksuar shkencëtarët e mëvonshëm, si duket ky punim është i pari dhe i vetmi ku janë aplikuar a paraqitur numrat negativë, në punimet e Botës Islame mesjetare.

Bazuar në veprat që i janë atribuar Buzxhanit, duket se ai kishte qenë një dijetar mjaft produktiv. Për të thuhet se ka shkruar 22 libra dhe traktate. Këtu përfshihen punimet në fushën e astronomisë, aritmetikës dhe gjeometrisë, si dhe përkthime dhe komentime të veprave të vjetra algjebrike, si ato të shkencëtarëve eminentë, si Diofantus dhe Havarizmi, e po ashtu një komentim të Elementeve të Euklidit. Sidoqoftë, nga të gjitha këto punime, kemi njohuri se kanë mbijetuar vetëm tetë sosh. Prej punimeve të tij mbi astronominë, shumë referime i janë bërë veprës Zixh el vadih, një vepër kjo që pati ndikim të madh në qarqet shkencore, por fatkeqësisht nuk ka mbijetuar deri më sot. Dëshmitë historike, si dhe vlerësimet e larta të kolegëve të Buzxhanit dhe gjeneratat e dijetarëve që erdhën pas tij, dëshmojnë se ai ishte një nga astronomët më të mëdhenj të kohës së tij. Ai po ashtu thuhet të ketë qenë njeri me virtyte të larta të moralit, i cili jetën e tij ia dedikoi studimit të astronomisë dhe matematikës. Megjithatë, përpjekjet e tij në sferën e shkencës nuk vdiqën me të. Në fakt, të dhënat që mblodhi Buzxhani nga observimet e tij, u përdorën nga astronomët që erdhën pas tij shekuj më vonë. Përveç kësaj, shkenca e trigonometrisë në formën që ka sot, u detyrohet shumë punimeve të tij. Ai ishte njëri nga astronomët dhe matematikanët më të shquar të mesjetës, i cili dha kontribute shumë të çmuara në matematikë dhe në astronominë observuese. Arritjet e tij në trigonometri krijuan shtigje për kalkulime më të sakta në astronomi. Ebu'l Vafa vdiq në Irak më 998[6], kurse, për ta nderuar dhe kujtuar atë gjithmonë për kontribuet e tij të mëdha në shkencë, një krater në Hënë është emërtuar sipas tij.

1. www.encyclopaediaislamica.com. 2. Encyclopedia Britannica, DVD Suite 2010. 3. Helaine Selin dhe Ubiratan D'Ambrosio, Mathematics Across Cultures: The History of Non-western Mathematics, artikulli, "Islamic mathematics", f. 157, nga Jacques Sesiano, botues Springer, bot. 1, 2000. 4. Mufti M. Mukarram Ahmed, Encyclopaedia of Islam,f. 235, botues Anmol Publications PVT.LTD, bot. 1. 2005. 5. Encyclopedia Britannica, DVD Suite 2010. 6. Po aty.



Mr. Samir B. Ahmeti

# GAMBIA

TË DHËNA STATISTIKORE[1]:

Emri ndërkombëtar në anglisht: Gambia.
Emri zyrtar: Gambia.
Sistemi i qeverisjes: Republikë.
Sipërfaqja: 11,300 km².
Numri i banorëve: 1.782.893 (korrik 2009).
Dendësia: 164 (banorë në 1 km²).
Feja: Myslimanë 90%, të krishterë 8%, besime vendëse afrikane tradicionale 2%.
Kryeqyteti: Banxhuli, ndërsa Serekunda llogaritet qyteti më i madh në vend.
Qytetet e tjera: Kerewan, Brikama, Mansa Konko.
Grupet etnike: Afrikanë 99% (mandinika 42%, fula 18%, uluf 16%, xhola 10%, serahuli 9% dhe etni të tjera afrikane 4%), joafrikanë 1%.
Gjuhët kryesore: Anglishtja (gjuhë zyrtare) dhe gjuhë të tjera vendëse (mandinika, uluf dhe fula).
Njësia monetare: Dalasi (1.00 GMD = 0.027 EUR).
Data e pavarësisë: 18 shkurt 1965.
Festë kombëtare: 18 shkurt 1965.

## POZITA GJEOGRAFIKE

Gambia si shtet afrikan shtrihet në pjesën e Afrikës Perëndimore, në brigjet e oqeanit Atlantik. Nga tri anë (veri, lindje dhe jug) vendi është i rrethuar nga shteti i Senegalit, që është i vetmi shtet me të cilin kufizohet Gambia, me një gjatësi 740 km. Gambia konsiderohet shteti më i vogël në Afrikë, i cili sipërfaqen tokësore e ka të formës së një rripi të ngushtë, që ndodhet përgjatë brigjeve të lumit Gambi, i cili rrjedh në një gjatësi 322 kilometrash, për t'u derdhur në oqeanin Atlantik. Brigjet e vendit mbulohen nga një sërë pemësh, edhe në brendi ka pemë, por më të vogla[2]. Shteti i Gambias ka vetëm një aeroport (sipas shënimeve të vitit 2008). Vendi ka edhe porte detare, nga të cilat më i rëndësishmi është porti që gjendet në kryeqytetin Banxhul[3]. Në Gambia ka disa institucione të larta arsimore, siç janë: Instituti Afrikan Islamik Brikama-ba, Kolegji Brikama, Instituti Islamik Njie Kunda, etj[4].

Banxhuli: Si kryeqytet i Gambias ka një popullsi prej 44,188 banorësh. Ky qytet bie në rrjedhën e lumit Gambia, në ishullin që ndodhet përgjatë bregut perëndimor të Afrikës, respekivisht të Atlantikut. Këtë qytet e themeluan britanikët në vitin 1816 dhe e quajtën Bathurst, dhe ky shumë shpejt do të bëhej qendër tregtare. Qytetin Bathurst e menaxhuan britanikët, si pjesë të kolonisë së tyre, deri në kohën kur vendi fitoi pavarësinë, në vitin 1965. Pastaj, në vitin 1973, qyteti mori emrin e ri Banxhul, sikur quhet edhe sot. Banxhuli konsiderohet zonë kryesore urbane në Gambia, prandaj konsiderohet qendër e rëndësishme ekonomike, bujqësore dhe komerciale e vendit. Në kryeqytet janë përqendruar shumica e fabrikave të Gambias, ndër to edhe fabrikat e prodhimit të lëngjeve e të pëlhurave dhe të gjitha mjetet e bujqësisë, si dhe funksionalizimi i disa industrive të rëndësishme, përfshirë industrinë e përpunimit të dyllit të bletëve, të drurit, të vajit të hurmës dhe, në fund, përfitimet nga anijet përmes portit të Banxhulit. Klima e qytetit është e nxehtë dhe me të reshura stinore. Qyteti njihet për një numër të konsiderueshëm xhamish dhe për qendra islame të shumta, në të cilat mësohet edhe gjuha arabe dhe nxënia përmendsh e Kuranit[5].

## HISTORIA E GAMBIAS

Në shekullin XIII, në zonat e Gambias së sotme, nga lindja dhe veriu kishin ardhur fiset uluf, malinki dhe fulani, dhe ishin vendosur aty. Në shekullin XIV zonat e vendit u bënë pjesë e Perandorisë së Madhe Islame të Malit, zona të cilat në veri–lindje konsideroheshin qendër e kësaj Perandorie, dhe përfshinin edhe Senegalin, Malin dhe Jugun e Mauritanisë. Më vonë, në periudhën nga fundi i shekullit XV deri në fund të shekullit XVI zonat e Gambias qenë pjesë e Perandorisë

Sunxhaj, e cila pati zëvendësuar Perandorinë e Malit. Portugezët në vitin 1455 panë për herë të parë lumin Gambia. Mandej, në shekullin e XVII ata dhe britanikët ngritën vendbanime të vogla pranë këtij lumi. Në atë kohë, skllavëria ishte burimi kryesor i të ardhurave, dhe kjo zgjati derisa, në vitin 1807, u anulua tregtia me skllevër. Ndërkaq, në vitin 1842 Gambia u bë koloni e Mbretërisë Britanike, kurse në vitin 1965 vendi arriti pavarësinë e tij si Monarki Kushtetuese, në kuadër të komonueltit britanik. Davda Xhavara nga Partia Progresive Popullore mori përsipër kryeministrinë e vendit, në krye të një sistemi demokratik, në të cilin zbatohej sistemi shumëpartiak. Dhe, në fund, vendi u bë republikë, kurse president i tij u zgjodh Davda Xhavara[6].

## HISTORIA E PËRHAPJES SË ISLAMIT

Disa historianë mendojnë se feja islame në Gambia kishte hyrë që në kohën e murabitëve (sunduan veriperëndimin e Afrikës dhe Spanjën nga viti 1056 deri në vitin 1147), sundimi i të cilëve përfshite Mauritaninë dhe rajonet e Senegalit – ndër të cilat edhe Gambian e sotme – dhe atje filloi të përhapej thirrja islame që nga viti 1040 miladi - gregorian / 432 hixhri - lunar. Ka një mendim tjetër nga historianë, sipas të cilit hyrja e fesë islame në këto rajone ishte meritë e tregtarëve myslimanë, në kohën kur me aktivitetet e tyre tregtare kishin arritur në këto zona, dhe banorët e këtyre viseve qenë magjepsur nga sjelljet morale, shoqërore dhe individuale të tregtarve myslimanë. E tërë kjo ishte nxitje e madhe për popullin e këtyre vendeve – dhe të Gambias – drejt përqafimit të fesë islame.

Po ka dhe një mendim të tretë të historianëve – që ndoshta është mendimi më i saktë – , sipas të cilit të gjithë këta faktorë kontribuan në forcimin e rrënjëve të Islamit në këto rajone. Në lidhje me këtë, historiani sudanez Profesor Abdullah Et-taj-jib, ka thënë se këtu kishte ndikuar një element i rëndësishëm, që ishte takimi i afrikanëve me fenë islame, që kur shokët e Pejgamberit a.s. kishin emigruar në Habeshe – Etiopi. Habeshe asokohe përfshinte vende të ndryshme të Afrikës, një hapësirë shumë më të madhe sesa përfshin Etiopia në kohën tonë. Historiani i lartpërmendur thotë se më pastaj banorët myslimanë të atyre viseve, që nga kohët e hershme, arritën të kapërcenin lumin Nil dhe të vendoseshin në rajone të ndryshme të Afrikës. Kështu, myslimanët e parë bartnin me vete edhe thirrjen islame kudo që depërtonin, për të vazhduar të njëjtin mision edhe pasardhësit e tyre. Me fjalë të tjera, depërtimi dhe përhapja e fesë islame në Gambia kishte ndodhur në kohë shumë të hershme, kështu që Islami ka lënë gjurmë rrënjësore dhe të shëndosha në këto rajone, prandaj përqindja e myslimanëve në Gambia sot ka arritur shifrën më shumë se 90% e popullsisë[7].

## KLIMA

Në Gambia zotëron kryesisht klima tropikale dhe e nxehtë. Kjo nxehtësi në vend zotëron nga qershori deri nëntor, kurse klima e ftohtë dhe e thatë zotëron kryesisht nga nëntori deri në maj. Territori i Gambias





është i shtrirë në formë të një gjuhe tokësore, një formë që e ka marrë nga ndikimi i përmbytjeve të lumit Gambia, i cili kalon nëpër tërë gjatësinë e vendit, kështu që edhe vendi u quajt me emrin e lumit - Gambia. Distanca tokësore e shtrirjes së lumit Gambia arrin në 300 km, kurse gjerësia më e madhe e tij nuk e kalon 50 km. Në të dy anët e Republikës së Gambias ka disa kodra të ulëta. Pika më e ulët në terrenin e vendit në nivelin e detit, është në brigjet e oqeanit Atlantik, kurse ajo më e larta mbi nivelin e detit, arrin deri në 53 m[8].

## GJENDJA EKONOMIKE

Gambia llogaritet ndër vendet më të varfra në botë dhe me një përqindje të lartë të vdekshmërisë, sikurse renditet e para nga vendet ku është e përhapur malaria. Tregtia në vend konsiderohet një segment i rëndësishëm i aktivitetit ekonomik. Gambia mbështetet rreth 80 për qind tek eksportet nga Jashtë. Megjithëkëtë, plani i qeverisë për të inspektuar mallrat para ngarkimit dhe jostabilitetit i kursit të monedhës së vendit (dalasi), ka çuar në dështimin e një pjese të tregtisë së rieksportimit. Kikiriki konsiderohet të jetë një nga burimet më të rëndësishme të ekonomisë në vend. Gjithashtu vendi ka edhe kultura të tjera si, pambuk, vaj palmash dhe oriz. Në vend zhvillohen disa industri të thjeshta, siç janë industria e vajit të perimeve, e këpucëve, e përpunimit të lëkurave, e makinerisë bujqësore, përpunimi i drurit, prodhime metalike dhe industria e veshjeve. Të gjitha këto veprimtari zhvillohen kryesisht në kryeqytetin e vendit dhe në periferi të tij. Bukuritë natyrore të Gambias dhe pozita gjeografike në afërsi të Evropës, kanë bërë që vendi të jetë tërheqës për pushime të turistëve të shumtë evropianë në Afrikën Perëndimore. Për këtë arsye turizmi përbën një burim të rëndësishëm të të ardhurave, sepse siguron 71 për qind të të ardhurave të vendit. Gjithashtu peshku titan dhe kallaji janë nga burimet më të rëndësishme të pasurisë natyrore në Republikën e Gambias. Vendi nuk ka burime minerale. Në fushën e bujqësisë, Gambia mbështetet në një bazë të kufizuar të të ardhuarve, kryesisht nga kultivimi i disa të lashtave dhe kultivimi i bagëtive kryesisht të imëta – dhi, dhen etj. –, që sigurojnë tri të katërtat e burimeve të jetës për popullsinë e vendit[9].

(1) Vladimir Zoto; Enciklopedi gjeografike e botës, f.68. Dasara, 2007, Tiranë. Amir B. Ahmeti; Atlas i Botës Islame , f, 63. Logos-a, 2009, Shkup. www. ar.wikipedia.org (2) Muhammed Atris; Muxhem Buldan El Alem, f.332. Mektebetul Adab, 2007, Kajro.(3) www.mukatel.com/(4) www.islamicfinder.org (5) www.moqatel.com (6) Muhammed Atris; Muxhem Buldan El Alem, f. 333. (7) Mr. Mesh'hur Hasen Hamud, Dr. Hasen Jusuf Ebu Semur dhe Umer Muhammed El-Armuti, Mevsuatu-l-Alemi-l-Islami, f. 318. Boton: Vekaletu-n-Neiimi Li-l-i'lani ve-t-Tiba'ati, Amman – Jordani, viti: 1994 (8) www.moqatel.com(9) www.ar.wikipedia.org

# KULTURORE



Sali Gylen

# Hekurudha e Hixhazit

Para plot një shekulli, saktësisht në vitin 1908, trenat e avullit qarkullonin nga stacioni i trenave në "Hajdar Pasha" në Stamboll drejt Medinës së Ndritshme, duke shpallur dhe duke e bërë të ditur se një ëndërr u bë realitet, që shihet me sy dhe dëgjohet me vesh. Një shtatori i vitit 1908 ishte dita kur përfunduan punimet në hekurudhën e Hixhazit dhe, po atë ditë, treni qarkulloi për herë të parë pas plot tetë vjetësh punimesh intensive, që rezultuan me ndërtimin e një hekurudhe të gjatë 1400 km. Ëndrra për të parë tymin e dendur duke u ngritur në qiell nga treni me avull, që qarkullonte nga Stambolli deri në tokat e Hixhazit, u bë realitet, ndonëse ishte thuaja një ëndërr e parealizueshme.

## IDEJA E PROJEKTIT

Vija e hekurudhës së Hixhazit në fletëregjistrat osmane është e njohur me emrin “Via Shemendfer e Hixhazit”, ose “Vija hekurudhore el-Hamidi e Hixhazit”, gjatësia e së cilës ishte prej Shamit (Damask) deri në Medinën e Ndritshme. Në projektplanin e vijës hekurudhore të Hixhazit ishte paraparë që ajo të zgjatej deri në Mekë dhe prej aty më pastaj deri në Xhedë (Xhedde), mirëpo asnjëri prej këtyre nuk u realizua. Edhe pse ideja për ndërtimin e kësaj hekurudhe ishte shfaqur qysh në kohën e sulltan Abdulazizit, ajo do të realizohej në kohën e sulltan Abdulhamidit të Dytë. Sulltan Abdulhamidi, edhe pse tërë mundin dhe veprimtarinë e tij e kishte përqendruar për të vepruar kundër copëtimit, shkatërrimit dhe mosfunksionimit të shteti osman, megjithatë mori mbi supet e veta barrën e realizimit të projektit të hekurudhës së Hixhazit. Sulltan Abdulhamidi i Dytë detyrën e realizimit të këtij projekti gjigant ia kishte besuar “Ahmet Izet Pashës”, i cili në histori njihet me emrin “Izet Pasha arab”. Ky projekt përfshinte ndërtimin e një linje hekurudhore në Hixhaz, e cila do të lidhte linjat hekurudhore të Anadollit dhe të Bagdadit, gjithashtu edhe themelimin e një lidhjeje të rrjetit telegrafik përgjatë linjës hekurudhore; për se sulltan Abdulhamidi ishte i bindur që ajo do të krijonte lehtësira në proceset e komunikimit dhe mbajtjes së lidhjeve në mes qendrës së shtetit osman dhe vilajeteve të tij në Sham dhe Hixhaz.

## MOTIVET DHE QËLLIMET

Pati një gamë motivesh dhe qëllimesh që e kishin shtyrë sulltan Abdulhamidin për ta ndërtuar linjën e Hixhazit dhe rrjetin telegrafik. Këto qëllime ishin të llojllojshme: fetare, ushtarake, ekonomike, qytetëruese dhe politike. Qëllimi fetar, s’ka dyshim se ishte prioritar, sepse ky projekt kishte për qëllim t’u shërbej haxhinjve që vizitojnë Shtëpinë e Zotit, që ta kryejnë këtë obligim në mënyrë sa më të lehtë, të sigurt dhe të shpejtë, si dhe për mbrojtjen e haxhinjve nga sulmet e beduinëve gjatë udhëtimit të tyre tokësor, dhe nga sulmet e piratëve gjatë udhëtimit detar; këtyre mund t’ua shtojmë edhe faktin se njerëzve që kanë dëshirë për ta kryer obligimin e Haxhit, u jepej mundësia dhe rasti që ta kryenin më lehtë dhe më lirë këtë obligim. Kjo, nuk ka dyshim, do të ndikonte që të shtohej numri i njerëzve që do të kryenin këtë obligim. Qëllimi ushtarak zë një vend të posaçëm në këtë kuadër nga qëllimet e kësaj linje hekurudhore, sepse përmes kësaj linje synohej të arrihej një lëvizje sa më e lehtë e forcave ushtarake, me qëllim të parandalimit të ndonjë sulmi eventual kundër rajoneve të Hixhazit, Detit të Kuq apo Jemenit. Përmes kësaj forme, rajoni do të ndjente edhe fuqinë e administratës qendrore të shtetit osman. E qëllimi tregtar shfaqet përmes rimëkëmbjes së ekonomisë së dobët në rajon, për të prodhuar një rilindje tregtare dhe ekonomike të qyteteve të Hixhazit dhe të të gjitha qyteteve që gjinden përgjatë linjës, duke bërë promovimin e prodhimeve komerciale dhe bujqësore me anë të bartjes më të shpejtë me tren nëpër rajonet e tjera, bile në projekt ishte paraparë që kjo linjë të zgjatej në drejtim të ndonjë porti të Detit të Kuq, që pa dyshim do ta rriste rëndësinë ekonomike dhe tregtare të kësaj linje. Dhe në këtë mënyrë rrugët tregtare do të barteshin nga kanali i Suezit në linjën hekurudhore të Hixhazit. Dhe me përfundimin e këtij projekti gjigant, projektuar dhe financuar nga shteti osman, do t’u sqarohej, do t’u bëhej me dije shteteve që dëshironin ta copëtonin dhe ta shkatërronin shtetin osman, se këtu janë duke përfunduar projekte civilizuese gjigante, të cilat shteti osman kishte fuqi t’i përfundonte pa ndihmën e atyre shteteve. Sulltan Abdulhamidi i Dytë kishte qëllime të rëndësishme politike për realizimin e linjës hekurudhore të Hixhazit. Ai ishte i bindur se realizimi i këtij projekti do të thoshte realizim i një pavarësie më të madhe të shtetit osman nga shtetet e Evropës, si në aspektin ushtarak, politik, ekonomik, ashtu edhe në atë teknologjik. Sulltan Abdulhamidi i Dytë, i cili veçohet nga paraardhësit e tij për dëshirën e tij të flaktë për mbrojtjen e Hilafetit Osman, të gjithë mundin e vet e përqendronte në bashkimin e myslimanëve dhe në formimin e një “Unioni Islam”, me qëllim të ballafaqimit me ambiciet e shteteve evropiane dhe sulmet e tyre të vazhdueshme kundër shtetit osman. Gjithashtu ai përkrahte lëvizjen e “Bashkimit Mysliman”, e cila ftonte për bashkimin apo tubimin e të gjithë myslimanëve nën ombrellën e shtetit osman. Prandaj mund të themi se linja hekurudhore e Hixhazit mund të konsiderohet si një nga arritjet më të mira të sulltan Abdulhamidit të Dytë, me qëllim të ruajtjes dhe bashkimit të tokave të shtetit osman.





## NDËRTIMI DHE ZBATIMI

Sulltan Abdulhamidi i Dytë në memoaret e tij flet rreth linjës hekurudhore të Hixhazit, për se thotë: "Më në fund u realizua linja hekurudhore e Hixhazit, një ëndërr e cila shumë kohë ma ngacmonte imagjinatën time. Ajo linjë hekurudhore nuk ishte vetëm një burim ekonomik për shtetin osman, por në të njëjtën kohë, ajo linjë, ishte një burim shumë i rëndësishëm në aspektin ushtarak, sepse shërbente për rritjen dhe shërbimin e kapaciteteve tona ushtarake". Administrata e sulltanit kishte lëshuar një dekret të veçantë për fillimin e punimeve në linjën hekurudhore të Hixhazit, më 2 maj 1900, kurse më 1 shtator 1900, që korrespondonte me vitin e njëzetepestë të uljes së sulltan Abdulhamidit të Dytë në fronin e shtetit osman, me një solemnitet të veçantë dhe shumë madhështor, - nisën punimet në linjën hekurudhore në mes Shamit dhe Der'as. Linja hekurudhore e Hixhazit në vitin 1903 arriti të përfundonte punimet deri në Aman, kurse në vitin 1904 deri në Mean. Më 1 shtator 1905 përfundoi faza e parë e punimeve të kësaj linje hekurudhore dhe filloi udhëtimi i parë i trenit në mes Shamit dhe Meanit, për transportimin e njerëzve dhe mallrave. Më 1 shtator 1906 punimet përfunduan deri në Medain Salih, kurse më 31 gusht 1908 punimet e përfunduara arritën deri në Medinën e Ndritshme. Gjatë tetë vjetësh të punimeve në projektin e kësaj hekurudhe, gjatësia e saj arriti në 1464 km. Ndërkaq, me bashkimin e linjave dytësore në periudha të mëvonshme, gjatësia e saj arriti në 1900 km, në vitin 1918. Ushtria osmane ishte burimi kryesor i fuqisë punëtore gjatë punimeve në linjën hekurudhore të Hixhazit. Gjithashtu kontribut të çmueshëm për realizimin e këtij projektit kanë dhënë edhe shumë punëtorë, të cilët kishin ardhur nga vende të ndryshme islame, më të shumtët nga Siria dhe Iraku. Meqenëse numri i atyre punëtorëve ishte i kufizuar, ushtria osmane ishte ajo që barti barrën më të madhe për realizimin e këtij projekti. Ushtarët, gjatë punimeve të tyre në këtë projekt, paguheshin me një pagë simbolike, por atyre gjithashtu u mundësohej ta përfundonin shërbimin ushtarak para një viti. Si kryearkitekt i këtij projekti ishte një arkitekt gjerman, që quhej "Majsner Pasha". Nën udhëheqjen e tij punuan edhe tridhjetë e katër arkitektë të tjerë, shtatëmbëdhjetë prej të cilëve ishin osmanlinj, kurse të tjerët shumica ishin gjermanë. Pasi që linja hekurudhore arriti deri në Medan Salih, pjesa e mbetur për t'u ndërtuar atëherë ndodhej në rajonin e haremit, dhe, meqenëse jomyslimanëve nuk u lejohet hyrja në këto vende, punimet e linjës hekurudhore nga Medan Salih deri në Medinën e Ndritshme i mbikëqyrën arkitektët myslimanë.

## SAKRIFICA HEROIKE

Realizimi i projektit të linjës kryesore të hekurudhës së Hixhazit u përfundua për tetë vjet. Aty punuan afro pesë mijë punëtorë, shumica e të cilëve ishin turq, disa ishin arabë e disa të tjerë nga shtete të tjera islame. Nuk ka dyshim që angazhimi i ushtrisë osmane në këtë projekt kishte ulur shumë shpenzimet. Dhe ky ishte një prej faktorëve kryesorë dhe shumë të rëndësishëm për realizimin e këtij projekti hekurudhor. Gjithashtu rol të rëndësishëm kishte luajtur edhe aspekti i elementit fetar dhe dashuria e ushtarëve osmanë ndaj Pejgamberit a.s., që të realizohej një projekt gjigant për një kohë që mund të konsiderohet shumë e shkurtër. Ndoshta mirënjohja/falënderimi më i madh, për realizimin e këtij projekti, u takonte atyre trimave të guximshëm, të cilët kishin ardhur nga Anadolli për ndërtimin dhe instalimin e kësaj linje hekurudhore në shkretëtirat e Gadishullit Arabik. Ata trima, gjatë vendosjes së bazave dhe shtyllave të hekurudhës si dhe gjatë ndërtimit të stacioneve, gjithashtu vendosnin edhe shenja mbi varrezat e dëshmorëve të tyre; sepse shumë ushtarë gjatë ndërtimit të kësaj hekurudhe, ranë dëshmorë, ose nga etja e madhe për shkak të mungesës së ujit, ose nga të ushqyerit e lig, ose gjatë punimeve në hekurudhë apo edhe nga vërsuljet e beduinëve. Dëshmi varrezash të këtyre dëshmorëve thuajse kishte në çdo stacion. E sot, edhe pse gjurmë të kësaj hekurudhe ndoshta gjenden diku, megjithatë varrezat i ka mbuluar pluhuri i harresës dhe ato nuk ekzistojnë më. Mjafton ta dimë se vetëm në vitin 1908 kishin rënë dëshmorë më shumë se 126 njerëz për shkak të vërsuljeve të beduinëve.

## POZICIONI EVROPIAN

Evropa ishte tejet e habitur kur mori lajmin për linjën hekurudhore të Hixhazit. Ajo e konsideronte këtë iniciativë të shtetit osman një fantazi, sepse shteti osman asokohe ishte në një gjendje të mjerueshme ekonomike për shkak të borxheve të jashtme dhe të brendshme, saqë disa gazeta evropiane, përmes faqeve të tyre, filluan

ta përqeshnin këtë projekt dhe sulltan Abdulhamidin e Dytë duke bërë shkrime të ndryshme dhe fotografi karikaturiste. Meqë ky projekt filloi të përparonte dhe të shfaqej falë sakrificave të shumta, shtetet evropiane filluan të bënin pengesa, në mënyrë që shteti osman të mos e realizonte atë projekt. Kësaj fushate i prinin Britania e Madhe dhe Franca. Këto shtete shpejtuan t'i pengonin popujt myslimanë që ishin në kolonitë e tyre, siç ishin indianët në koloni të anglezëve, që të mos jepnin para për projektin, duke përhapur propaganda të ndryshme në mes tyre. Një ndër propagandat ishte edhe kjo: "Këto para nuk përdoren për projektin e linjës hekurudhore të Hixhazit", mirëpo fatmirësisht të gjitha këto propaganda u asgjësuan dhe myslimanët indianë vazhduan të jepnin para për projektin. Britania e Madhe ishte munduar të përdorte të gjitha metodat-rrugët, në mënyrë që shteti osman të tërhiqej nga Tokat e shenjta pas Luftës së Parë Botërore. Ajo që tërheq vëmendjen në këtë rast, është se puna e parë që bëri Britania e Madhe pas tërheqjes së osmanlinjve nga Meka dhe Medina ishte që ata shkatërruan (e bënë jofunksionale) këtë linjë hekurudhore; sepse ajo shtetin osman e konsideronte si një kërcënim potencial kundër ambicieve të saj imperialiste në Lindjen e Mesme dhe Lindjen e Largët, dhe kështu ajo ndjehej e qetë pas shkëputjes së lidhjeve në mes Anadollit dhe Gadishullit Arabik. Ndërsa Franca kishte vënë kufizime dhe pengesa për krijimin e kësaj linje hekurudhore përmes porteve që ishin nën administrimin e saj; aty imponuan taksa doganore marramendëse për të gjitha kërkesat e kësaj linje hekurudhore, si dhe ato i mbanin për një kohë të gjatë në portet e tyre. Edhe pse të gjitha këto pengesa kishin ngadalësuar ritmin e realizimit të atij projekti, megjithatë ato nuk arritën të ndalnin rrotën e përparimit drejt përfundimit dhe realizimit të projektit.

**BURIMET FINANCIARE**

Periudha e sundimit të sulltan Abdulhamidit të Dytë ishte ndër periudhat më të vështira të shtetit osman për nga aspekti ekonomik. Megjithatë, sulltani nuk kurseu asgjë vetëm e vetëm që të shlyente borxhet e mëdha të jashtme që kishte trashëguar nga paraardhësit e tij. Edhe pse ndërkohë ai u detyrua të merrte kredi të lehta nga shtetet e huaja, megjithatë shuma që shlyente pjesë nga borxhet, ishte shumë më e madhe sesa shuma që merrte kredi. Ai ishte në dijeni të plotë se borxhet e jashtme minonin ndikimin e shtetit, dhe gjithashtu se borxhet e brendshme minonin ndikimin e pushtetit. Për këtë arsye ai më pastaj nuk mendoi të merrte kredi nga Jashtë për realizimin e linjës hekurudhore. Kontributet vullnetare – kjo kishte ndodhur për herë të parë në historinë e shtetit osman- ishin burimi kryesor dhe i parë për financimin e këtij projekti gjigant. Financimi i linjës hekurudhore të Hixhazit u realizua përmes kontributeve vullnetare të myslimanëve nga gjithë Bota Islame, pa pasur nevojë të financonte ndonjë shtet i huaj, ndryshe nga ç'kishte ndodhur me linjat hekurudhore të Anadollit dhe Bagdadit, të cilat ishin financuar edhe nga shtete të huaja. Shteti osman kishte ndarë 18% të buxhetit të tij për realizimin e këtij projekti, edhe pse kjo përqindje u konsiderua shumë e vogël karshi shumës së përgjithshme për realizimin e projektit, që ishte tetë milionë lira osmane. Më pastaj u shfaq nevoja e madhe për tubimin e mjeteve financiare për realizimin e këtij projekti, të cilin myslimanët e konsideronin si "çështje të krenarisë dhe dinjitetit" para evropianëve. Gjithashtu sulltan Abdulhamidi i Dytë dëshironte ta shpëtonte shtetin e tij nga huamarrje të mëtejshme dhe projekti të financohej nga burime tërësisht islame. Për këtë arsye ai i bëri një apel a thirrje Botës Islame që të kontribuonte për realizimin e projektit, dhe kjo realisht ishte një fushatë për tubimin e mjeteve financiare, së cilës nuk i gjen shoqen në historinë botërore. Kjo fushatë për herë të parë filloi në muajin maj të vitit 1900, kur sulltan Abdulhamidi i Dytë dha kontribut pesëdhjetë mijë lira turke nga buxheti i tij personal, dhe i ftoi myslimanët në përgjithësi që t'i bashkoheshin kësaj fushate, pa marrë parasysh nëse jetonin në tokat osmane apo jashtë tyre. Pas sulltanit kontribuan pashallarët osmanlinj, më pastaj nëpunësit e shtetit, tregtarët, ushtarët dhe i gjithë populli, duke bërë gara për këtë punë të mirë. Ftesa e sulltanit ishte hasur në një përgjigje të shpejtë e të menjëhershme në mesin e gjithë myslimanëve anë e kënd botës. Kontributet





vullnetare kishin arritur në Stamboll nga të gjitha anët e botës, duke filluar nga India dhe Afganistani, më pastaj nga shtete të tjera, si Algjeria, Sudani, Tunizia, Libia, Indonezia dhe Malajzia. Gjithashtu kontribut kishin dhënë edhe myslimanët e Evropës, të Afrikës dhe Amerikës, me gjithë pengesat që kishin hasur atje. Shuma e përgjithshme mbledhur nga ato ndihma vullnetare mjaftonte për realizimin e 1/3 së projektit të linjës hekurudhore. Shteti osman ishte shumë i interesuar që t'i nderonte donatorët e këtij projekti, për këtë arsye ai u dha atyre dekorime dhe medalje ari e argjendi, si ngulitje dhe përkujtim për linjën hekurudhore të Hixhazit. Karshi këtyre donacioneve të tubuara, shteti osman u detyrua të bënte zvogëlimin e detyrueshëm të pagave të nëpunësve të shtetit, në mënyrë që të realizonte projektin. Vlen të përmendet, me këtë rast, se gjatë zbatimit të kësaj mase, nuk gjejmë asnjë ankesë nga nëpunësit për shkak të zvogëlimit të pagave të tyre. Kjo konsiderohet një sinjal i qartë se një popull që ka synim një qëllim të përbashkët, mund të sakrifikojë çdo gjë të shtrenjtë vetëm e vetëm për të arritur atë qëllim.



## LËVIZJA E TRENIT

Më një shtator 1908, që korrespondon me vitin e tridhjetedytë të uljes së sulltanit Abdulhamidit të Dytë në fronin e shtetit osman, u bë ceremonia e hapjes së linjës hekurudhore të Hixhazit, me disa ceremoni zyrtare të mahnitshme. Para këtij evenimenti "Komisioni i linjës hekurudhore të Hixhazit" kishte bërë hapjen e stacioneve të shumta, të cilat gjendeshin në këtë linjë, në emër të sulltan Abdulhamidit të Dytë, gjithashtu me ceremoni zyrtare. Jomyslimanët kishin të drejtë t'i përdornin stacionet që gjendeshin në këtë linjë hekurudhore, mirëpo atyre nuk u lejohej të udhëtonin me tren deri në Medinën e Ndritshme. Kjo linjë kishte rol të rëndësishëm në transportimin e parave. Ky tren kishte realizuar shërbime të mrekullueshme për haxhinjtë që shkonin në Qabe; gjithashtu linja përdorej edhe për disa interesa ushtarake, sikur ishte transportimi i ushtarëve nga një rajon në një rajon tjetër. Ky tren shërbente po ashtu për transportimin e mallrave të ndryshme, gjë që ndikoi pozitivisht dhe bëri një freskim të ekonomisë dhe tregtisë. Oraret e qarkullimit të trenit u caktuan në përputhje me kohët e namazit, saqë asnjë lëvizje e trenit nuk ndikonte në humbjen e ndonjë namazi.

## RËNDËSIA FETARE

Vështrimi ynë ndoshta do të ishte i mangët nëse dimensionin fetar të kësaj linje do ta vështronim vetëm në bartjen e haxhinjve për të vizituar Qabenë. Treni i Hixhazit në të njëjtën kohë kryente një mision të kamotshëm dhe mbronte një traditë të vjetër historike, që është dërgimi i "Surretus- Sulltan"-it në Hixhaz. Sulltanët osmanlinj, që të gjithë, njiheshin nga një veprim që kishte të bënte me përgatitjen e një shume të konsiderueshme të të hollave që njiheshin me emrin "Surrets-Sulltan" dhe dërgimin e tyre në Hixhaz. Kjo ishte një traditë që i kishte rrënjët tek abasidët për t'u shtrirë më pastaj tek osmanlinjtë duke filluar nga sulltani "Jelldërëm Pajazit". Në të kaluarën "Surretus-Sulltan" dërgohej çdo tre muaj përmes rrugës tokësore. Më pastaj, që nga viti 1864, ishte dërguar përmes rrugës detare, kurse pas vitit 1908 ajo kishte një vend të veçantë në trenin e Hixhazit. Kjo shumë parash, e cila dërgohej nga sulltanët, ishte e përcaktuar që të shpenzohej për shërbimet e ndryshme në Mekë dhe Medinë, si p.sh.: çështjet e ndërtimit dhe rindërtimit, pagesa e pagave të punëtorëve; gjithashtu shpenzohej për t'ua lehtësuar qëndrimin haxhinjve që vizitonin Shtëpinë e Zotit etj..Prandaj kjo linjë i siguronte delegacionit të "Surretus-Sulltanit" një udhëtim të rehatshëm dhe të shpejtë. Krejt në fund, i drejtohemi të Madhit Zot që t'i mëshirojë të gjitha ata që kanë kontribuar për realizimin e kësaj linje hekurudhore dhe t'i shpërblejë ata me shpërblimin më të mirë!

www.hiramagazine.com Nr 16.2009 Përktheu nga gj. arabe Vedat Shabani

Rrustem Spahiu

# Konflikti dhe dialogu në kultura

Fetë nuk pajtohen me njëra-tjetrën në bazë të cilësive të tyre teologjike, dhe as në bazat e doktrinës fetare. P.sh. Krishterimi dhe Islami konfrontohen shpesh në planin e doktrinave të tyre teologjike. Krishterimi nuk e pranon Muhamedin a.s. si të dërguar të Zotit. Islami nuk e pranon Jezu Krishtin si birin e Zotit. Këto janë dallime, kjo është thjesht ashtu. Në esencë këto dy religjione nuk mund të pajtohen. Po, e vetmja gjë që mbetet, janë toleranca dhe mirëkuptimi në mes pjesëtarëve të këtyre feve. Ta tolerojmë dhe të kemi mirëkuptim për besimtarin e besimit tjetër, duke pasur kujdes që të mos i cungohen të drejtat e tij që të besojë ndryshe në Zotin, ose të mos besojë fare. Është e mundur që në mesin e dy ose tri religjioneve të arrihet toleranca me sistematizimin e parimeve të tyre themelore. P.sh. Dhjetë urdhëresat – është një shembull i të vërtetave të përbashkëta. Dhjetë urdhëresat- është begati që e respektojnë të krishterët, myslimanët dhe hebrenjtë. Mirëpo, kur është fjala për konfliktin dhe dialogun, konsiderojmë se secila kulturë sot është një hapësirë për takime me njerëzit e tjerë, me ata njerëz të cilët nuk i takojnë fesë tuaj. Po na begatojnë sidomos ato kultura që janë shfaqur si prodhim i punës shumëvjeçare universale të shpirtit religjioz.

## KËNAQËSIA ME LETËRSINË, ARTIN DHE ARKITEKTURËN

Nuk i shikojmë se prej cilit besim fetar janë, po në radhë të parë shikojmë vlerën e vërtetë universale që kanë arritur. Sot duhet të afirmohen biseda, takimi dhe mirëkuptimi i njerëzimit nëpërmjet kulturave të ndryshme. Sidomos sot kur në disa pjesë të hemisferës perëndimore janë shpërngulur disa miliona myslimanë, çështja e takimit dhe e dialogut të kulturave ndoshta është prej çështjeve më kryesore me të cilën duhet të merren filozofët, teologët dhe letrarët myslimanë që jetojnë në Perëndim. Kjo është detyra e tyre më e rëndësishme. Duhet të jemi të vetëdijshëm se sot teknika ka arritur t'i zbulojë ose t'i bëjë të dukshme të gjitha religjionet. Është fakt që teknika është këtu, gjithashtu është këtu edhe fakti i globalizimit. Krejt kjo është në mesin tonë, ky është prodhim yni i cili punon vetë dhe prodhon shpesh rezultate pa dëshirën tonë. Me faktin e teknikës dhe globalizimit jeta ndërthuret me shumë shanse të mira, por edhe me shumë risk (rrezik). Mirëpo, meqë Krijuesi ynë, Zoti, e ka pranuar riskun – që me krijimin e njeriut – të shohë se si krijesat e Tij gabojnë e i kundërvihen, kështu edhe ne, duke kultivuar globalizimin dhe teknikën, duhet t'i pranojmë patjetër të gjitha risket e veprave tona dhe sa më shumë që mundemi, t'i çojmë gjërat në drejtimin pozitiv dhe nga veprat e mira. Kësodore duhet të pranojmë patjetër faktin se sot teknika dhe globalizimi kanë hapur shanse të paimagjinueshme për takimin e kulturave, po edhe hapësirë për ndeshjen e kulturave. Sot të gjithë jemi të dukshëm për të gjithë, vështirë se mund të gjendet sot në botë ndonjë botë tradicionale e paprekur, ku të mos ketë arritur makina jonë ose e huaj, kamera a syri ose veshi elektronik. Takimi i kulturave, dialogu i kulturave, sot është imperativ. Pse? Sepse sot nuk janë enigma religjionet dhe kulturat e tjera. Askush më nuk mund të përjetojë përvojën e Marko Pollos, i cili ishte nga udhëtarët e rrallë të krishterë që udhëtuan nëpër Persinë, Mongolinë dhe Kinën e vjetër, e as që mund të përsërisin përjetimet e El-Biruniut, i cili ishte nga myslimanët e rrallë që kishin qëndruar në pagodat budiste të Indisë. U tha më lart se tema e takimeve ose konfrontimeve në mes kulturave, sot është një çështje shumë me rëndësi për Islamin dhe myslimanët bashkëkohorë. Në pozitën e vet të hartës religjioze të botës, sot myslimanët kanë hasur në procesin e fuqishëm të ndeshjes me kultura dhe religjione të tjera. Po cek se prej rrafshnaltës së Uralit e deri në Los-Anxhelos ka më shumë se 50 milionë myslimanë. Disa janë autoktonë, si shqiptarët e boshnjakët në Ballkan; disa janë të ardhur në numër të madh në valët e shumta të migrimit ekonomik, si arabët në Francë, bangladeshasit në Britaninë e Madhe; disa janë konvertuare disa - gjenerata e katërt ose tretë kanë mbetur myslimanë në Perëndim. Te këta të fundit gjuhë amtare e tyre shpesh është anglishtja, gjermanishtja ose frëngjishtja. Jemi dëshmitarë të kundërthënieve në mes të myslimanëve në Perëndim dhe shoqërisë shekullare në Perëndim. Këso fërkimesh më së shumti shfaqen kur emigracioni mysliman shpreh kulturën e vet, e shpesh edhe kulturën e tyre fisnore, të cilën e ruajnë me nostalgji. Këtu bien në kundërshtim myslimanët lokalë me atë që në Perëndim është konsideruar si plotësisht universale. Në Perëndimin e sotëm kjo paraqitje klanore e lokale, sado që disa myslimanë mendojnë se mu ajo është vetë burimi dhe esenca e kulturës së tyre islame, ata i getoizon, i izolon dhe i margjinalizon.



## FËRKIMET KULTURORE

Të kuptohemi, nuk dëshirojmë t'ia ndalojmë kujtdo qoftë që t'u përmbahet traditave lokale. Dëshirojmë të vëmë në pah se ne myslimanët duhet të pushojmë t'i përziejmë lokalen me atë që Islamin e bën universal, me atë që në Islamin është universale. Tradita lokale është për përdorim privat, kurse universalja është për përdorim të përgjithshëm. Lokalja ofron hapësirë të ngushtë, kurse universalja ofron hapësirë të gjerë dhe të begatshme. Sot në Evropë dhe në Perëndim në përgjithësi, shohim se nuk ekziston ndonjë xhami universale, por ekzistojnë xhamia e Bangladeshit, e Turqisë, ajo arabe, shqiptare etj.. Ne myslimanët i habisim perëndimorët më shumë islamë, dhe kështu jemi inferior në raport me aftësitë që i kishin myslimanët klasik në Bagdad, Kordovë, Kajro, Isfahan, Stamboll, Buhari dhe Samarkand. Sepse myslimanët e kohës klasike në tokat tradicionale islame kishin xhami të organizuara në mënyrë universale.

Sot edhe në mesin e vetë myslimanëve ekzistojnë fërkime kulturore, në mes të asaj që është universale myslimane, dhe të asaj që është klanore.Jemi dëshmitarë se sot Botën Myslimane, më shumë Bota Arabe e kanë vërshuar propaganda të ndryshme, propaganda që pohojnë me agresivitet se një tip i pantallonave është islam e të tjerat jo; se vetëm një tip i ngjyrës së rrobave është islame e të tjerat jo; se vetëm një tip i mjekrës është islame e të tjerat jo; se vetëm një mënyrë e uljes është islame e të tjerat jo; se vetëm një tip i shamisë ose krehjes së flokëve është islame e tjerat jo, etj.. Konsiderojmë se ky tip i monizmit brutal të ideologjisë islame në kulturë, nuk na sjell asnjë dobi. Këtu kemi të bëjmë me një radikalizëm të rrezikshëm që fenë tonë islame e privon nga freskia, lehtësia, akomodimi, çiltëria. Duhet theksuar fakti se myslimanët e sotëm janë ende të paaftë që në planin e kulturës Perëndimin ta bëjnë mysliman. Kur themi Perëndimin mysliman, nuk mendojmë që në një anë gjeografike të botës, që quhet Perëndim, duhet të jenë vetëm myslimanët. Jo! Me nocionin Perëndimi mysliman aludon në entitetin kulturor, i cili së bashku në shkëmbimin e kulturave, të jetojë në harmoni me bashkësinë krishtere, hebraike e me bashkësinë shekullare me qytetërimin perëndimor etj..

## KULTURA ËSHTË EDHE DHËNIE EDHE MARRJE

Po cekim edhe një tezë të rëndësishme, për të cilën mund të debatojmë gjatë. Sa më shumë që një kulturë është universale, që përqafohet jo vetëm prej atyre që e konsiderojnë të vetën por edhe nga të tjerët, - do të kemi më pak kundërthënie e fërkime në mes kulturave universale. Gjithsesi, kur kemi të bëjmë me myslimanët në Perëndim, duhet t'i cekim edhe kundërthëniet në planin politik dhe të programeve politike. Shumë politika dhe politikanë në Perëndim mund t'i fajësojmë që kanë paragjykime ndaj myslimanëve në Perëndim, sikur të ishte rrethimi i Vjenës nga forcat osmane. E ky është vetëm njëri prej shkaqeve pse sot myslimanët integrohen shumë vështirë në politikë në shoqëritë perëndimore. Qëndrimi ynë është se myslimanët në Perëndim sot nuk duhet t'i shmangen formimit të partive klerikale, religjioze ose nacionale, sepse ky është shans për integrimin në partitë politike dhe në forumet qytetare në Perëndim. Aty duhet të integrohen, të marrin pjesë në shoqëri si qytetarë të barabartë.Çdokush që sot shpalos flamurin politik islam në Perëndim, vepron me papërgjegjësi ndaj vetë myslimanëve dhe i fshin shanset që kanë myslimanët para vetes në planin e afirmimit universal të tyre, të fesë, kulturës dhe civilizimit të tyre. Besimi i të vërtetave islame – e ato nuk janë shumë dhe nuk janë të komplikuara –nuk varen assesi nga fakti nëse ekziston apo nuk ekziston halifja, nëse jemi ose jo në atë zonë kulturore e gjuhësore. Ajo që na nevojitet për zbatimin e besimit tonë, është liria. Evropa në pesëdhjetë vjetët e fundit ka treguar se të shumtën e rasteve di të sigurojë lirinë e të gjitha feve. Kultura është edhe dhënie edhe marrje. Myslimanët në Evropë, me besimin e tyre universal dhe me kulturën e tyre universale, kontribuojnë në zhvillimin e këtyre paraleleve. Ata me veten e tyre në mënyrë të natyrshme europeizojnë Islamin, po gjithashtu në mënyrë të natyrshme dhe pa konflikte ata në vete dhe për veten, islamizojnë Evropën.



Nexhat Ibrahimi

# Kurani, thesar i urtësisë universale

Angazhimi i mendjes njerëzore që të arrijë urtësinë burimore për jetën, gjatë historisë ka krijuar kultura dhe qytetërime të ndryshme, religjione dhe filozofi të ndryshme. Në të shumtën e rasteve, këto angazhime arritën rezultate relative, për shkak të paaftësisë dhe pafuqisë së mendjes për të arritur të Vërtetën themelore: nga vjen e vërteta, ç'do të thotë jeta, ku shpie ajo e pyetje të ngjashme. Janë dhënë shumë përgjigje, por të gjitha ato të vërtetën e vështrojnë vetëm në mënyrë periferike dhe të pjesshme. Nëse do t'u hedhim një shikim, qoftë edhe sipërfaqësor, kulturave dhe religjioneve të lashta kineze e të Lindjes së largët, atyre hinduse, pastaj religjionit të egjiptianëve të vjetër dhe brutalitetit faraonik, asirianëve të vrazhdë dhe grekëve e romakëve materialistë evropianë, - para vetes do të kemi një bollëk pikëpamjesh, madje edhe me 'krijime' dhe rezultate të ndryshme mahnitëse, dhe një paraqitje të shtrembëruar mbi Krijuesin dhe fenë e vërtetë.

### PEJGAMBERËT, NË SHËRBIM TË FJALËS SË VËRTETË

Pikërisht për këtë arsye, për arsye të pamjaftueshmërisë njerëzore për ta arritur të vërtetën, Krijuesi reflektoi në vazhdimësi frymëzim nga Burimi i jetës dhe i urtësisë. Ky frymëzim bëri që kohë pas kohe, në varësi nga nevojat dhe rrethanat, Krijuesi të dërgonte përfaqësues specialë, pejgamberë, të cilët do ta drejtonin botën e mashtruar, drejt Cakut Përfundimtar, drejt Rrugës së drejtë. Misioni filloi me Ademin a.s.. U dërguan një numër i madh i pejgamberëve të Zotit në shërbim të Fjalës së vërtetë, kundrejt angazhimeve të kundërshtarëve për ta shtrembëruar misionin pejgamberik dhe për ta injoruar të vërtetën absolute, të promovuar nga pejgamberët. Vështirësitë e tyre në prezantimin e fesë gjatë historisë kanë qenë të jashtëzakonshme. Angazhimi i Nuhut a.s., Ibrahimit a.s., Musait a.s.

dhe Isait a.s. në misionin e tyre tregon seriozitet të jashtëzakonshëm në historinë e fesë së vërtetë dhe të mendimit në përgjithësi. Kjo ndërhyrje hyjnore në dobi të njerëzisë, për herë të fundit ndodhi në shkretëtirën arabe, pranë burimit Zemzem, në Mekë. Në vitin 570 të e.r. u lind në Mekë Pejgamberi i fundit, Muhamedi a.s., për të sjellë Fjalën e Fundit, Kuranin, vlefshmëria e të cilit do të zgjasë deri në Ditën / Çastin e Fundit, Fjala që njëson urtësitë e të gjithë pejgamberëve: bekimin e punës në tokë, që filloi qysh me Ademin a.s. pas largimit nga Xheneti; me kurbanin, sakrificën e Ibrahimit a.s.; me durimin e Ejubit a.s.; me këmbënguljen e Musait a.s.; me dashurinë e Isait a.s. ndaj të shtypurve dhe të afërmve etj.. Shpallja e Fundit, që iu shpall Pejgamberit të fundit, tregoi hollësisht tërë urtësinë, zbuloi domethënien e vërtetë dhe botëkuptimin e jetës. Kjo Shpallje zgjidhi çështje deri atëherë të pakapshme për arsyen, solli perceptimin e drejtë të Krijuesit dhe të tërë asaj që e rrethon njeriun. Pasuesi i Kuranit e ka të qartë çfarë qëndrimi të marrë kundrejt temave të shumta gjatë jetës. Kjo s'do të thotë se liria njerëzore është e cenuar. Kurani nxit njeriun që të përdorë arsyen, meditimin dhe të gjejë urtësinë e plotë duke rritur diturinë dhe duke plotësuar njohuritë. Duke soditur rendin e përkryer kozmik, njeriu nxjerr përfundimin dhe beson bindshëm Krijuesin Një dhe të Vetëm. Prandaj, Islami pranon përparimin e arsyes. Këtë e dëshmon më së miri vetë Kurani, i cili i bën thirrje mendjes, arsyes së shëndoshë, meditimit. Kurani jo që nuk i frikësohet arsyes së shëndoshë, por arsyen e mendon si aleat, si mjet nëpërmjet të cilit arrihet tek e vërteta. Kurani insiston në përdorimin e arsyes, përsiatjes së matur dhe marrjes së vendimeve. Fjalët kuranore synojnë përsosmërinë e jetës njerëzore, që është synimi i përsosmërisë në amshueshmëri.

## KURANI PRANON ROLIN E NJERIUT NË JETË

Çdo individ duhet të synojë drejt këtij qëllimi. Prandaj kërkohet disiplinim i jetës sonë, për t'u ngjitur lart e më lart. Kurani përcakton dispozita të detyrueshme veprimi, nëpërmjet të cilave formon dhe ngre lart vullnetin, mirësinë shpirtërore dhe qenien ideale morale. Këmbëngulja në këtë krijon natyrën tonë konstante, e cila na bën të ndërgjegjshëm dhe të obligueshëm që t'i shërbejmë tërësisë, duke mos nxjerrë përpara prioritetet vetjake. Kurani pranon rolin e njeriut në jetë. Ai duhet të jetë fisnik dhe i dobishëm për të mirën e përgjithshme dhe për lumturinë e përgjithshme të të gjithëve. Dashuria e përgjithshme ndaj njerëzve, është kërkesa kryesore e mësimit islam mbi botën. Islami ka pajtuar skajet dhe ka ndjekur mesin e rrugës. Në këtë mënyrë Islami ka përfillur kërkesat e materies dhe të shpirtit. Ai nuk e pranon as materializmin e vrazhdë dhe as idealizmin fanatik, por kërkon që të dyja të kooperojnë krah për krahu. Islami nuk ndalon pasurimin dhe posedimin e të mirave materiale, por, si mjet pastrimi të pjesës së huaj, ka paraparë tatimimin detyrues dhe atë vullnetar, respektivisht të kohëpaskohshëm. Islami ndalon edhe format e tjera të shfrytëzimit të njeriut nga njeriu apo nga grupi e shoqëria. "Ai (Zoti) është ai i cili për ju (njerëzit) krijoi çdo gjë që gjendet në tokë". "Zoti jua bëri tokën të përshtatshme, ecni nëpër të dhe kërkoni furnizimin tuaj." "Por, në pasurinë e tyre (të pasanikëve) kanë të drejtë (në një pjesë) të varfrit dhe të përvuajturit."

## KËSHTU FLASIN FJALËT E SHUMTA TË URTA KURANORE.

Ja, synimi kryesor mbi lejen e pasurimit. Sipas sistemit islam, me rritjen e numrit të pasanikëve, do të zvogëlohej numri i varfanjakëve, derisa në vendet kapitaliste çështja është e përkundërt: me rritjen e numrit të pasanikëve, do të rritej edhe numri i varfanjakëve. Islami nuk e do jetën asketike, dhe nga ana tjetër, e gjykon rigorozisht shkapërderdhjen në bollëk. "Hani e pini, por mos e teproni, sepse Allahu nuk i do ata që e teprojnë". - thuhet në Kuran. Sidomos dehja, e cila më së shumti nxit shkapërderdhje, është e ndaluar në mënyrën më të rreptë. Kjo është urtësia tashmë e njohur e Kuranit dhe Islamit. Islami është fe optimiste dhe nuk e lejon njeriun ta urrejë jetën në asnjë mënyrë. Dëshmia më e mirë për këtë është ndalimi rigoroz i vetëvrasjes. Para asnjë problemi nuk bën të dëshpërohemi as të humbet vetëmohimi. Edhe pse kundrejt Të Gjithëfuqishmit njeriu është "krijuar i dobët", ai megjithatë, për veten është një fuqi, e cila duhet të ballafaqohet me të gjitha problemet. Sepse, "njeriu posedon vetëm atë që e fiton me angazhimin e tij." (Kurani). Tërë kjo është dëshmia më e mirë se është lajthitje e përkryer të jesh fatalist i verbër dhe defetist i pashpresë e t'i dorëzohesh "fatit" . Islami është fatalist vetëm në aspektin që kërkon besim në një të vërtetë – se çdo gjë i nënshtrohet Vullnetit absolut të Zotit. Dhe kjo është pikërisht ajo fe e cila në fillim i dha Islamit atë dinamikën e fuqishme dhe forcën jetësore. Sepse vetëm me fenë, ku çdo gjë zhvillohet dhe organizohet sipas përcaktimit të Zotit, mund të ndërmerren aksione të guximshme dhe të vetëmohueshme, mund të punohen punë të rrezikshme - për të mirën e përgjithshme, sa kohë që mbështetjen qyqare në Zotin, pa përdorimin e angazhimit, sakrificës dhe vetëmohimit, e kanë trilluar dembelët, egoistët e qyqarët dhe kjo gjendje shkallë-shkallë çon në shkatërrim. Këtë pikëpamje Kurani e gjykon në mënyrë rigoroze, kurse ai është udhëzimi më i qartë dhe më i hollësishëm në botë.



# MEVLANA

Mevlana Xhelaleddin Rumiu u lind më 30 shtator 1207 në qytetin Belh në veri të Afganistanit. Në ato kohë, ky qytet ishte ndër qendrat e rëndësishme të zonës së Horasanit. Emrin e vërtetë e ka Xhelaleddin Muhammed. Kurse Mevlana që përkon në shqipe me apelativin "imzot", është titull nderimi që u jepej ato kohë personaliteteve të mëdhenj dhe dijetarëve. Rumí do të thotë anadollas. E ëma quhej zonja Mumine, kurse i ati Bahaeddin Veled, i mbiquajturi "Mbreti i Dijetarëve" (Sultânu'l-ulemâ). Ishte ndër dijetarët dhe sufitë e mëdhenj të Horasanit, si dhe një nga zëvendësit e Nexhmeddin Kubra-së. Ata u larguan nga Belhi së bashku me familjen dhe një grup nga farefisi. Ata dolën në udhë me synimin për të shkuar në haxh. Në çdo vend që arrinin, priteshin me interesim dhe respekt të madh. Ndërkaq, kur arritën në qytetin Nishapur që e kishin në udhë, dhe u takuan aty me sufiun e madh Feriduddin Attar, kishin me vete edhe Xhelaleddinin e vogël. Attari i dhuroi Xhelaleddinit një ekzemplar të veprës së vet, Esrarname (Libri i të Fshehtës) dhe i tha kështu Bahaeddin Veledit: "Çmoje këtë fëmijë, se, pa kaluar shumë, ka për të lëshuar zjarr në zemrat e ashikëve të botës!"

Pasi e kreu detyrën e haxhit, karvani i udhëtarëve arriti në Damask dhe, pas një farë kohe, shkoi në Erzinxhan të Anadollit. Me ftesë të sunduesit të çmuar e të drejtë, sulltan Alaeddin Kejkubad, Bahaeddin Veled me familjen u shpërngulën në vitin 1229 nga Karamani në Konja. Ato kohë, Konja ishte kryeqytet i Selçukëve të Anadollit. Pasi vdiq në Konja, Bahaeddin Veledi në vitin 1231 në moshën 80-vjeçare, deshën ta vënë Xhelaleddinin e ri në vend të tij. Por pak pas kësaj, në Konja arriti Burhaneddin Muhakkik Tirmidhiu, një nga pasuesit e Bahaeddin Veledit. Ai e mori mbi vete edukimin moralo-shpirtëror të Xhelaleddinit, i cili deri në atë kohë kishte marrë mësime nga vet babai i tij. Një ditë Sejjid Burhaneddini e hoqi Xhelaleddinin mënjanë dhe i tha kështu: "Ishe i pashoq ndër njerëz në të gjitha dituritë racionale e fetare, kurse tani u bëre i zgjedhuri i pejgamberëve dhe velinjve në arritjen e të fshehtave dhe të vërtetës shpirtërore!" Me këto fjalë, ia bëri të qartë se kishte dalë me sukses nga prova dhe aty e tutje duhej të merrej me arsimimin dhe orientimin shpirtëror të popullit.

Xhelaleddin Rumiu i mbiquajtur Mevlana, filloi në Konja të japë mësim në dituritë fetare dhe të udhëheqë orientimin shpirtëror të popullit. Kishte arritur një gradë të lartë veçanërisht në dituritë e Fikhut ose të Drejtës Islame, dhe Hadithit ose Traditës Profetike. Ai kishte arritur në postin e Fetvasë, autoritetit të vendimit juridiko-fetar. Siç tregohet, kishte qindra nxënës. Fama i ishte përhapur gjithandej dhe myridët, pasuesit, i ishin shtuar. Si nga i ati, ashtu dhe nga Sejjid Burhaneddini, pati marrë konsiderata shpirtërore dhe pati mbetur në masë të madhe nën ndikimin e tyre. Për këtë arsye, ndërsa nga njëra anë angazhohej me mësim dhe edukim, nga ana tjetër preokupohej me bazat e sufizmit të unifikuara me parimet fetare nga Gazaliu.

*Sipas njerëzve, trupat materialë janë të vdekura,*
*Por, sipas Zotit, janë të gjalla, të nënshtruara…*

*Më the se pse i bie daulles kur në këtë shtëpi,*
*Në këtë konak nuk ka asnjeri…*

*Ky popull jep para për hir të Zotit, hedh themele*
*Për qindra vepra bamirësie, ngre faltore…*

*Si ashikët e Zotit, të ekzaltuar, nisen rrugëve*
*Të haxhit, shpenzojnë, arrijnë në Qabe…*

*A thonë ata se në atë shtëpi nuk ka asnjeri?*
*I zoti i shtëpisë i ngjet shpirtit fshehur në shtëpi!*

*Personi i ndriçuar me dritën e Zotit*
*E sheh jo bosh, por plot e përplot shtëpinë e mikut…*

*Sa pallate ka të mbushura plot me njerëzí,*
*Që, në sytë e atyre që e shohin fundin, janë pa njeri…*

*Kë të duash kërkoje në Qabe,*
*Që të të shfaqet menjëherë para teje!*

*Si mundet që zemra e njeriut më të lartë,*
*Të mos jetë shtëpi e Zotit, të jetë e zbraztë…*

*Edhe njerëzit e tjerë shkojnë në Qabe,*
*Por, njeriu i përkryer ndodhet përherë atje…*

*Pse ata që shkojnë në haxh thonë "lebbejk, urdhëro"*
*Pa i thirrur kush, pa dëgjuar asnjë zë?*

*Në fakt, është një zë që vjen nga Zoti çdo çast,*
*Që ua mundëson atyre të thonë "lebbejk"!*

*Edhe unë e nuhata, e kuptova se ky pallat*
*Është një kuvend, kurse toka e tij, thelb…*

*Do të vazhdoj ta trajtoj me alkiminë e tij*
*Qenien time-bakër, që të bëhem vërtet njeri…*

*Atëherë detet do të entuziazmohen nga rënia*
*E kësaj daulleje syfyri, dhe do të nxjerrin perla…*

*Njerëzit marrin pjesë në luftë në rrugën*
*E Zotit, veten në rrezik e hedhin…*

*Njëri i ngjet Ejubit në pranimin e ngatërresave;*
*Tjetri të kujton Jakubin në durimin e fatkeqësive…*

*Qindramijëra vetë të etur e nevojtarë*
*Lakmojnë për hir të Zotit, punojnë pandërprerë…*

*Edhe unë i bie daulles në këtë portë*
*Për hir të Zotit i cili i fal e i mbulon fajet…*

*A po kërkon myshteri për t'i marrë flori?*
*O zemër, ku ka më të mirë se Zoti myshteri?..*

*Pjesë nga 'Mesnevi' / botoi Logos-A / 2010 / përktheu M. Hoxha / përzgjodhi E.A.*

# FAMILIARE




Karima Burns

# Bajrami dhe fëmijët

## Roli i shkencës në kreacionin e atmosferës së Bajramit

Myslimanët anë e kënd botës, do ta festojnë së shpejti Kurban-Bajramin. Edhe pas këtij bajrami në mesin e shqiptarëve myslimanë, s'ka dyshim që do të dëgjohen komentet: "Po edhe gjatë këtij Bajrami mungoi atmosfera festive"; "Bajramët nuk janë si kanë qenë dikur", - duke treguar në këtë mënyrë keqardhje për atmosferën festive të bajramave të dikurshëm. Karima Burns, në punimin që po sjellim me këtë rast, përpiqet të aktualizojë këtë problematikë dhe, duke shfrytëzuar të arriturat e shkencës bashkëkohore dhe mësimeve psikologjike të paraqitura për myslimanët e hemisferës perëndimore, - me këshillat praktike se si ta bëjmë bajramin të këndshëm për shpirtrat, zemrat, sytë dhe veshët tanë, një kënaqësi



që do të mbetet përgjithmonë në kujtimin e bukur të çdo myslimani, sidomos të të vegjëlve tanë. (Përkthyesi). Myslimanët në Amerikë dhe në Perëndim e dinë mirë si duket atmosfera e Krishtlindjeve. Çdo dhjetor, përderisa shëtisin nëpër qendra tregtare, rrugë dhe dyqane, në ajër përhapet aroma e ëmbëlsirave, pishave dhe cimetit të Krishtlindjeve. Pa dyshim, madje edhe myslimanët që nuk jetojnë në Amerikë, hapin sytë tek shohin titujt e gazetave dhe pyesin: Për se janë të gjithë kaq të emocionuar? E ne si myslimanë, natyrisht, pyesim: Si e në çfarë mënyre mund të zgjonim tek fëmijët tanë këso ndjenjash e emocionesh kur bëhet fjalë për Bajramin? Atmosferën e Krishtlindjeve është vështirë ta "kopjojmë". Mirëpo, myslimanët mund të krijojnë atmosferën e Bajramit, e cila fëmijëve të tyre do t'u sjellë gëzim dhe t'ua mbushë zemrat, bile edhe në mesin e pishave të Krishtlindjeve dhe sajave të Babadimrit. Në fund, tërë kjo është çështje  e shkencës. Studimet kanë treguar se shfrytëzimi i të gjitha shqisave tona është mënyra më e mirë për t'u pushtuar informacionet dhe "për t'u ngjallur" tërësisht një ndodhi. Një festë duhet tek individi të shfrytëzojë të gjitha shqisat: zemrën, imagjinatën, intelektin, syrin, veshin, shqisën e shijes, si dhe shqisën e aromës dhe të prekjes.

## LIDHJA  SHUMË E FORTË NË MES SHQISËS SË TË NUHATURIT DHE MEMORIES

Fëmijët mësojnë që të ndiejnë gëzim dhe emocione gjatë secilës Krishtlindje; në realitet për arsye se këtë festë e duan me të gjitha shqisat e tyre. Me zërin e tyre këndojnë këngë të Krishtlindjeve; duke shfrytëzuar imagjinatën e tyre, dëgjojnë tregime për Babadimrin, me zemër luten, me gjuhë shijojnë ëmbëlsirat, me vesh dëgjojnë këngët e Krishtlindjeve, me duar prekin gjilpërat e pishës, me shqisën e të nuhaturit ndiejnë aromën e ëmbëlsirave dhe cimetit, ndërsa në secilin kënd shihen shtëpitë të zbukuruara me drita. Duke shfrytëzuar shkencën, edhe ju mund të krijoni të njëjtën ndjenjë tek fëmijët tuaj gjatë Bajramit. Shqisa e të nuhaturit është shqisa më e rëndësishme në raste festimi. Ekziston një lidhje shumë e fortë në mes shqisës së të nuhaturit dhe memories. Procesimi i aromës është i lidhur drejtpërdrejt me sistemin limbial, ku janë vendosur memoria dhe emocionet. Në të vërtetë, shqisa e të nuhaturit është shumë e fuqishme, saqë ky kapacitet i saj shfrytëzohet në disa shkolla për të përshpejtuar procesin e mësimit. Nëse shikojmë prapa në histori, do të shohim që shqisa e të nuhaturit për këtë qëllim është shfrytëzuar gati në të gjitha kulturat dhe religjionet. Kështu, kisha ortodokse greke njeh filozofinë e "përfshirjes" së të gjithë pesë shqisave në shërbesën rituale. Për të tërhequr shqisën e të nuhaturit, p.sh. ndizet temjani. Për të filluar javën e re në Hebraizëm gjatë ritualit havdalit, i cili mbahet në fund të Sebatit, shfrytëzohet kutia me erëza. Për këtë qëllim përdoren zakonisht erëzat e forta dhe me aromë të këndshme, si cimeti, miroxhia  dhe kardamomi. Boston Globe për këtë qëllim paraqiti që tek personat që i takojnë së njëjtës kulturë po gjeneratave të ndryshme, ndjenja e nostalgjisë nxitet me aroma të ndryshme. Ata që kanë lindur më 1920, 1930 dhe 1940 kanë këtë ndjenjë kur ndiejnë aromën e luleve, ajrit të detit, barit të kositur dhe gjetheve të djegura, kurse ata që kanë lindur më 1950 dhe 1970, bëhen nostalgjikë kur ndiejnë aromën e mjeteve për pastrimin e dritareve, llakut të flokëve, kremit për rrezitje dhe flomasterit. Gjithashtu edhe myslimanët dëshirojnë që fëmijët e tyre të ndiejnë më tepër nostalgji për aromën e Bajramave sesa aromën e Krishtlindjeve ose të disa festave tjera perëndimore. Një prej gjërave që kanë aromë të këndshme gjatë ditëve të Bajramit, është dreka e Bajramit. Mirëpo, për të ngulitur fuqimisht një ngjarje në memorien tonë, bashkë me të në një mënyrë duhet "lidhur ndjenja karakteristike e aromës". Për këtë arsye, gjatë Bajramit myslimanët nevojitet të përpiqen për të bërë gjellë  të shijshme me aroma të forta, për përgatitjen e të cilave shfrytëzohen erëza të ndryshme aromatike siç janë cimeti, karafili, majdanozi, etj.. Përveç aromës së gjellës, atmosfera duhet zbukuruar gjithashtu edhe me aroma të tjera të këndshme. Për këtë qëllim mund të shfrytëzohet vaji eterik ose temjani, veçse aroma duhet të jetë e veçantë



dhe karakteristike për Bajram. Gjithashtu mund të shfrytëzohet edhe vaji i trëndafilit. Si alternativë, secili person mund të bëjë për vete kombinimin individual të vajrave, kështu që të ketë parfumin personal për ditët e Bajramit, (ose në hapësirat e shtëpisë së tij) mund të rregullojë atmosferë festive specifike. Bergamoti me një dozë të limonit ose tangerinës do të ishte kombinim i përkryer për humor dhe gjendje shpirtërore festive. Të gjitha këto kombinime të aromave mund të shfrytëzohen në formë temjani ose parfumi. Natyrisht, shqisa e të nuhaturit shkon dorë për dore me shqisën e të shijuarit. Në të vërtetë, shqisa e të shijuarit është e njohur për drekën e Bajramit.

Receptorë për shije apo gustativë, shpenzohen për çdo javë deri dhjetë ditë, sidomos pas moshës pesëdhjetë vjeç. Me plakjen, shqisa e shijes vjen e dobësohet dhe nuk është aq e mprehtë.

### TË ZBUKUROHET BAJRAMI ME ILAHI

Në këtë mënyrë pjesa e përvojave më të mëdha gustative, pa mëdyshje do të mbetet gjithmonë e mbyllur në shqisën e të nuhaturit. Natyrisht, nëse dëshirojmë ta shfrytëzojmë maksimalisht këtë shqisë, atëherë përgatitja e veçantë e "ushqimeve të Bajramit" sikurse janë ëmbëlsirat ose tortat e Bajramit, do të ishte një opsion gati i përkryer. Shqisa e të pamit është shqisa tjetër shumë e rëndësishme. Afro 70% të receptorëve tanë të shqisave janë të vendosur në sy dhe përmes shikimit të botës në të cilën jetojmë, arrijmë ta vlerësojmë dhe kuptojmë. Me të parë që të gjithë njerëzit kanë veshur rroba të reja, kjo është kënaqësi për sytë. Mirëpo, myslimanët që jetojnë në një mjedis veshjesh të perëndimorëve, ndonjëherë zvogëlojnë rëndësinë e rrobave të bukura të Bajramit dhe kështu fëmijëve të tyre, me rastin e festës së Bajramit, u blejnë rroba të reja xhinse ose fanella të zakonshme. Në vend të këtyre, ata në këto ditë të bukura, fëmijëve më të vegjël duhet t'u blejnë rroba të zbukuruara me ngjyra më shumë të gëzueshme.

Në këtë kontekst, në shumë vende të Lindjes së Afërt, mundësitë e shqisës së dëgjimit pranohen si fakte të gatshme, kurse myslimanët në Evropë dhe Amerikë, mjerisht, zakonisht këto i harrojnë. Në Egjipt si dhe në shumë vende arabe, gjatë kohës së Bajramit, nëpër rrugë dëgjohen tingujt e tupanëve dhe muzikës nga radio. Në Perëndim, ku muzika e fortë në vende publike zakonisht shihet me kritikë, myslimanët në të vërtetë mbesin të privuar nga tingujt e Bajramit. Për këtë arsye, myslimanët që nuk kanë traditë për muzikën e Bajramit, tash duhet ta ndërtojnë këtë muzikë. "Muzika" e parë që duhet pasur parasysh, është gjithsesi melodia e Kuranit. Pastaj për të rinjtë dhe të moshuarit mund të zgjidhen ilahi të ndryshme, me të cilat do të zbukurohej atmosfera festive e Bajramit. Në këtë kuptim, me shqisën e të prekurit është vështirë të manipulohet. Mirëpo, pas shqisës së të nuhaturit, pa dyshim kjo është shqisa më me rëndësi. Kjo për shkak se lëkura është organi më i madh i trupit dhe pesha e saj arrin 2.5 deri në 4.5 kg. Përveç kësaj, studimet e shumta kanë treguar se shqisa e të prekurit është me rëndësi kruciale për zhvillimin e fëmijës. Prandaj shqisa e të prekurit është çelës i ekzistencës sonë dhe ndoshta edhe çelës i ekzistencës së Bajramit në Perëndim.

Përjetimin e Bajramit nëpërmes shqisës së të prekurit, myslimanët te fëmijët e tyre mund ta përshpejtojnë duke u blerë dhurata të punuara nga leshi i butë ose nga materiali i mëndafshit. Gjatë kohës së Bajramit fëmijët duhet të përkëdhelen e përqafohen më tepër se zakonisht dhe, duke i nxitur gjatë faljes, të kënaqen në përjetimin e sexhadeve të buta dhe qilimave të bukur të xhamisë.

Në fund, duhen përmendur zemra dhe ndjenja e imagjinatës. Gjatë ditëve të Bajramit fëmijëve duhet t'u tregohen ngjarje të ndryshme, si ka qenë Bajrami i prindërve ose si shënohet Bajrami në vende të tjera. Edhe pse sot mund të gjenden libra të shumtë, ku janë përmbledhur tregimet e Bajramit, tregimet më të bukura do të ishin ato që janë të bazuara në përvojën personale.

Përktheu dhe përshtati,www. islambosna.ba 2009.
Prim.dr.med.sc. Ali F. Iljazi

# GJERMANJA PRANOI ISLAMIN INTERVISTË ME NENSI SHARTOLLIN



Nensi Shartolli (gjermane), ka lindur dhe është rritur në Gjermani, në një familje që i takon besimit të krishterë, besim të cilin e pati edhe Nensi deri para pak vjetësh. Ajo tani ka përqafuar Islamin dhe ndihet shumë e kënaqur dhe krenare e thotë: "Unë E falënderoj Allahun xh.sh., që më udhëzoi në Islam, sepse unë isha e krishterë, por, me dëshirën e Tij, sot jam myslimane dhe përjetoj ngrohtësinë e Islamit. Duke lexuar literaturë të shumtë dhe Kuranin, kam parë gjithashtu se aty qëndron e vërteta për këtë dhe për botën tjetër.

*Si erdhi interesimi juaj për Islamin?*
Islamin e kam njohur si fe, por jo si atë të vërtetën, veçse, falë Allahut xh.sh., jam martuar me një burrë shqiptar-mysliman dhe fillova gradualisht edhe unë ta praktikoj që të njihem me këtë fe dhe ta praktikoj, sepse e kuptova që kjo fe është e vërteta.

*Cili ka qenë mendimi juaj për Islamin para se të hynit në Islam dhe çfarë qëndrimi kishit rreth Islamit?*
Kam pasur mendime të ndryshme rreth Islamit, meqë këtë fe e njihja vetëm nëpërmjet medieve informative, të cilat Islamin e paraqisnin shumë më ndryshe sesa është në të vërtetë, pra e njihja si një fe që ekziston, por jo si fe të vërtetë. Mirëpo, pasi fillova të interesohesha për të dhe të lexoja rreth Islamit, e kuptova të vërtetën dhe, falë Allahut, sot jam myslimane.

*A kishit paragjykime rreth islamit para se të takonit bashkëshortin?*
Po sigurisht, sepse unë nuk e njihja Islamin, nuk e dija se kjo fe është e vërteta, përderisa hyra në të.

*Kur jeni bërë myslimane?*
Pasi jam martuar, kam filluar të hulumtoj rreth Islamit, të lexoj dhe të njihem me të, dhe kështu ngadalë fillova të jetoja me të dhe ta praktikoja çdo ditë, kështu që nuk mund të them një datë të caktuar se kur jam bërë myslimane, meqë në Islam kam hyrë hap pas hapi dhe jo brenda një dite. Ajo që kujtoj unë me krenari dhe që e konsideroj si ditën më të lumtur të jetës sime, është dita kur kam vënë mbulesën, dhe kjo ka ndodhur në tetor të vitit 2006, pra në muajin e madhërishëm të Ramazanit, dhe këtë mund ta quaj si finalizimin e hyrjes sime në Islam.

*Si erdhi ky vendim?*
Unë kam menduar rreth kësaj çështje një vit të plotë, por, kur vendosa të mbulohesha, qe momenti më i lumtur në jetën time dhe tani jam krenare për këtë.

*A keni menduar në kohën kur keni filluar të njiheni me Islamin, se një ditë do të jeni një grua e mbuluar?*
Po, gjithsesi, sepse e ndjeja që mua po më mungon diçka, e ajo ishte mbulesa.

*Si e pritën vendimin për të hyrë në Islam dhe për t'u mbuluar familja, rrethi dhe shoqëria?*
Ka pasur reagime pozitive por edhe negative gjithashtu. Pozitive është se nëna ime e ka pranuar Islamin dhe më ka pranuar mua me mbulesë, ndërsa negativ është fakti që babi im nuk e ka pranuar Islamin dhe nuk e ka pranuar vendimin tim, por unë E lus Zotin që edhe ai ta pranojë të vërtetën, që është Islami. Për sa i përket shoqërisë dhe rrethit në Gjermani, është vështirë të pranohet një fe tjetër, por, me kohën, i kuptojnë gjërat.

*Ju thatë se nëna juaj e ka pranuar Islamin?*
Po, edhe nëna ime tash i përket fesë islame. Tash jam nënë edhe unë.

*Ju jeni nënë e dy fëmijëve. Si ndiheni tani kur fëmijët tuaj i edukoni në frymën islame, meqë ka pasur mundësi t'i edukonit në një frymë tjetër?*
Gjithsesi kjo është ndjenjë e mirë, sikurse unë edhe bashkëshorti im, do të bëjmë përpjekje që fëmijët tanë t'i edukojmë në frymën islame, në mënyrë që ata të mos kenë problem, po të jenë gjithmonë në rrugën e Zotit.

*Si është një ditë juaja si myslimane?*
Jam shumë e lumtur që prioritet në ditën time janë pesë kohët e namazit, pastaj si çdo grua tjetër kujdesem për familjen time, për fëmijët e mi dhe për punët e ditës, si të çdo gruaje.

*Ju, me siguri, keni krijuar shoqërinë tuaj me gra të ndryshme myslimane dhe organizoni ndonjë aktivitet?*
Kur kam kohë të lirë, takohem me shoqet, por kryesisht kohën e kaloj me familjen time.

*Në Kosovë keni qenë me siguri edhe herë të tjera dhe tashmë i njihini njerëzit dhe mentalitetin e tyre. A mund të bëni një dallim në mes femrës kosovare dhe asaj perëndimore, meqë femra perëndimore – për shumë vajza dhe gra në Kosovë është model i emancipimit?*
Unë mund të them me shumë përgjegjësi se gruaja perëndimore nuk e ka statusin më të lartë se një grua që jeton me Islam.

*Në rast se një kolege juaja krishterë do t'ju pyeste rreth pozitës që ta ka dhënë Islami, si do të përgjigjeshe?*
Unë do t'i thosha se jam shumë e kënaqur, dhe I falem Zotit që më ka udhëzuar në këtë fe, me të cilën jam shumë krenare dhe I lutem Zotit të më forcojë në këtë fe.

*Cili është mendimi juaj për femrat myslimane që nuk e praktikojnë Islamin, sepse duan dhe ndjekin modelin e femrës perëndimore?*
Unë do t'u thosha të gjithave që të marrin dhe ta lexojnë Kuranin mirë dhe të mundohen ta kuptojnë, sepse vetëm aty do të gjejnë të vërtetën.

*Ju e njihni pozitën që i jep gruas feja e krishterë, cila është pozita e saj?*
Unë mund t'ju them se nuk është e vërteta në Krishterim dhe se ka manipulime të shumta. Ju e dini se edhe femra e krishterë duhet të jetë e mbuluar, por kjo nuk praktikohet. Unë mund të them se në Krishterim pozita e gruas nuk është e kënaqshme, sepse mungon e vërteta.

*Sa është e lirë femra e mbuluar në Gjermani që të ndjekë shkollën, të arsimohet dhe të pavarësohet në aspektin ekonomik?*
Në Gjermani nuk paraqitet asnjë problem në sistemin e arsimit për një femër të mbuluar; ajo mund të ndjekë lirisht shkollimin e saj, pra nuk ka pengesa, kurse për sa i përket punësimit, mund të kenë pengesa .

*A diskutohet nga instancat më të larta ky problem, pra problemi i punësimit?*
Sigurisht se po. Është diskutuar disa herë, por ende nuk është marrë ndonjë vendim konkret.

*Po në rrugë si trajtohet një e mbuluar?*
Unë jetoj në një nga qytetet më të mëdha në Gjermani dhe mund t'ju them se nuk ka ndonjë problem të dalësh në rrugë me mbulesë; mirëpo, sigurisht, sikurse në çdo vend tjetër, mund të ketë ndonjë përqindje e vogël njerëzish që nuk e pëlqejnë, por nga 90% respektohet e drejta e mbajtjes së mbulesës.

*Gjermania është shtet i krishterë dhe ju e thatë se nga 90% respektohet mbulesa dhe Islami në përgjithësi, sa kohë që Kosova është një vend me shumicë dërmuese islame , po tek ne nuk respektohet mbulesa. Kjo vihet re lehtë posa të dalësh në rrugë, njerëzit të shohin me një sy tjetër dhe plot paragjykime. Si e shpjegoni ju këtë realitet kosovar?*
Mua më vjen keq për këtë që po ndodh, por, meqë nuk e njohin Islamin si duhet, mund të ndodhë edhe kjo.

*Si ndiheni ju kur jeni në Kosovë?*
Ndihem e gëzuar dhe e kënaqur, sepse këtu na bashkon Islami tërë familjen.

*Të flasim pak edhe për Ramazanin. Si ndiheni kur në shtëpinë tuaj shtrohet iftari?*
Ndihem mirë dhe e gëzuar, sepse iftari na bashkon; gjithashtu ftojmë miq,madje unë kam provuar ta ftoj edhe babin tim, por ai nuk i është përgjigjur ftesës, kurse nëna ime po .

*Dhe, për fund, cila është porosia juaj për lexuesit?*
Do të doja që të gjithë ata që do ta lexojnë, të falin namazin dhe t'I luten Zotit që të na udhëzojë në rrugën e drejtë.

Intervistoi: Amire Prebreza-Sopjani



## MYFTIU TËRNAVA PRITI NË TAKIM LAMTUMIRËS SHEFIN E DERITASHËM TË EULEX-IT, KERMABON

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava më 13 tetor priti në takim lamtumirës shefin e Eulex-it Iv Dë Kermabon. Myftiu Tërnava e falënderoi Kermabon për angazhimin dhe kontributin që ka dhënë në Kosovë në fushën e sundimit të rendit e ligjit si shef i misionin EULEX. Ndërsa Iv Dë Kermabon tha se Kosova ka përparuar shumë në të gjitha fushat e sidomos në atë të shtet ndërtimit, mirëpo duhet bërë edhe shumë për integrimin e vendit në BE. Kermabon tha se EULEX-i, kohëve të fundit ka ndërmarr hapa për funksionimin e rendit e ligjit edhe në veriun e Kosovës. Kermabon tha se edhe pas shkuarjes nga Kosova do të ndjek me vëmendje zhvillimin e ngjarjeve në Kosovë, dhe do jetë gjithherë pranë Kosovës.

## NIS NDËRTIMI I QENDRËS ISLAME

Më 1 tetor , pas namazit të xhumasë, në qendër të Drenasit, në prani të shumë besimtarëve e mysafirëve, ku qenë të pranishëm edhe Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, me bashkëpunëtorë, zëvendësministri i Administratës Publike, Amir Ahmeti, kryetari i komunës së Drenasit, Nexhat Demaku, ai i komunës së Skenderajt, Sami Lushtaku, përfaqësuesi i familjes Jasharaj - baca Rifat, kryetari i KBI-së të Drenasit, Osman Musliu me bashkëpunëtorë, kryeimami e imamë të shumë këshillave vendorë të BI-së, si dhe të ftuar të tjerë, - në një solemnitet rasti u vu gurthemeli i Qendrës Islame në Drenas. Është e pritshme që, në kuadër të kësaj qendre të jenë edhe selia e Këshillit, qendra kulturore, lokalet e vakëfit si dhe objekte të tjera shtesë. Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, me këtë rast, ndër të tjera theksoi: "Ndihem i kënaqur që gjendem në mesin tuaj, gjendem me një arsye tepër të madhe, ngase këtu, pas krejt asaj që përjetoi Kosova, ja erdhi dita që të kemi mundësi të vëmë gurthemelin e ardhmërisë së Islamit edhe në Drenas. Drenasi që moti e ka merituar të kishte një godinë në shërbim të besimtarëve të këtyre anëve. Siç po shihet, edhe me këtë vepër kaq madhore, KK i Drenasit ka bërë një hap tepër të guximshëm e të rëndësishëm dhe moral e njerëzor, kur ndau këtë truall dhe ua dhuruar atyre që e votuan edhe kryetarin e komunës, për të qenë në krye të Kuvendit komunal. Shpresoj që së shpejti të jemi kështu bashkë edhe në inaugurimin e këtij objekti madhështor". Kjo qendër do të ndërtohet në truallin që ka sipërfaqe 13 arë e 82 metra, që e ka dhënë Asambleja komunale e Drenasit. Këtu do të ndërtohet qendra me sipërfaqe prej 4.200 metrash katrorë. Objekti do të jetë 5-katësh, pa përfshirë këtu bodrumin dhe përdhesin (P + 5 + B). Ndërtimi i këtij objekti do të zgjidhë çështjen e selisë për nevojat e KBI-së të Drenasit, pastaj do të krijojë mundësi për zhvillimin e jetës fetare e kulturore si dhe do të krijojë një bazë solide për të hyra materiale për këshillin. Kostoja



financiare për ndërtimin e qendrës do jetë 1.230.000 euro, kurse punimet do t'i kryejë kompania "Jehona" nga Malisheva. Nevoja për ndërtimin e një qendre të këtillë ka qenë e kamotshme, po realizimi i saj u bë i mundur vetëm pas një angazhimi serioz të KBI-së të Drenasit, i cili, në bashkëpunim me Asamblenë komunale, arriti të sigurojë truallin për të. Duke iu drejtuar të pranishmëve, kryetari i KBI-së të Drenasit, Osman ef. Musliu, pasi ka përshëndetur të pranishmit dhe ata që kanë kontribuar për realizimin e këtij projekti, në veçanti ka përshëndetur e falënderuar familjen Jasharaj, ndër të tjera, tha:" "Pas përfundimit të luftës personalisht jam interesuar për ndërtimin e një objekti të ri të Këshillit në këtë qytezë të Drenicës, me standarde moderne, pasi objekti i vjetër më shumë i ngjante një kafazi të zogut me një hapësirë më e vogël se 30 metra katrorë, sesa një zyre në të cilën gravitonin mbi 70 mijë besimtarë të Drenasit. Për të nisur realizimin e këtij projekti madhor, Kuvendi Komunal, me Nexhat Demakun në krye, krijoi mundësi duke na siguruar truallin. Po, edhe pse ne siguruam truallin, nuk mund të gjenim donatorë për financimin e projektit, dhe atëherë nisëm të trokitnim në dyert e ndërmarrjeve ndërtimore, për të gjetur mënyrën më të mirë e më të pranueshme për fillimin e punimeve" . Ndërsa Rifat Jashari, në fjalën e tij përshëndetëse tha: "Ju përgëzoj të gjithëve, ishalla ju shkon puna mbarë e mirë; ishalla gjeni përkrahje edhe tek ne, të gjithë nga pak bëhet boll; ishalla Zoti na ndihmon të gjithëve;, ishalla Zoti





na shpërblen të gjithëve"! Kreu i Drenasit, Nexhat Demaku, tha: "Ne jemi shumë të nderuar që patëm fatin të realizojmë një obligim të tillë, kur kemi parasysh faktin që feja që ka luajtur vazhdimisht rolin e saj të veçantë në kultivimin dhe ruajtjen e vlerave njerëzore si dhe me mesazhet e vazhdueshme që udhëheqësit fetarë i kanë dhënë për paqe e tolerancë, dhe dashuri në mes të gjithë qytetarëve. *(R.Shkodra)*

## U VU GURTHEMELI I XHAMISË NË FSHATIN DRAGOBIL

Në fshatin Dragobil (Malishevë) më 14.10.2010, u vu gurthemeli i xhamisë së këtij fshati.
Të pranishëm në këtë manifestim përveç banorëve të fshatit, imamëve të KBI të Malishevës morën pjesë edhe përfaqësues nga Kryesia e BIK-së të udhëhequr nga myftiu i Kosovës Mr.Naim Tërnava si dhe përfaqësuesit e këshillave lokal nga Rahoveci, Prizreni, Suhareka, Gjilani dhe Vitia. Të pranishmëve iu drejtua myftiu i Kosovës Mr. Naim Tërnava, i cili përgëzoj organizatorët dhe banorët e fshatit për këtë iniciativë duke vlerësuar këtë si "një ndër veprat më madhore që mund të bëjë një besimtar gjatë jetës së tij në sipërfaqen e tokës". Myftiu Tërnava përkujtoi të pranishmit me të kaluarën e Islamit gjatë kohëve dhe regjimeve të ndryshme si dhe përpjekjet e vazhdueshme të Kryesisë së BIK-së që në vijimësi përpiqet të rregullojë kushtet e besimtarëve dhe të mbrojë të drejtat e tyre me anë të metodave dhe formave të ndryshme. Myftiu Tërnava poashtu premtoi se BIK do të jetë gjithmonë afër për të ndihmuar dhe përkrahur iniciativat e tilla kudo në Kosovë me aq sa lejojnë mundësitë buxhetore. Kurse në fjalën e tij kryetari i KBI të Malishevës, Xhevat ef. Kryeziu, i cili ndër të tjera e çmoi lartë kontributin e kamotshëm të banorëve të fshatit Dragobil në ngritjen dhe ruajtjen e vlerave fetare islame, duke veçuar për numrin e madh të hoxhallarëve të dalë nga ky fshat si dhe kontributit të dhënë me rastin e luftës së fundit. *(Selim Paqarizi)*



**MYFTIU TËRNAVA PRITI NJË DELEGACION NGA EBA**

Më 19 tetor Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava priti një delegacion të lart nga Emiratet e Bashkuara Arabe të kryesuar nga Omar Khatib - zëvendës drejtor në Ministrinë e Fesë dhe ndihmave në qeverinë e Emirateve, i cili po qëndron këto ditë për vizitë në vendin tonë. Myftiu Tërnava, pasi i falënderoi mysafirët për vizitën, i njohu ata me historikun, arritjet dhe sfidat e BIK-së. Myftiu mysafirët nga EBA për ndihmën dhe kontributin që kanë dhënë qeveria dhe populli i Emirateve për Kosovën gjatë dhe pas përfundimit të Luftës."Populli i Kosovës, u është mirënjohës për kujdesin dhe ndihmën që ka dhënë qeveria dhe populli i juaj për Kosovën. Ne edhe në të ardhmen presim përkrahjen tuaj" – tha ndër të tjerat Myftiu Tërnava. Ndërsa Omer Khatib tha se ndihma e deritashme e Emirateve për Kosovën, ka qenë obligim ndaj një populli e vendi mik. Ne edhe në të ardhmen do të jemi në përkrahje dhe mbështetje të Kosovës. Delegacioni nga EBA, vizitoi edhe M.M. "Alaudin" ku u priten nga drejtori, Bahri ef.Simnica dhe Këshilli edukativo - arsimor. Në medrese mysafirët mbajtën një ligjëratë të shkurtër për medresantët. *(R. Shkodra)*

**SHFAQET PREMIERA E DOKUMENTARIT "SHTATË DITËT DHE SHTATË QIEJT E NAMAZIT"**

Më 15 tetor 2010, në kinemanë "ABC'' në Prishtinë, u shfaq filmi dokumentar i Fatmir Mujës " Shtatë ditët dhe shtatë qiejt e namazit'', realizimi i të cilit ishte mbështetur nga Bashkësia Islame e Kosovës. Në këtë përurim qe i pranishëm, Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava me bashkëpunëtorë , kryetari i PD-së , Ferid Agani pastaj, intelektualë, artistë dhe të ftuar nga Prishtina e qendrat tjera të Kosovës. Shfaqjes së filmit i parapriu një fjalë rasti e Myftiut të Kosovës, Naim Tërnava, ku pos tjerash tha se shprehja e shpresës që edhe vendi ynë të përfshihet seriozisht në proceset integruese për në Evropë; thirrja që integrimin ta arrijmë pa humbur përbërësit themelorë të identitetit tonë duke shfaqur bindjen se diversitetin fetar Evropa e quan begatim, dhe zotimi se, megjithë vështirësitë financiare që ka, BIK-së do të përkrahë projekte të tilla si filmi i Fatmir Mujës. Ndërsa, për fund ai, duke ndarë falënderime dhe përgëzime për autorin Muja dhe duke shprehur gatishmërinë për projekte tjera të dobishme, tha se "BIK do të bëjë bashkë me juve, vëllezër dhe motra që ta jetësojmë krenarinë e identitetit tonë në këtë nënqiell" dhe shtoi porosinë që të punojmë për Kosovën tonë, për shtetin që u fitua nga kontributi i vetë popullit shqiptar, i luftës së UÇK-së dhe nga ndihma e aleatëve dhe miqve ndërkombëtarë, dhe të punojmë së bashku për Fjalën e Zotit. Të pranishmit në sallën e kinemasë "ABC" me vëmendje ndoqën dokumentarin i cili zgjati rreth një orë. Ishte i veçantë nga përmbajtja narrative: informacionet për fenë në përgjithësi dhe sidomos për namazin që jepte ishin kryesisht të reja për diskursin fetar të zakonshëm te ne. Niseshin nga perspektiva dhe lidhje të ndryshme, herë përmbushnin dhe herë mjaftoheshin të hapnin horizonte të reja mendimi e meditimi. Në dokumentar risi dilte mënyra e dhënies së përmbajtjes narrative: herë jepej nga një narrator i jashtëm, sipas nevojës edhe ilustrohej, dhe herë vihej në gojën e aktorëve që me performancë të lartë artistike luanin filmin. Kjo mënyrë e të dhënit të përmbajtjes narrative nga dy plane duke i ndërlidhur efektshmërisht me njëri-tjetrin u tregua e suksesshme dhe funksionale, gjë për të cilën mund të dëshmojnë spektatorët që besoj të jenë ndjerë të përplotësuar nga efektet që ka sjellë njëri plan për të tjetrit. Në dokumentar është shpërfillur skema e zakonshme e të dhënit të përmbajtjes narrative nga vetëm një plan, por është bërë një risi që ia ka vlejtur për mjeshtërinë me të cilën është sjellë dhe që ka funksionuar. Ambienti që shfaqej në film dhe ku luanin aktorët i përgjigjej natyrshëm dhe i funksiononte përmbajtjes. Në fund me fjalë falënderuese iu drejtua të pranishmëve edhe autori i dokumentarit, Fatmir Muja, të cilit bashkë me bashkëpunëtorët e tij më të ngushtë, Kryesia e BIK-së u ndau mirënjohje për punën e bërë. *(R.Shkodra)*





## EDHE NJË MAGJISTËR I RI NË BASHKËSINË ISLAME

Më 27.09.2010 në Universitetin e Prishtinës, Fakultetin Juridik, Katedra Kushtetues Administrativ në Prishtinë, kandidati Afrim Jusufi mbrojti me sukses temën e magjistraturës me titull: Shteti dhe Religjioni. Kandidati prezantoi punimin të përmbledhur në tre kapituj. Në kapitullin e parë trajtohet tema për shtetin, zanafillën dhe teoritë për të, në kapitullin e dytë flitet për religjionin, konceptin e shtetit tek fetë monoteiste, judaizmit, krishterimit dhe duke u zgjeruar më shumë tek koncepti i Islamit për shtetin, ndërsa në kapitullin e fundit shtjellohet tema shteti dhe religjioni tek shqiptarët, Shqipëri dhe Kosovë 1912-2010. Punimi u vlerësua maksimalisht dhe u propozua që të botohet, nga komisioni: Dr.sc. Hava Ismajli - kryetare e komisionit, Dr.sc. Osman Ismaili - mentor, Dr.sc. Mirlinda Batalli - anëtare e komisionit. Këto momente u përmbyllën me vendimin e dekanatit të Fakultetit Juridik: "Kandidati Afrim Jusufi fiton titullin magjistër i shkencave juridike Kushtetuese – Administrative".

Afrim Jusufi u lind më 16.06.1981 në Prishtinë. Pas shkollimit fillor, përzgjodhi Medresenë e Mesme "Alaudd-din" në Prishtinë që t`i vijon mësimet e tij, ku diplomoi me sukses të shkëlqyeshëm në vitin 1999. Fakultetin e Studimeve Islame e përfundoi më 2006, për të vazhduar me studimet pasuniversitare në Universitetin e Prishtinës. Merret me shkrime, është bashkëpunëtorë në revistën Dituria Islame, si dhe bashkëpunon me veb faqe të ndryshme, etj. Aktualisht punon si imam në xhaminë "Sadri Pestreshi" në Prishtinë. Jeton dhe vepron në Prishtinë. *(Qenan Maxhuni)*

## MAGJISTROI SEAD PAÇARIZI

Më 16 korrik 2010 në Bursa (Turqi), shkenca islame shqiptare dhe populli ynë e fitoi edhe një trofe, edhe një betejë në luftën e pafund për nektar, dije e njohuri. Sead Paçarizi, pas një pune të palodhshme por të mundimshme, mbrojti me sukses temën e magjistraturës me titull "Kisha Katolike në Kosovë dhe gjendja aktuale e saj". Komisioni në përbërje prej mentorit Prof. Dr. Ahmet Guc dhe anëtarëve Doc. Dr. Recep Cici dhe Doc. Dr. Syleyman Sayar e vlerësoi punën e bërë si kontribut të çmuar dhe vendosi që kandidatin Sead Paçarizi ta promovojë në magjistër të shkencave të feve krahasuese. Seadi u lind më 08. 05. 1984 në fshatin Dragobil të Malishevës. Shkollën fillore e kreu në



fshatin e lindjes, kurse të mesmen në Medresenë e Prizrenit. Me dëshirë që t'i thellojë studimet ai u drejtua drejt Bursës. Dëshira e Seadit ishte e madhe që studimet t'i vazhdojë edhe më tutje. Pas paraqitjes së kërkesës para institucioneve përkatëse turke dhe përgjigjes pozitive, ai u regjistrua në studimet pasdiplomike në katedrën "Historia e Feve". Pas rezultatit të arritur në studimet e magjistraturës, zotëri Paçarizi nuk u kënaq me kaq. Ai është paraqitur dhe është pranuar në studimet e doktoraturës në po këtë universitet. Nuk na mbetet tjetër pos që zotëri Paçarizit t'i dëshirojmë shëndet dhe vullnet të çeliktë që edhe punën e mbetur ta kryejë me sukses sikurse edhe deri tash. I urojmë sukses! *(Valon Ibrahimi)*

## E ZEZA,THJESHTË, NJË NGJYRË

Në kuadër të ligjëratave në shkollën tonë u lidh edhe një hallkë e re. E ajo ishte hallka e rrëfimit të një populli që gjithmonë qe nën hijen e të tjerëve. Atë ditë në shkollën tonë ishte një paraqitje skenike e njëjtë, por një tregim krejt ndryshe. Një tregim që paraqet jetën e vdekur, ëndërrimtarin e zgjuar. Kamberly A. Moore doli në skenë e ngërthyer në duartrokitje e plot hare që të rrëfejë vuajtjet e popullit të saj si shkas i njerëzve racistë. Filloi të rrëfejë jetën, mjerimin e skamjen që ata përjetuan. Shpalosi pjesë nga fëmijëria e saj shumë e dhimbshme.
Të jetosh larg të tjerëve, të jetosh vetëm në botën përplot njerëz është vetmi shkatërruese. Por edhe më shkatërruese është arsyeja. O zë i mekur i botës së ditur, përse nuk i bëre thirrje botës?! Oj botë pa sy a nuk e ke parë mjerimin e tyre?! Oj botë e civilizuar a nuk i dëgjoje të klithurat e tyre?!Ti që tani kritikon të tjerët për padrejtësi a kujton ndonjëherë plagët që ti vet i shkaktove?! Të vritet njeriu në mënyrat më mizore të mundshme, veçse Zoti nuk e krijoi të bardhë,është e tmerrshme ta paramendosh e lëre më ta përjetosh. E tani po të falënderoj Ty o Perëndi.Ti që bëre barazinë pjesë të imanit të njeriut.
*(Albulena Hajraj viti III -Medreseja Alaud-din Prishtinë)*

KËSHILLI I BASHKËSISË ISLAME SKENDERAJ

# KONKURS

për plotësimin e vendit të punës - për përgjegjës të Departamentit të të Rinjve në KBI- Skenderaj, në kohë të caktuar për një vit me mundësi vazhdimi.

KANDIDATË E INTERESUAR DUHET T'I PLOTËSOJNË KËTO KUSHTE:

1. Të kenë të kryer FSI-në ose fakultetin e studimeve islame jashtë vendit ( diploma e nostrifikuar nga Kryesia), ose ta kenë mbaruar medresenë e mesme;
2. T'i përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Kosovës, Rregulloreve, vendimeve të Kryesisë, Rregullores së Këshillit si dhe Statutit të Departamentit për Rini
3. Të jenë jo më të moshuar se 30 vjet.
4. Të kenë aftësi komunikuese
5. Të mos kenë vërejtje për punën e tyre nëse kanë punuar më përpara

DOKUMENTET E NEVOJSHME:

Kërkesa për punësim;
Diploma e Fakultetit ose Medresës;
Certifikata e lindjes;
Certifikata shëndetësore;
Certifikata se nuk është nën hetime.
Dëshmi mbi karakteristikat në punë (nëse paraprakisht kanë qenë në punë)
Deklaratë me shkrim se do t'i kryejnë të gjitha shërbimet fetare.

VËREJTE:

Dokumentet dorëzohen në zyrën e Këshillit të BI të Skenderajt.
Dokumentet e pakompletuara si dhe ato që arrijnë pas afatit, nuk do të merren në shqyrtim.

Konkursi mbetet i hapur shtatë ditë nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".



## KRYESIA E BIK-SË PJESËMARRËSE NË WHC (WORLD HALAL CONGRESS)

Nga 29 shtator deri 3 tetor 2010 në Stamboll të Turqisë u mbajt Kongresi i parë botëror për çështje të veprimtarisë Hallall, organizuar nga WHC (World Halal Council). Anëtarë në këtë këshill janë shtetet të cilat tashmë kanë themeluar qendrat që bëjnë inspektimin e prodhimeve dhe shërbimeve të gjërave ushqimore, higjienike e kozmetike dhe, më në fund, i certifikojnë ato me certifikata që garantojnë se ushqimi që mban këtë certifikate, është i inspektuar dhe i verifikuar se është i pastër nga përmbajtja e gjërave të ndaluara si dhe përgatitja e tij është bërë në përputhje me rregulla të Sheriatit. Qëllimi i këtij kongresi ishte prezantimi i punimeve shkencore në lidhje me këtë temë. Gjithashtu aty është prezantuar edhe mundësia e shkëmbimit të përvojave nga një vend në tjetrin, - që vendet më të avancuara t'u ndihmojnë atyre që janë ende në fillim të kësaj pune apo në procesin e themelimit të institucioneve të këtij lloji si dhe shkëmbimin e produkteve ushqimore hallall ndërmjet vendeve të ndryshme. Menjëherë pas këtij evenimenti të WHC, më 4 tetor 2010, në lokalet e kompanisë së mirënjohur nga Stambolli 'Ihlas Holding', të udhëhequr nga GIMDES (Asociacioni i Inspektimit dhe Certifikimit të Ushqimit dhe Furnizimit) nga Stambolli, u mbajt takimi i radhës nga 'Halal Foundation', që ka karakter ndërkombëtar dhe që ndihmon në standardizimin e shërbimeve të këtij lloji. Në këtë fondacion nuk mund të anëtarësohen të gjitha shtetet që aplikojnë, por vetëm një nga rajoni apo kontinenti. Secili anëtar është përfaqësues i 'Halal Foundation' në vendet e rajonit të vet. Kompanitë prodhuese të gjërave ushqimore, të cilat certifikohen nga ky fondacion, e kanë shumë më të lehtë që prodhimet e një vendi që mbajnë certifikatën e këtij fondacioni, të jenë të pranuara në vendet e tjera të botës si produkte të sigurta dhe nuk kërkohet edhe një inspektim i ri nga vendi për ku destinohen. Kosova, më saktësisht Kryesia e BIRK-së (Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës) ka marrë përfaqësinë për rajonin e Ballkanit dhe do të shërbejë si qendër rajonale e shërbimeve të përmendura. Në kuadër të BIRK-së së shpejti do të themelohet një institucion, i cili, i ndihmuar edhe nga bashkëpunëtorë të jashtëm, do të merret me përgatitjen e inspektorëve dhe auditorëve si dhe me certifikimin e prodhimeve vendore ose edhe të atyre të importuara, të cilat i plotësojnë kushtet për t'u certifikuar si prodhime hallall. BIRK, në këtë eveniment të rëndësishëm, u përfaqësua nga këshilltari i Myftiut të Republikës së Kosovës, Dr. Islam Hasani, i cili i njoftoi të pranishmit për punën dhe aktivitetet e BIRK-së dhe për synimet që ka BIRK për të ardhmen. Në këtë tubim të rëndësishëm, përveç emërimit që Kosova do të jetë qendër dhe vend referimi për 'Halal Foundation' për rajonin, vendet e tjera që tashmë kanë një përvojë në këtë drejtim, shprehën gatishmërinë për ndihmë në çdo aspekt. Themelimi i një institucioni të tillë nga BIRK do të ishte me të vërtetë një kontribut i madh për shoqërinë tonë, që t'u mundësohet të përdorin ushqime, gjëra higjienike dhe kozmetike që janë të vërtetuara se janë hallall. Gjithashtu edhe për nga aspekti ekonomik, ky institucion do të japë një kontribut të mirë, sepse prodhimeve tona vendore u mundëson të depërtojnë në vendet e ndryshme të botës për t'u shitur nën ombrellën e prodhimeve hallall. *(I.H.)*



**HAFIZ JASHAR POQINCI**

**NJË JETË KUSHTUAR FESË DHE ATDHEUT**

Hafiz Jashari u lind më 16 nëntor 1933 në fshatin Dobërçan (Miresh )të Gjilanit. Hifzin e mbaroi në vendlindje, ndërsa më pas njohuritë islame i pasuroi pranë ish-myderrizit Hysejn Hysejni në Tërnoc (Bujanoc) dhe, me kryerjen e vitit III të medresesë "Alaud-din" të Prishtinës. Që nga viti 1969 hafiz Jashari emërohet në detyrën e imamit, vaizit dhe mualimit pranë xhematit të xhamisë në fshatin Miresh, që kishte mbetur pa imam, sepse ishte shpërngulur në Turqi hafiz Shaip Adileri. Këtë detyrë do ta kryente me sukses deri më 11 janar 1990, kur, për shkaqe shëndetësore, u detyrua të dilte në pension. Në vitet '80 të shekullit të kaluar, nga Kryesia e BI qe emëruar referent fetaro-arsimor dhe atë detyrë e ushtroi deri më 30.12. 1983. Ai vizitonte xhamitë dhe mbante shënime për secilën xhami ku mbahej mësim-besimi. Jepte udhëzimet e nevojshme dhe të domosdoshme në ngritjen e cilësisë së punës dhe shtimit të aktivitetit në këtë fushë; nxiste që mësim-besimi të fillonte edhe në ato xhami ku nuk mbahej, dhe jepte udhëzimet e nevojshme për fillimin e punëve. Njoftonte KBI-në për kohën, vendin, numrin e nxënësve dhe mënyrën se si zhvillohej mësim-besimi.-Merrej në mënyrë aktive edhe në mobilizimin e besimtarëve për të shtuar kujdesin e tyre në këtë fushë.

Ku qëndron suksesi i tij? Personaliteti i tij reflektonte një varg qëndrimesh emocionale – të vullnetshme, siç janë simpatia, nderimi dhe mirëkuptimi reciprok. Kjo, për arsye se subjekti, personaliteti i njeriut tjetër nuk mund të pushtohet ndryshe veçse me anën e dashurisë së vërtetë, me mirëkuptim dhe respektim. Personaliteti i tij ishte i tillë. Tek ai ekzistonte ndjenja morale specifike, e cila jo se u qepej disa normave morale sepse detyrohej, por sepse e kuptonte që duhej ta bënte të mirën, edhe në qoftë se askush nuk e detyronte. Dhe kjo duhet, sepse e kupton se mund të bëjë mirë dhe se humaniteti i tij qëndron pikërisht në faktin se mund të bëjë mirë. Ai ishte në çdo xhami për të dhënë këshilla islame para xhematit. Me sjelljet e veta, ai ishte shembull i njeriut të mirë. Në radhë të parë ishte i pajtuar me vetveten, me shpirtin, me zemrën, me mendjen, me sjelljen dhe veprat e tij, të cilat i harmonizonte mrekullishëm. Ndërsa fjala e tij ishte bar që shëronte plagë, që ëmbëlsonte dhe afronte njerëz, që pajtonte e vëllazëronte zemra të thyera, që forconte marrëdhënie ndërvëllazërore e ndër njerëzore. Kurse vepra e tij është vepër që rrezaton mirësi, pasi ishte ndërtuar fetarisht, moralisht, logjikisht dhe parimisht.I këtillë ishte bashkëveprimtari ynë e bashkëmendimtari ynë, shoku dhe miku ynë i shtrenjtë. Bashkëpunëtori e veprimtari ynë, efendiu hafiz Jashari, i cili e tregoi veten edhe gjatë viteve '90, sa kohë që ishte Kryetar i KBI-së të Gjilanit, që e tregoi veten edhe për sa vite pati qëndruar në Turqi, duke mbajtur kontaktet me bashkatdhetarët e vet dhe duke u dalë në ndihmë për çdo gjë e për çdo nevojë haxhinjve tanë që udhëtonin për në Mekë me autobusë. Ai e tregoi veten me të rinjtë tanë nga Kosova e Shqipëria, nga Mali i Zi e Maqedonia, që kishin marrë udhën e shkollimit në shkollat e mesme dhe universitetet e Turqisë; e tregoi veten edhe pas çlirimit të Kosovës që si aktivist i shoqatës bamirëse shqiptaro-turke "Sulejmanije" me seli në Stamboll, e me mirëkuptimin e organeve të KK të Gjilanit, të ndërtonte një konvikt për t'u ofruar mundësinë nxënësve skamnorë që të shkolloheshin kudo të shprehnin dëshirën, ndërsa strehimin, bujtjen, ushqimin dhe pastrimin do t'ua siguronte konvikti. Në saje të angazhimit të tij të vazhdueshëm e të palodhshëm, sot Gjilani është i pasur dhe i begatuar edhe me një konvikt të ri e me pajisje moderne. Jo më shumë se tri ditë para Ramazanit, këtij muaji të bekuar, ishim në një kelime -unë, hafiz Jashari dhe Abdulhakim Shaqiri, . Aty më bëri me dije se fillimin e Ramazanit do ta bënte këtu, ndërsa pjesën tjetër do ta kalonte në gjirin familjar, në Stamboll. Mirëpo, plani Hyjnor është mbi çdo gjë. Ai tejkalon parashikimet, perceptimet dhe konceptimet e mendjes së njeriut. Caktimi i Allahut ishte që hafiz Jashari të shkonte në Stamboll për të mos u kthyer kurrë më në Kosovë. Caktimi i Allahut ishte që ai të ndërronte jetë dhe të varrosej në varrezat e Stambollit, pranë nënës së tij shumë të dashur, që e kishte rritur dhe edukuar për mrekulli. Për kontributin e madh që dha në sferën e jetës fetare, ef. Jashari nuk do të harrohet kurrë. Ai ka fituar pavdekësinë në kujtesën gojore e shkrimore të historisë sonë. Ai jo që nuk do të harrohet, por do të mbetet shembull unikal në sferën e zhvillimit të jetës fetare. Lus Allahun xh.sh. që gjithë miqve dhe të njohurve të tij t'u dhurojë ruajtjen e kujtimit të bukur për të si njeri, si hoxhë, si imam, vaiz e mualim, i cili i dha kontribut të madh për BI-në, besimtarët e të gjitha xhamive pranë saj, si edhe për mbarë vendit tonë. *(Avni Aliu)*



## IPESHKVI KËRKON NDËRTIMIN E NJË XHAMIE NË MILANO

Pasi myslimanët e qytetit të Milanos gjatë muajit të madhërishëm të Ramazanit janë përballur me probleme dhe vështirësi të ndryshme për të kryer faljen e namazit me xhemat, grupet islamike kanë kërkuar nga zyrtarët e këtij qyteti që t'u jepet leje për ndërtimin e xhamive më të mëdha në këtë qytet, një kërkesë kjo që është mirëpritur nga Ipeshkvi i madh i Milanos. Kardinal Dionixhi Tetamanxi, gjatë një prononcimi për medie, duke përkrahur myslimanët, ka deklaruar: "Brenda kornizës së ligjeve shtetërore, edhe myslimanët, si besimtarë të një feje hyjnore, kanë të drejtë të kenë vende të veçanta, ku do të kryejnë adhurimin, ndërsa tash për tash, nëse ekziston ndonjë problem në këtë fushë, ai duhet të zgjidhet sa më parë që është e mundur". Mirëpo Roberto Maroni, Ministër i Brendshëm i Italisë, i cili me anë të deklaratave antifetare dhe kundër emigrantëve, vazhdimisht qëndron në qendër të vëmendjes nga ana e medieve, ka kundërshtuar në mënyrë shumë të ashpër kërkesën e Ipeshkvit të madh të Milanos.

## PARLAMENTI AUSTRALIAN ME NJË DEPUTET MYSLIMAN

Ed Husiç, anëtar i Partisë së Punës të Australisë, një mysliman me origjinë boshnjake me qëndrim në këtë vend, ka arritur të fitojë votat e duhura në qytetin Sidnei të Australisë. Deri më tash asnjë mysliman nuk ka arritur të hyjë si deputet në Parlamentin e Australisë, ndërsa arritja e Ed Husiçit në këtë nivel është bërë shkak për gëzimin e grupeve myslimane që jetojnë në këtë vend. Myslimanët në Australi jetojnë që prej 200 vjetësh dhe numri i tyre arrin në afro një milion. Ata janë nga kombe të ndryshme të ardhur nga shtetet e Azisë Juglindore, Indisë dhe Turqisë, dhe jetojnë në qytetet Melburn dhe Sidnei. Myslimanët në këtë kontinent kanë 300 deri 350 xhami, vende për falje publike të namazit dhe gjithashtu shkolla islamike, të cilat veprojnë me përkrahjen e shtetit.

## BAHREJNI, NIKOQIR I KONFERENCËS SË 17 NDËRKOMBËTARE PËR SISTEMIN BANKAR ISLAMIK

Konferenca e 17-Ndërkombëtare për Sistemin Bankar Islamik zhvillohet në hotelin ''El-Khalixh'' në Manaame, kryeqyteti i Bahrejnit, ku marrin pjesë 1200 ekspertë, teoricienë të ekonomisë, administrues dhe përgjegjës të institucioneve financiare islamike nga 50 vende islamike të botës. Përgjegjësit për organizimin e kësaj konference ndërkombëtare kanë dhënë këtë njoftim: Kjo konferencë, e cila fillon nga 2 nëntor dhe konsiderohet konferenca më e madhe për ekonomi në rajonin e Gjirit Persik për të shqyrtuar dhe diskutuar perspektivat e së ardhmes së industrisë islamike bankare. Në këtë konferencë, në praninë e ekspertëve dhe ekonomistëve të Botës Islame, do të diskutohen dhe do të shkëmbehen mendime për ofrimin e shembujve për zhvillim, të cilët janë garantim i vazhdimit të suksesit të sistemit bankar islamik dhe industrisë së investimeve islamike. Njëra prej mbledhjeve të kësaj konference ndërkombëtare do t'i kushtohet shqyrtimit të industrisë së investimit islamik në tregjet financiare të botës, sa kohë që kjo konferencë zhvillohet në kushte kur tregjet financiare të botës po shkojnë drejt stabilizimit dhe zhvillimit pasi kanë kaluar krizën financiare. Konferenca Ndërkombëtare për Sistemin Bankar Islamik në Bahrejn zhvillohet për çdo vit dhe në të marrin pjesë ekspertë dhe teoricienë të ekonomisë nga shtete të ndryshme të botës.

## U SHPALLËN FITUESIT E ÇMIMIT TË SHKENCAVE ISLAME TË EGJIPTIT

Fituesit e çmimit për shkenca islamike në Egjipt janë shpallur më 5 shtator gjatë ceremonisë për shpërblimin e garuesve më të mirë të garave ndërkombëtare të Kuranit, ku atyre iu dhuruan shpërblime me shumën 200 mijë sterlina egjiptiane. Gara për çmimin e shkencave islamike në Egjipt është zhvilluar në temën ''Të drejtat e njeriut në mes Islamit dhe perëndimit'', ku Sa'dudin Helali, profesor i Fik'hut në Universitetin e Ez'herit dhe Ahmed Abdulgani Muhamed Taxhulij El-Xhemel, profesor i Usuludinit në Universitetin e Ez'herit ishin dy hulumtuesit, hulumtimet e të cilëve u zgjodhën si hulumtimet më të mira në këtë fushë. Në grupin e parë të këtyre garave, që përfshinte hifzin e tërë Kuranit së bashku me këndimin dhe respektimin e rregullave të texhuidit si dhe komentimin e xhuzit XVI të Kuranit famëlartë, vendi i parë i takoi Ahmed Avazit






(Egjipt), i dyti doli Tahir Idris El-Naim (Nigeri). Në grupin e dytë të garave, ku përfshihej hifzi i tërë Kuranit, këndimi dhe rregullat e texhuidit, Usame Asmar El-Fituri nga Libia dhe Abdullah Semaretun Sulejman zunë vendin e parë dhe të dytin. Jusuf Adil Abbas nga Egjipti dhe Basil Dhafir El-Ital nga Siria, zunë vendin e parë dhe të dytë në grupin e tretë të garave, ku përfshiheshin hifzi, leximi dhe këndimi i 20 xhuzave të Kuranit famëlartë, ndërsa në grupin e katërt të këtyre garave në hifz, lexim dhe këndim të 10 xhuzave të Kuranit fisnik, Muhamed Xhum'a nga Egjipti dhe Muhamed Sulejman kanë qenë më të dalluarit prej garuesve në këtë grup. Në grupin e pestë dhe të fundit të këtyre garave, i cili përfshinte hifzin, leximin dhe komentimin e 6 xhuzave të Kuranit dhe u takonte garuesve që nuk e flitnin gjuhën arabe, Kuvada Kalan Shemir nga India dhe Rafdatu Rashid nga Maldivi kanë zënë vendet e para.

## "EZANËT E STAMBOLLIT" NË NJË LIBËR

Libri ''Ezanët e Stambollit'' u publikua me kontributin e zyrës për nderimin e Stambollit kryeqytet kulturor i Evropës për vitin 2010. Ky libër përmban artikuj rreth rëndësisë së ezanit në fenë islame, rreth historikut të këndimit të ezanit nëpër xhami të Botës Islame dhe nëpër xhamitë e Stambollit, rreth arteve letrare që janë në ezan si dhe mekameve të ndryshme të tij, rreth ndikimit të ezanit në letërsinë turke si dhe rreth specifikave të këndimit të ezanit në Stamboll, kurse është përgatitur në gjuhën turke dhe angleze nga profesorë të fakulteteve teologjike të Turqisë. Gjithashtu, duke pasur parasysh se në Stamboll ezani këndohet pesë herë në ditë me mekame të ndryshme, këndimi i këtyre ezanëve është përgatitur në një CD dhe, së bashku me librin ''Ezanët e Stambollit'', u dhurohet të interesuarve. Përafërsisht tash e 550 vjet këndimi i ezanit dëgjohet pesë herë në ditë nga xhamitë e Stambollit dhe secilën herë thirrja për faljen e namazit bëhet me mekame të ndryshme.

## NË ABU DABI PUBLIKOHET LIBRI "ISLAMI, SI E NDËRTOI BOTËN MODERNE"

Në këtë libër është analizuar ndikimi i thellë i fesë islame mbi popujt e ndryshëm, sidomos mbi ata evropianë, në fushën e shkencës e njohurive dhe gjithashtu është analizuar se si ata kanë ndërtuar shtete moderne. Gjithashtu është analizuar dhe studiuar edhe çështja e ekzistimit të spitaleve, mjekësisë dhe muzikës në Botën Islame gjatë shekujve të mesjetës dhe gjendja e mjerueshme dhe jostabile që mbretëronte në Evropë gjatë asaj kohe. Autori i këtij libri rëndësi i ka kushtuar edhe periudhës kur përkthyesit në Botën Islame merreshin me përkthimin e veprave dhe mendimeve të grekëve të vjetër, me përkthimin e shkencave të Indisë dhe shkencave të Perandorisë Persiane, duke theksuar se deri në periudhën e renesancës, evropianët përdornin stofra dhe mëndafsh që prodhoheshin në Botën Islame, dëgjonin muzikën islame dhe mësonin nga filozofët e Botës Islame. Çështja së cilës i është kushtuar vëmendje e veçantë në këtë libër, është kjo që myslimanët u mësuan perëndimorëve shkencat dhe metodën e të menduarit për ta dërguar Perëndimin prej shekujve të mesjetës në periudhën e renesancës.

## THEKSOHET NEVOJA PËR VENDOSJEN E LIGJEVE QË I PËRKASIN INDUSTRISË HALLALL NË EVROPË

Bruno Bernard, njëri prej autorëve të librit ''Njohja e Hallallit'' në gjuhën frënge si dhe këshilltar i Dhomave Tregtare në vendet islam, gjatë një interviste me agjencinë zyrtare të lajmeve të Kuvajtit, duke folur rreth kësaj çështjeje, ka deklaruar: "Austria është i vetmi shtet në Evropë që ka ligje të caktuara për industrinë hallall". Ai në vazhdim ka thënë: "Në shtetet evropiane industria hallall ka disa probleme në sektorin e importit të cilat, nëse do të vendosen ligje të caktuara për këtë çështje, ato dhe vështirësi të tjera do të mënjanohen". Bernard ka shtuar edhe këtë: "Këto ligje duhet të jenë të tilla që të përfshijnë të gjithë sektorët e prodhimit, që nga sektori për sigurimin e lëndëve të para deri te mënyra e prodhimit të produkteve, kontrolli kimik, kontrolli i depove dhe kontrolli i veglave të prodhimit duke i vlerësuar ato në bazë të standardeve të industrisë hallall". Ai ka vazhduar: "Në këtë mënyrë, nëse një produkt në një shtet joislam prodhohet në bazë të ligjeve të industrisë hallall dhe pastaj eksportohet në një shtet islam, nuk do të ketë kurrfarë problemesh dhe konsumatorët do të kenë mundësi ta konsumojnë pa asnjë mëdyshje".

*(Mr. Rexhep Suma)*

| AUTOR: AGIM GASHI | ËNDJE, KËNAQËSI, QEJF | SHTET NË AZI | SHTET NË AZI | FRUT TROPIKAL | 2 ROMAK | BANOR I NJË KRAHINE SHQIPTARE | MËRI, MARAZ, ZILI, IRË | | METRI | LLOJ GJITARI | JO PROLOG | FIRMË KAMIONËSH | LUMË YNI | LLOJ KËMISHE |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| NJËRI PREJ MELEJKËVE KRYESORË | | | | | | | | NGEL / LLOG SHPENDI | | | | | | |
| BANORE E NJË SHTETI AZIATIK | | | | | | | | | ASI, KAMPIONI / ANSAMBLI VOKALO INSTRUMENT. | | | | | |
| KËSTI MUJOR | | | | | PËRFUNDIMET E GARAVE PA FITUES / LUMË NË AUSTRI | | | | | | | | | |
| EMËR M. ILIR (SHQ.) | | | | | | TRYEZA / INDUKSIONI | | | | | | | | |
| LIBRI I SHENJTË ISLAM | | | | | | | KINEMA | | | | | NË (ANG.) / DIÇKA E ZMADHUAR | | |
| AUSTRIA | | ËSHTË (ANG.) / PUNA E GAZETARIT | | |  | | | | | GROUP TEMPORAL KEY | | | | FJALË BANALE |
| NIGERI | | | 1 ROMAK / NAPAT, SHAMITË | | | | | | | | EUROPEAN UNION BANK / LLOJ BOTIMI PERIODIK | | | |
| DIGITAL ART MUSEUM | | | | TRAZOHEM (FIG.) | | | | | | BEGJET PACOLLI | | | AMPERI / LLOJ KARROCE E HAPUR | |
| THIRRJE PËR NAMAZ | | | | | | | | | | ELEMENT KIMIK | | | | |
| | FRYMA / MËNGJESOR | | | | | | | | | NJËSIA MONETARE TURKE | | | | |
| SULM, MËSYMJE | | | | | | | | | | SMALT | | | | |
| SHKRONJË GREKE | | | | | | | | | | TEMPI | | BASHKËSIA ISLAME / I FILLIMIT | | |
| PASURI E PATUNDSHME | | | | | EMËR MASHKULLI ARAB | | I LARMË | MASË LETRE | QYTET NË SPANJË | VEND NË GREQI / ASOCIACIONI (SHKURT) | | | | |
| JAP APO MARR MITO | | | | | | LARAMANI / MEHMETI (DIM.) | | | | | | | DHE / EMËR I HUAJ FEMRE | |
| DY ZANORE | | | VË SAMARIN / FOREIGN ECONOMIC ASSOCIATION | | | | | | | | NË KËTË DITË | | | |
| REPUBLIKA | | BASHKIM SHTETESH / TAHIR SINANI | | | | | | | | | NUMËR THEMELOR / ATA | | | |
| | TËRËSIA E TEMAVE / INDUKSIONI | | | | | | | | | 1000 KG / FRANCA | | | | NORVEGJIA |
| PROFETI I PARAFUNDIT | | | | SHOKU, JARANI | | | | | QË KA FARA | | | | | |

*O i Gjithëdijshëm, na e bëj këtë tubim të bekuar dhe këtë dua të pranuar,*
*dhe këtë rrugë të lehtësuar, e largoji nga ne rreziqet e mundimet, për në çdo vend të shenjtë.*
*Të lutemi Ty, o Madhëria Jote, që t'i ruash robërit e Tu,*
*kudo që të jenë, dhe nga çdo gjë e ligë, ruaji ata që udhëtojnë për tokë,*
*për det e për ajër, të shkojnë e të kthehen shëndoshë, me dhuntitë e Tua, o Mëshiruesi i Mëshiruesve.*
*O Zoti Fuqiplotë, ndihmoji ata që ndihmojnë fenë Tënde,*
*e shkatërroji ata që mundohen ta shkatërrojnë fenë Tënde.*
*O Zoti ynë, lëshoji mëshirën dhe bekimet e Tua mbi ne,*
*mbi popullin tonë, mbi haxhinjtë e mbi myslimanët në përgjithësi.*
*O Zoti ynë, lëshoji mëshirën, paqen dhe bekimin Tënd mbi këtë popull e në këtë tokë,*
*në të cilën na krijove me dëshirën Tënde,*
*ku do të kthehemi dhe prapë do të ngrihemi prej saj, para Teje.*
*O Sundues i gjithësisë, na bëj mbizotërues në tokën tonë,*
*e mos lejo që armiqtë e Tu dhe armiqtë tanë*
*të na shkelin dhe të na robërojnë në trojet tona.*
*O Shërues, jepu këtyre haxhinjve dhe neve shëndet, të sëmurin shëro, të robëruarin liro,*
*vendësin bekoje, të humburin drejtoje e armikun shkatërroje.*
*O Pranues i veprave, pranoje këtë vepër prej nesh, Ti i dëgjon të gjitha dhe i di të gjitha.*
*O Zoti ynë, na bëj ne dhe pasardhësit tanë besnikë ndaj Teje.*
*O Furnizuesi ynë, begatona në këtë dhe në botën tjetër me të mirat e Tua dhe pranoje pendimin tonë,*
*Ti je Ai që e pranon pendimin dhe je Mëshirues.*
*O Falësi ynë,Ti je Falës e pranon faljen na fal ne, prindërit tanë, farefisin tonë dhe*
*besimtarët në përgjithësi në Ditën e Llogaritjes së saktë.*
*O Allahu ynë, na e bëj të mundur që Pejgamberi Yt, Muhamedi a.s., të jetë ndërmjetësues yni*
*në Ditën kur nuk ka ndërmjetësues tjetër përveç atij që e lejon Ti.*
*O i Gjithëpushtetshëm, na forco bindjet tona dhe na bëj prej besimtarëve të devotshëm,*
*e na ruaj në çdo vend dhe në çdo kohë nga intrigat e shejtanit dhe insanit.*
*O Allahu im të përgjigjem për Haxh.Allahu im ky është vendi të cilin e ke bërë të sigurt dhe të shenjët.*
*Bërja zjarrit trupin tim të ndaluar dhe bëre të sigurt nga dënimi Yt Ditën kur do ti ringjallësh robërit Tu.*
*Bëm prej të dashurve dhe të nënshtruarve Tu.*
*Me emrin e Allahut, Allahu është i madh.*
*O Allahu im me besim në fenë Tënde duke konsideruar të vërtetë librin Tëndë,*
*duke përmbushur premtimin që të kam dhënë*
*e duke pasuar Pejgamberin a.s. kam vendosur ta kryej Haxhin*
*andaj më ndihmo që ta kryej dhe pranoje prej meje.*
*O Zot të lutem që të më mbrosh nga brengat, pikëllimi, pamundësia,*
*përtacia, më mbro nga shpirtëngushtësia dhe koprracia.*
*O Zot më përforco në fe e cila më mbron, mi përmirëso të mirat e kësaj bote nga të cilat jetoj,*
*ma përmirëso gjendjen me të mira në botën tjetër ku do të shkoj.*
*O Zot mi fal gabimet e mia, të prindërve të mi dhe të besimtarëve në përgjithësi.*
*O Zot na jep të mira në këtë botë dhe në botën tjetër shpërblena me Xhenet dhe na ruaj nga zjarri i Xhehenemit.*
*Të përgjigjemi, o Zot, Ty të përgjigjemi, të përgjigjemi Që nuk ke shok.*
*Të përgjigjemi Ty, për Ty është çdo lëvdatë, falënderim, dhunti e pushtet dhe nuk ke shok.*

سُبْحَانَ رَبِّكَ رَبِّ الْعِزَّةِ عَمَّا يَصِفُونَ وَسَلَامٌ عَلَى الْمُرْسَلِينَ وَالْحَمْدُ لِلَّهِ رَبِّ الْعَالَمِينَ

*I pastër e i lartë është Zoti yt, Zoti i gjithëfuqishëm nga ajo që ata i përshkruajnë.*
*Çdo e mirë qoftë ndaj të dërguarve.*
*Dhe falënderimi i qoftë All-llahut, Zotit të gjithësisë!*
*(Es-Safatë: 180-182)*



*Kasim Gërguri*

KRYESIA E BASHKËSISË ISLAME TË KOSOVËS, KËTO DITË NXORI NGA SHTYPI LIBRIN




TË INTERESUARIT LIBRIN MUND TA SIGUROJNË NË TË GJITHA KËSHILLAT E B.I. TË KOSOVËS